

**Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!**

*Ju (besimtarë) thoni:*
*"Ne i besuam Allahut, asaj*
*që na u shpall neve, asaj*
*që iu shpall Ibrahimit, Ismailit,*
*Is'hakut, Jakubit*
*dhe pasardhësve (të Jakubit që*
*ishin të ndarë në dymbëdhjetë*
*kabile), asaj që i është dhënë*
*Musait, Isait*
*dhe asaj që iu është dhënë*
*pejgamberëve prej Zotit të tyre.*
*Ne nuk bëjmë dallim në*
*asnjërin prej tyre, dhe ne vetëm*
*Atij i jemi bindur.*

*(El Bekare, 136)*

## Në këtë numër:







**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE
Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani
**Redaksia:**
Prof. Sabri Bajgora, mr. Ramadan Shkodra, dr. Fahrush Rexhepi, dr. Orhan Bislimaj, dr. Faruk Sinani, mr. Muzaqete Kosumi, mr. Besir Neziri dhe mr. Driton Arifi.
**Sekretar në redaksi:**
Dr. Rexhep Suma
**Lektor & Korrektor:**
Bajram Zeqiri
**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani
**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.
Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com
**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $
**Shtypi:**
Shtypshkronja "Vi-Print", Mitrovicë

# T'i nxisim njerëzit të mendojnë më thellë për Islamin



**"O ti Pejgamber, Ne të dërguam ty dëshmues, lajmëtar, përgëzues e qortues, dhe me urdhrin e Allahut, thirrës për në rrugën e Tij dhe pishtar ndriçues."**
(El Ahzab, 45-46)

*"Nënë, Muhamedi a.s., e thotë të vërtetën!" - kështu do t'i thoshte Jasiri, njëri nga shokët e Pejgamberit a.s., nënës së tij, e cila akoma nuk ishte bërë myslimane. "Po" – biri im, - do t'i thoshte e ëma, kur kishin filluar t'i shndrisnin shkëndijat e dritës kuranore në zemrën e saj. "Po, Muhamedi a.s., është i drejtë. Ai e thotë të vërtetën, ai nuk gënjen, nuk mashtron, është i mirë, ndihmon të dobëtit dhe j etimët..."*

*Këtë u mundova t'ia thosha një orientalisti. Këtë duam t'ua themi të gjithë njerëzve. Para tri vjetësh, zhvillova një bisedë rreth Islamit me një orientalist nga një shtet i Evropës Lindore. Për ata që nuk e dinë, orientalistët janë studiuesit jomyslimanë që e studiojnë Islamin. Gjatë bisedës me të, e pyeta se çfarë mendimi kishte për Muhamedin a.s., nga gjithë ajo që e kishte lexuar?! I thash, dua mendimin tuaj, çfarëdo qoftë ai. Ai mu përgjigj: "Kam mendim të mirë." Vazhdova duke i thënë: "A mendoni se Muhamedi a.s., ishte vërtet i dërguar i Zotit, sikurse të dërguarit e tjerë, apo thjesht ishte një njeri i urtë dhe reformator religjioz?"*

*Më shikoi i heshtur. I thashë, kam lexuar historianin e madh britanik, Thomas Karlajlin, që thotë: "Muhamedi duhet të ketë qenë vërtet i dërguar i Zotit. Përndryshe, nëse thjesht ishte një pretendues a mashtrues, atëherë s'do të kishte kuptim jeta. Si mundet që një mashtrues, të sjellë një fe që ndiqet nga miliona e miliona njerëz..., madje është aq shumë e përhapur dhe ka rritjen më të madhe?!"*

*I kujtova se Muhamedi a.s., ishte i njohur në Meke nga bashkëqytetarët e tij si El Emin – i ndershëm e besnik, që nuk kishte gënjyer asnjë njeri në jetë. Prandaj, si mundet që një njeri që s'kishte gënjyer për çështjet e kësaj bote, të gënjente dhe të pretendonte rrejshëm për Zotin?! E pyeta, a keni menduar ndonjëherë, se përse Muhamedi a.s., na urdhëroi të falim namazin 5 herë në ditë. Sikur të na linte vetëm me lutjen e ditës së premte. A nuk do të kishte më shumë pasues?! Pse kërkoi që të pastrohemi dhe të jemi me abdes për çdo namaz? Pse na urdhëroi që të zgjohemi nga gjumi dhe të falim namaz para se të lind dielli? Pse zgjohej natën dhe falte namaz nate derisa i ënjteshin këmbët, sa kohë që nuk e shihte asnjë njeri, veç bashkëshortes së tij? Mashtruesi mund të shtiret para të tjerëve dhe të përpiqet t'i mashtrojë ata, por jo edhe veten e tij. Pse kërkoi që të agjërohet një muaj i tërë?*

*I tregova rastin kur Muhamedit a.s., i kishte vdekur Ibrahimi i vogël dhe kishte qëlluar zënia e diellit. Njerëzit kishim filluar të flisnin se dielli shprehte pikëllimin për vdekjen e djalit të tij. Muhamedi a.s., nuk i shfrytëzoi thëniet e tyre në favor të tij, përkundrazi, ai tha se zënia e diellit është fenomen natyror, që s'ka të bëjë me vdekjen e asnjë personi. Kur paria e Mekës ia ofruan atij që të ishte i pari i Mekës dhe që t'ia plotësonin të gjitha dëshirat, me kusht që të mos fliste kundër zotave të tyre, ai refuzoi duke thënë fjalët e njohura: "Sikur të ma japin diellin në dorën e djathtë dhe hënën në të majtë, nuk do të tërhiqesha nga kjo rrugë derisa të triumfojë fjala e Zotit." A mund të dalin këto fjalë nga goja e një pretenduesi?!*

*Ai jetoi i thjesht dhe jo i pasur, larg kërkesave materiale e ambicieve të kësaj bote. Kur paria e Mekës ia ofruan kompromisin, që një vit të adhuronte idhujt e tyre dhe vitin tjetër ata do ta adhuronin Allahun, Muhamedi a.s., e refuzoi. Pse nuk e pranoi?!*

*Pse iu desh që t'i sfidonte poetët dhe oratorët arab përmes Kuranit, duke kërkuar nga arabët që të sillnin diç të ngjashme me Kuranin fisnik. Çfarë iu desh që t'i hynte një sfide të rrezikshme e të panevojshme, me ç'rast, nëse do të mposhtej, do të merrte fund thirrja e tij. Pse iu desh, që nëse ai do të ishte autor i Kuranit, që të mohonte meritat e tij rreth Kuranit, duke thënë se ai nuk është autor i Kuranit?!*

*Kujtova se si Muhamedi a.s., kur hyri triumfues në Meke, ishte hipur mbi deve dhe kishte ulur kokën sikur të binte në sexhde, në shenjë mirënjohje dhe falënderimi ndaj Krijuesit për këtë fitore. Ai mund të hynte kokëlartë dhe me arrogancë, sikur bëjnë triumfuesit nga ngazëllimi gjatë ngadhënjimit të tyre. I kujtova edhe sjelljet e mëshirshme të tij ndaj të tjerëve. Në sytë e tij pash se ishte i prekur thellë dhe miratonte fjalët e mia. Ai ishte i humbur në mendime. Kur u ngritëm tha: "Kjo bisedë ishte shumë me rëndësi për mua, ka ndryshuar shumë gjëra tek unë, më ka shtyrë të mendoj thellë, të mendoj ndryshe."*

*Prandaj, me thirrjen tonë me urtësi, t'i nxisim njerëzit të mendojnë më thellë, më ndryshe ndaj Islamit, të kuptojnë të vërtetën.*

*Dr. Ajni Sinani*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës Es-Sexhde – (5)

## Cilësitë e besimtarëve dhe shpërblimi i tyre në Ahiret

إِنَّمَا يُؤْمِنُ بِآيَاتِنَا الَّذِينَ إِذَا ذُكِّرُوا بِهَا خَرُّوا سُجَّدًا وَسَبَّحُوا بِحَمْدِ رَبِّهِمْ وَهُمْ لَا يَسْتَكْبِرُونَ ﴿15﴾ تَتَجَافَىٰ جُنُوبُهُمْ عَنِ الْمَضَاجِعِ يَدْعُونَ رَبَّهُمْ خَوْفًا وَطَمَعًا وَمِمَّا رَزَقْنَاهُمْ يُنفِقُونَ ﴿16﴾ فَلَا تَعْلَمُ نَفْسٌ مَّا أُخْفِيَ لَهُم مِّن قُرَّةِ أَعْيُنٍ جَزَاءً بِمَا كَانُوا يَعْمَلُونَ ﴿17﴾

*"Argumentet (Fjalët) tona i besojnë vetëm ata të cilët, kur u përmenden, bien në sexhde, të cilët madhërojnë Zotin e tyre në shenjë falënderimi dhe nuk bëhen mendjemëdhenj. Ata ngrihen nga shtrati, duke iu lutur Zotit të tyre me frikë e shpresë dhe nga ajo që Ne ua kemi dhënë (nga pasuria), ata japin. Askush nuk di se çfarë kënaqësish janë fshehur për ata (në jetën tjetër), si shpërblim për punët e mira që kanë bërë."*

*(Es-Sexhde, 15-17)*

### Shkaku i zbritjes së ajetit të 16-të

- Transmeton Bezzari nga Bilali r.a. të ketë thënë: "Derisa qëndronim në xhami, një grup sahabësh falnin namaz ndërmjet namazit të akshamit dhe atij të jacisë, prandaj zbriti ajeti: "Ata ngrihen nga shtrati, duke iu lutur Zotit të tyre me frikë e shpresë."[1]

- Transmeton Tirmidhiu duke e konsideruar si "sahih" këtë transmetim nga Enesi r.a. të ketë thënë: "Ky ajet: "Ata ngrihen nga shtrati, duke iu lutur Zotit të tyre me frikë e shpresë" ka zbritur përderisa prisnim namazin që quhet 'El-Atemetu' (e ky është namazi i jacisë)"[2]

- Malik ibën Dinari thotë: E pyeta Enes ibën Malikun në lidhje me këtë ajet, se për kë ka zbritur: Tha: "Ishin disa nga sahabët e Resulullahut s.a.v.s., që falnin namaz (nafile) ndërmjet dy namazeve, të akshamit dhe atij ta jacisë së fundit, me ç'rast zbriti ky ajet."[3]

- Transmeton Katadeja nga Enes ibën Maliku të ketë thënë: "Për ne, parinë e ensarëve ka zbritur: "Ata ngrihen nga shtrati, duke iu lutur Zotit të tyre me frikë e shpresë." E falnim akshamin dhe nuk ktheheshim në shtëpitë tona derisa e falnim edhe jacinë e fundit pas të Dërguarit të Allahut."[4]

- Hasen el Basriu, Muxhahidi dhe El Evzai, janë të mendimit se ky ajet ka zbritur në përgjithësi për ata që falin namaz të natës duke u ngritur në një pjesë të saj. Vërtetësinë e këtyre fjalëve të tyre e dëshmon edhe një transmetim nga Muadh ibën Xhebeli i cili ka thënë: "Derisa ishim së bashku me të Dërguarin e Allahut në luftën e Tebukut, na zuri vapa, dhe njerëzit u shpërndanë gjithandej (në kërkim të ndonjë hijeje). Shikova pranë vetes, kur ja, i Dërguari a.s. ishte më së afërmi meje, prandaj iu afrova edhe pak dhe e pyeta: "O i Dërguar i Allahut. Më njofto për një vepër që më fut në Xhenet dhe më largon nga zjarri." Tha: "Vërtet pyete diçka madhështore, dhe ajo do t'i



lehtësohet atij që ia lehtëson Allahu: Ta adhurosh Allahun dhe të mos i shoqërosh Atij asgjë në adhurim, t'i falësh namazet farz, ta japësh zekatin, e të agjërosh Ramazanin. Nëse dëshiron, mund të të njoftoj me të gjitha dyert e mirësisë"? "Po si jo, o i Dërguar i Allahut", i thashë. Ai vazhdoi e tha: "Agjërimi është mburojë, sadakaja e fshin gjynahun dhe ngritja e njeriut për namaz në mes të natës, duke synuar kënaqësinë e Allahut", e pastaj e lexoi këtë ajet: "Ata ngrihen nga shtrati, duke iu lutur Zotit të tyre me frikë e shpresë." (Es-Sexhde, 16)[5]

## Lidhja e këtyre ajeteve me ato paraprake

Në ajetet paraprake, pamë gjendjen e mjerueshme të jobesimtarëve gjatë marrjes në llogari, të mbuluar nga turpi, nënçmimi dhe përbuzja, për shkak të mosbesimit të tyre, për ç'gjë i pret dënimi i ashpër dhe i përjetshëm në zjarr të Xhehenemit. Ata nuk besonin në ringjalljen pas vdekjes, kështu që, duke ndjekur teket dhe pasionet e tyre të ulëta, ndoqën rrugën e djallit të mallkuar i cili i çoi në humbëtirë, kurse tash në këto ajete, Allahu i Madhërishëm na tregon se besimtarët në Njëshmërinë e Zotit, gjatë jetës në këtë botë, e madhëronin Allahun dhe i binin Atij në sexhde. Këta njerëz me zemra të pastra, ngriheshin natën për të falur namaz, me shpresë se Allahu do t'i përfshijë në rahmetin e Tij. Prandaj, të tillët, në Ahiret, do të kenë shpërblime të cilat nuk mund t'i imagjinojë kurrë mendja e njeriut.

## Koment

*15. Argumentet (Fjalët) tona i besojnë vetëm ata të cilët, kur u përmenden, bien në sexhde, të cilët madhërojnë Zotin e tyre në shenjë falënderimi dhe nuk bëhen mendjemëdhenj.*

Në këtë ajet, janë përmendur besimtarët, të cilët besojnë bindshëm në argumentet e Allahut, besojnë se Kurani është Fjalë e Allahut, besojnë në të dërguarit e Tij dhe besojnë në shenjat e panumërta hyjnore në këtë ekzistencë. Por, ajo çka i bën këta besimtarët të veçantë prej të tjerëve, është përulësia ndaj Krijuesit të tyre Fuqiplotë e të Gjithëmëshirshëm.



Besimtarët e sinqertë, janë mirënjohës e falënderues ndaj Allahut, në çdo gjendje dhe në çdo kohë, qoftë për mirësitë e dhuruara nga ana e Tij, qoftë për sprovat me të cilat i sprovon dhe e kalitin imanin e tyre.

Të tillët sa herë që u lexohen apo u përmenden ndonjë prej këtyre argumenteve apo fjalëve hyjnore, bien të përulur në sexhde, me zemra të mbushura me iman, të cilat pulsojnë me dashuri ndaj Zotit të tyre. Këta besimtarë të dëlirë, nuk janë as mendjemëdhenj e as të vrazhdët, por janë modestë e të përulur me frikërespekt ndaj Krijuesit të tyre.

Sexhdeja, nënkupton nënshtrimin e plotë dhe përulësinë, e përcjellë me përvujtni ndaj të Madhërishmit. Sexhdeja është pjesë përbërëse e namazit, ku në të balli ynë prek tokën, duke lartësuar e madhëruar Allahun xh.sh.. Me këtë sexhde përulësie, robi ngrihet dhe afrohet edhe më shumë shpirtërisht te Krijuesi i tij. Se çfarë vlere ka sexhdeja në namazin tonë, këtë e ka sqaruar më së miri i Dërguari i Allahut kur thotë: "Njeriu (robi) më së afërmi me Zotin e tij, është kur bie në sexhde, prandaj shpeshtojini duatë në të."[6]

Ajeti i 15-të i kësaj sureje, njëkohësisht është edhe një prej ajeteve në të cilat është obligim sexhdeja gjatë leximit të saj, e cila në terminologjinë e shkencave kuranore quhet "Sexhdetu-t-tilaveti", pas së cilës, sipas juristëve myslimanë, duhet bërë një sexhde, pavarësisht nëse je në namaz, duke lexuar Kuran, ose e dëgjuar leximin e saj nga dikush tjetër.

Sipas juristëve të shkollës hanefite, në Kuran janë 14 ajete, pas leximit apo dëgjimit të të cilave obligohemi me sexhde. Në disa nga medhhebet e tjera juridike, llogaritet edhe një sexhde tjetër shtesë, ajo e sures El Haxh, ajeti 77, e cila tek hanefinjtë nuk konsiderohet e tillë.

Sipas medhhebit tonë juridik-hanefij, personi i cili e lexon apo e

dëgjon njërin nga këto ajete të sexhdes, e ka vaxhib rënien në sexhde, kurse sipas medhhebeve të tjera kjo sexhde është sunet.[7]

Në lidhje me këtë lloj të sexhdes, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kur njeriu ta lexojë sexhden e leximit dhe të bëjë sexhde, shejtani vetmohet dhe duke qarë thotë: 'Mjerë për mua, njeriut iu urdhërua sexhdeja dhe u bind e do ta fitojë xhenetin, kurse mua më është urdhëruar sexhdeja dhe refuzova, e më përket xhehenemi'!"[8]

*16. Ata ngrihen nga shtrati, duke iu lutur Zotit të tyre me frikë e shpresë dhe nga ajo që Ne ua kemi dhënë (nga pasuria), ata japin.*

Ashtu siç pamë edhe nga shkaqet e zbritjes së këtij ajeti, ka të ngjarë që ky ajet të ketë përshkruar besimtarët e devotshëm, të cilët faleshin në xhaminë e Pejgamberit a.s., ashtu siç është përcjellë edhe nga Enes ibën Maliku, por mund të përshijë edhe të gjithë besimtarët e sinqertë, në çdo vend dhe kohë, të cilët ngrihen në pikë të natës dhe falin namaz nafile, apo namaz të natës, me të cilin synojnë afrimin tek Allahu me vepra të mira.

Në lidhje me ta, Allahu xh.sh. ka zbritur: "dhe ata që e kalojnë natën duke iu lutur Zotit të tyre në sexhde dhe në këmbë (të ngritur në namaz)"-(El-Furkan, 46).

Namazi i natës është një prej adhurimeve më madhështore. Ka qenë traditë e të gjithë të dërguarve të Zotit, paqja e Allahut qoftë mbi të gjithë ata, dhe e njerëzve të devotshëm. I Dërguari i Allahut ka thënë: "Faleni namazin e natës, sepse ky namaz është traditë e njerëzve të mirë (devotshëm) para jush, është afrim te Zoti juaj, është fshirje e mëkateve tuaja dhe ndalesë nga veprat e shëmtuara".

Namazi është forca që ripërtërité vullnetin e njeriut, është lidhja me Allahun e cila kurrë nuk shkëputet. Prandaj, ata që falen vazhdimisht, e përveç namazeve farz, falin edhe namaze të tjera nafile-namaz të natës, vërtet janë të denjë dhe meritorë që

**"Kam përgatitur për robërit e Mi të mirë (në Xhenet) çka syri kurrë s'e ka parë, çka veshi kurrë s'e ka dëgjuar dhe çka as nuk ka mundur t'i ketë shkuar ndonjë njeriu në mendje."**

*(Hadith Kudsij)*

nesër të jenë banorë të Firdevsit, sepse të tillëve, kujtimi i Madhërisë së Allahut, u forcon edhe më tepër besimin. Ata i përkulen dhe i bien në sexhde vetëm Atij që është i denjë për adhurim, me shpresë që ta arrijnë bekimin dhe mëshirën e Tij, e njëkohësisht me dro dhe ndjenë turpi që të mos bëjnë ndonjë mëkat, që e hidhëron të Gjithëmëshirshmin. Përveç kësaj, këta besimtarë japin pandërprerë nga ajo mirësi dhe pasuri të cilën ua ka mundësuar Allahu xh.sh., duke respektuar maksimalisht çdo dispozitë hyjnore.

Në lidhje me këtë ajet, është përmendur nga Tha'ëbiu, 'merfuan' e ky nga Esma bint Jezid të ketë thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut s.a.v.s.: "Kur Allahu t'i ketë tubuar të parët dhe të fundit, do të vijë një thirrës e do të thërrasë me zë të lartë, të cilin do ta dëgjojnë të gjitha krijesat. "Sot, këta të tubuar do të shohin se kush do të nderohet e do të fisnikërohet. Ai thirrës do të thotë sërish: Lë të ngrihen ata "të cilët ngriheshin nga shtrati dhe i luteshin Zotit të tyre me frikë e shpresë...", dhe ata do të ngrihen, e janë një grup i vogël. Pastaj thirrësi do të kthehet sërish e do të thërrasë: "Le të ngrihen ata të cilët e kanë falënderuar Allahun në çdo gjendje, qoftë në mirëqenie, qoftë në vështirësi." Ata do të ngrihen, e janë një grup i vogël. Pastaj prej aty, do të dërgohen të gjithë në Xhenet, e pastaj do të vazhdojë Llogaria e njerëzve të tjerë."[9]

Një transmetim pothuajse i ngjashëm është përcjellë edhe nga Ukbe bin Amir el Xhuhenij, edhe me këtë shtesë: "Pastaj vjen një thirrës e thërret: "Ku janë ata që:"... nuk i pengon as tregtia e as shitblerja për ta përmendur Allahun, për ta falur namazin dhe për ta dhënë zeqatin. Ata i frikësohen Ditës kur do të tronditen zemrat dhe shikimet."-(En-Nur, 37).[10]

*17. Askush nuk di se çfarë kënaqësish janë fshehur për ata (në jetën tjetër), si shpërblim për punët e mira që kanë bërë.*

Ashtu siç kemi cekur në fillim të kësaj sureje, në lidhje me këtë ajet, është transmetuar nga Ebu Hurejre, e ky nga i Dërguari i Allahut të ketë thënë: "Allahu xh.sh. në një hadith kudsij thotë: "Kam përgatitur për robërit e Mi të mirë (në Xhenet) çka syri kurrë s'e ka parë, çka veshi kurrë s'e ka dëgjuar dhe çka as nuk ka mundur t'i ketë shkuar ndonjë njeriu në mendje (të imagjinojë diçka të tillë nga mirësia)."[11]Ebu Hurejre vazhdon e thotë: Po deshët, lexoni ajetin e 17-të të kësaj sureje: "Askush nuk di se çfarë kënaqësish janë fshehur për ata (në jetën tjetër), si shpërblim për punët e mira që kanë bërë."

Ja, ky pra është Xheneti i premtuar nga ana e të Lartmadhërishmit për robërit e Tij të sinqertë, me kënaqësi të përjetshme, të cilat nuk kanë kurrfarë ngjashmërie me kënaqësitë e kësaj bote. Ky nderim i madh, është rezultat i veprave të besimtarëve, të cilët punët e mira nuk i bënin për syfaqësi, por vetëm për hir të Allahut, dhe në fshehtësi të plotë, e një prej këtyre punëve është ngritja natën për të falë namaz, për të fituar kënaqësinë e të Madhit Zot.

Është përcjellë nga Sehl bin Sa'des-Saidij r.a. të ketë thënë: Kam prezantuar në një ndejë (mexhlis) me të Dërguarin e Allahut, i cili e përshkroi Xhenetin gjerë e gjatë, derisa përfundoi e pastaj tha: "Në të

**"Askush nuk di se çfarë kënaqësish janë fshehur për ata (në jetën tjetër), si shpërblim për punët e mira që kanë bërë."**

ka gjëra (të bukura) të cilat syri kurrë s'i ka parë, që veshi kurrë s'i ka dëgjuar dhe (ka prej shpërblimeve) çka as nuk ka mundur t'i ketë shkuar ndonjë njeriu në mendje.", e pastaj e lexoi ajetin: "Askush nuk di se çfarë kënaqësish janë fshehur për ata (në jetën tjetër), si shpërblim për punët e mira që kanë bërë."[12]

Po ashtu transmeton Hakimi në Sahihun e tij nga Ibën Mesudi të ketë thënë: "Kjo është e shkruar edhe në Tevrat, që Allahu ka përgatitur për ata "të cilët ngriheshin nga shtrati dhe i luteshin Zotit të tyre me frikë e shpresë...", atë çka syri (i njeriut) kurrë s'e ka parë, që veshët kurrë s'e kanë dëgjuar dhe (prej shpërblimeve) çka as nuk ka mundur t'i ketë shkuar ndonjë njeriu në mendje, çka nuk e di asnjë melek i afërt, e as ndonjë i Dërguar, e kjo gjendet edhe në Kuran: "Askush nuk di se çfarë kënaqësish janë fshehur për ata (në jetën tjetër), si shpërblim për punët e mira që kanë bërë."[13]

## Porosia e ajeteve (15-17)

- Besimtarët e vërtetë të Njëshmërisë, janë njerëz me zemra ta pastra, të përulur e respektues ndaj Krijuesit të tyre. Atyre sa herë që u përmendet ndonjë argument që flet për përulësi e nënshtrim ndaj Allahut fuqiplotë, bien në sexhde, duke e madhëruar Atë me fjalët" "Subhane Rabbije-l A'ëla"[14] ose "Subhanallahi ve bihamdihi"[15]



Përveç kësaj, ata vazhdimisht janë mirënjohës e falënderues ndaj Zotit të tyre në çdo gjendje qofshin, duke mos qenë mendjemëdhenj e as arrogantë.

- Besimtarët e sinqertë, përveç pesë namazeve ditore, ngrihen në mes të natës nga shtretërit e tyre, për t'iu lutur e rënë në sexhde falënderimi Allahut Mëshirëplotë. Ata ndoshta në shikim të parë e privojnë veten nga gjumi i natës, por në anën tjetër e fitojnë bekimin dhe mëshirën e Allahut, duke shpresuar si shpërblim mirësitë e pakufishme e të përjetshme të Xhenetit.

- Sado që të përpiqemi të flasim për të gjitha ato mirësi e kënaqësi që do t'i presin besimtarët në kopshtet e Xhenetit, është e pamundur të themi më tepër se ç'ka thënë Allahu në një hadith kudsij, të cilin e përcjell Pejgamberi a.s. kur thotë: Ka thënë Allahu: "Kam përgatitur për robërit e Mi të mirë (në Xhenet) çka syri kurrë s'e ka parë, çka veshi kurrë s'e ka dëgjuar dhe çka as nuk ka mundur t'i ketë shkuar ndonjë njeriu në mendje (të imagjinojë diçka të tillë nga mirësia)", fjalë të cilat vërtetohen edhe nga ajeti i 17-të i kësaj sureje: "Askush nuk di se çfarë kënaqësish janë fshehur për ata (në jetën tjetër), si shpërblim për punët e mira që kanë bërë." *(vijon)*

*1. Imam Xhelalud-din es-Sujuti, Lubabu-n-nukuli fi esbabi-n-nuzuli, Bejrut, 2002, f. 204. 2. Po aty, f. 204. 3. Imam Vahidiu, Esbabu-n-nuzuli, Rijad, 2005, f. 557. (Me rivajet të Argijaniut). 4. Esbabu-n-nuzuli, f. 557. 5. Esbabu-n-nuzuli, f. 558. Këtë hadith i cili e ka edhe një shtesë tjetër, e kanë transmetuar edhe Hakimi në El-Mustedrek (2/412); San'ani në Musnedin e tij (20303); Imam Ahmedi (5/231); Ibën Maxhe (3873); Tirmidhiu (2616); Nesaiu në Es-Sunen-l Kubra (11394), Taberaniu në El-Mu'xhemu-l Kebir (20/266) dhe Bejhekiu në Shuabi-l Iman (3350). 6. Transmetojnë Muslimi, Ahmedi, Nesaiu, Ibën Hibban. Shih: Imam Shevkaniu, Nejlu-l Evtar, Demmam, 1427 h., vëll. III, f. 90. 7. Për më gjerësisht rreth sexhdes së leximit shih: Hafidhud-din en-Nesefij, El-Bahru-r-Rraik sherh Kenzu-d-dekaik fi furui-l hanefijjeti, Bejrut, 1997, f. 210; Abdullah bin Mahmud el Mevsili, El-Ihtijar li ta'lili-l muhtar, Damask, 2009, vëll. I, ff. 254-258. 8. Sahihu Muslim, nr. 133; Ibën Maxhe, (70); dhe Imam Ahmedi (2.442). 9. Imam Bejhekiu, Shuabi-l Iman, (2974). (Hadithi është i kategorisë 'hasen li gajrihi'). 10. E transmeton Hakimi në El-Mustedrek, (3508). 11. E ka përcjellë Buhariu në kapitullin"Tefsirii sures Es-Sexhde", vëll. VI, f. 145. (Shih: Fi Rihabi-t-Tefsir, vëll. 21, f. 4070). 12. Sahihu Muslim (8/143); Muhamed bin Abdurrahman el Mubarekfuri, Tuhfetu-l Ahfedhi, sherh Xhamiu-t-Tirmidhij, (nr.3249), vëll. IX, f. 56. 13. Et-Tefsiru-l Munir (21/226). 14. E tërë Madhështia i takon Zotit tim të lartësuar. 15. E tërë Madhështia dhe lavdërimi i takon vetëm Allahut.*

Dr. Ajni Sinani

# Përhapja e medhhebit hanefi në Ballkan (1)

## Shkolla e Irakut

Abdullah b. Mesudi ishte imam i ixhtihadit racional; ai ishte një nga konsulentët më të afërt të Omerit r.a. Në veprën "Kitabul Haraxh", të Ebu Jusufit, emri i Omerit është përmendur 124 herë dhe mendimi i tij, nëpërmjet Ibën Mesudit, ka ndikuar dukshëm në formulimin e mendimeve të shkollës hanefite.

Aliu r.a. me fetfatë dhe gjykimet e tij është bërë udhërrëfyes për irakianët. Shabiu e ka ushqyer me hadithe rajonin e Irakut. Alkameja, Esvedi dhe Ibrahimi janë nga Nehaja, ndërsa Mesruku dhe Shabiu nga Hemedani. Neha dhe Hemdan janë dy fise të Jemenit. Shurajhi dhe Hamadi kanë lidhje me Jemenin. Përfaqësuesi kryesor dhe më i famshëm i ixhtihadit racional, Muadh b. Xhebeli, është dërguar në Jemen nga Pejgamberi i Allahut për ta mësuar popullatën dhe për të gjykuar drejt në mes të asaj popullate.[1]

## Metoda e Ebu Hanifes r.a.

Ebu Hanife thotë: "E pranoj pa diskutim atë që është në librin e Allahut. Nëse nuk e gjej në të, atëherë veproj sipas synetit të Pejgamberit a.s., që është transmetuar nga transmetuesit autentik. Nëse nuk e gjej edhe aty atëherë marr mendimin e atij që dua prej as'habëve, nuk anashkaloj mendimin e tyre; por kur është fjala për Ibrahimin, Sha'biun, Atain, atëherë edhe unë mund të bëj ixhtihad si edhe ata.[2]

## Ebu Hanifeja dhe Hadithi

Ka prej atyre që janë të mendimit se Ebu Hanife bazohej tek arsyeja dhe i refuzonte hadithet autentike. Ndërkaq, Imam Ebu Hanife i jepte përparësi hadithit ndaj kijasit edhe në qoftë se hadithi është mursel. Ai gjithashtu i jepte përparësi edhe hadithit të dobët/daif ndaj kijasit. Analizat kanë provuar se ai, në ixhtihadet e veta, ka përdorur përafërsisht 4 mijë hadithe.[3]

Ebu Hanife thotë: Shpifin kur thonë se ne i japim përparësi kijasit tonë kundrejt Sheriatit. A ka nevojë të përsiatet kur ekziston teksti i shenjtë."[4]

Për sa i përket refuzimit të haditheve, ai i ka refuzuar ato hadithe për autencitetin e të cilave ka pasur dyshime, me fjalë të tjera, për shkak se ato nuk janë përputhur me rregullat e autenticitetit të haditheve që i ka venë Ebu Hanife.[5]

## Kijasi (analogjia)

Kijasi është gjykim në bazë të analogjisë, respektivisht përfundim në bazë të parimit të dhënë në Kuran, Sunet ose Ixhma, të mishëruar në shembullin paraprak që një rast i ri të përfshihet nën parimin e njëjtë ose është i ngjashëm me atë shembull për shkak të karakteristikës së përgjithshme thelbësore të quajtur "shkak" (*il-le*)."[6]

Ixhtihadi nuk mund të shkojë kundër kuptimit evident të mësimeve të Kuranit dhe Sunetit. Ai është përpjekje për gjykim vetjak në mungesë të çfarëdo teksti aplikues, kurse mund të kryhet vetëm deri sa mendimi i tillë i lirë nuk i kundërvihet Kuranit dhe Sunetit.[7]

Muhamedi a.s. e kishte emëruar Muadh bin Xhebelin gjyqtar në Jemen. Para se të shkonte ta pranonte detyrën, Pejgamberi a. s. e pyeti Muadhin: "Me çka do të gjykosh?" Ai u përgjigj: "Sipas Librit të Zotit." "E nëse aty nuk gjen asgjë?" "Sipas Sunetit të Pejgamberit të Zotit". "E nëse aty nuk gjen asgjë?" "Atëherë do të përpiqem të formoj gjykimin tim vetjak." Pejgamberi pas kësaj ka thënë: "I lartësuar qoftë Zoti që e drejtoi emisarin e Pejgamberit të Tij drejt asaj me çka është i kënaqur Pejgamberi i Tij."[8]

Ixhtihadi, si një përpjekje për të depërtuar në domethënien dhe thelbin e ligjit të Zotit, është privilegji i shkencëtarëve më të ditur, doktorëve të ligjit islam, të cilët, përveç njohurive të hollësishme të shkencave tradicionale islame, kanë shikim "të mprehtë" dhe i njohin rrethanat e vendit dhe kohës në të cilën ata jetojnë.

Ibën Abdil Berri thotë se Ebu Hanife është akuzuar për shkak të kijasit. Ndërkaq, kijasi/analogjia është zbatuar që nga periudha e as'habëve dhe secili prej imamëve pak a shumë e ka përdorur këtë metodë. Por, Ebu Hanifeja:

- E ka sistemuar dhe i ka vënë rregullat e kijasit,
- E ka përdorur në masë të madhe;
- E ka zbatuar edhe në ngjarjet hipotetike[9]




Prof. Muhamded Ebu Zehre përmend një citat prej Sehl b. Muzahimit, në të cilin thuhet: "Procedura e Ebu Hanifes gjatë nxjerrjes së dispozitave ka qenë: 1. Miratimi i pa kundërshtim i teksteve autentike; 2. Refuzimi i rreptë i sjelljes jo të hijshme; dhe 3. Shqyrtimi i sjelljeve njerëzore me qëllim që të gjendet ajo që është më e mirë për interesin njerëzor dhe stabilitetin e tyre."[10]

## Sistematizimi i mësimeve të shkollës hanefite

Shkolla e Ebu Hanifes është më e hershmja, më tolerantja dhe më e madhja. Ajo u zhvillua më tej dhe u sistematizua prej dy nxënësve të tij, **Ebu Jusufit** (vdiq më 181/797) dhe **Muhamed esh Shejbanit** (vdiq më 189/805). Kjo shkollë u favorizua nga abasitët. Ishte me seli në Bagdad. Karakterizohej me shprehjen e mendimit të lirë, prandaj u bë objekt i përshtatshëm për akuzat e Ehl El Hadithit në shekullin II dhe III, duke qenë se këta e refuzonin në mënyrë energjike mendimin e lirë.[11]

Çdo shkollë u quajt medheb në arabisht dhe kishte pikëpamje paksa të ndryshme. Një shkollë priret të sundoj një hapësirë. Shkolla hanefite dominoi në atë çka do të ishin perandoritë otomane dhe mogule, kurse shkolla malikite në Afrikën e veriut, shkolla shafite në Egjiptin e poshtëm, në Afrikën lindore, në Arabinë jugore dhe në Azinë juglindore dhe shkolla hanbelite në Arabinë Saudite (ku vehabistët e Nexhdit ndoqën parimet e Ibën Tejmies, 1263-1328, një ndjekës i Ibën Hanbelit). Në qytetet e mëdha, si Kajro, bashkëjetojnë dy e më shumë shkolla. Sot idetë e imamëve mbizotërojnë mendimin ritual dhe intelektual midis miliona njerëzve, ndërsa sfilitësit e tyre janë figura të harruara në librat e historisë.[12]

## Jetëshkrimi i Ebu Hanifes (80/699 – 150/767)

En Numan b. Thabit b. Zuta. Gjyshi i tij Zuta ishte sjellë si skllav nga Irani në Irak dhe më pas ishte liruar nga pronari i tij. Babai i tij, Thabiti, kishte lindur si i lirë dhe mysliman. Në moshë të re ishte takuar me Aliun r.a. dhe ai ishte lutur për mirësinë e tij dhe të pasardhësve të tij. Nga një familje e tillë doli Ebu Hanife.

Ishte imam i devotshëm, dijetar që punoi me dijen që i dhuroi Allahu. Ebu Hanifeja është takuar me dijetarët e lartë të tabiinëve dhe ka mësuar dituri dhe etikë prej tyre. Ai në fëmijëri është takuar me disa nga as'habët. I takon gjeneratës së dytë të tabinëve. Në mesin e mësuesve të tij nga tabinët më së shumti ka mësuar prej Hamad b. Ebi Sulejmanit.[13]

**Hamad b. Ebi Sulejmani** ishte mësuesi më me ndikim tek Ebu Hanifeja. Hamadi kishte marrë fikhun nga Ibrahim en Nehai, i cili kishte marrë fikhun nga Alkamete en Nuhai, ky e kishte marrë fikhun nga Abdullah ibën Mesudi.[14]

## Shërbimet në shkencën e fikhut

"E ka mbjellë" Abdullah ibën Mesudi, "e ka ujitur" Alkameja, "e ka korrur Ibrahim en Nehaiu, "e ka shirë" Hamadi, "e ka bluar" Ebu Hanifeja, "e ka bërë brumë" Ebu Jusufi dhe "e ka bërë bukë" Muhamedi, "kurse njerëzit e tjerë hanë prej kësaj buke".[15]

## Të tjerët për Ebu Hanifen

Ai kishte inteligjencë dhe aftësi të lartë rozonuse. Imam Maliku thotë: "Ebu Hanifeja është një person i cili po të tha se nën këtë dru ka ari, ka

fuqi edhe ta argumentoj atë."

Imam Shafiu: "Në krahasim me Ebu Hanifen njerëzit konsiderohen fëmijë në lëndën e fikhut."[16]

Ibnul Mubarek: "Nuk kam parë të ngjashëm me Ebu Hanifen në fikh, por, gjithashtu, nuk kam parë edhe më fetar se ai."[17]

## Mësuesit e Ebu Hanifes

Numri i mësuesve të Imam Ebu Hanifes (Allahu i Madhërishëm e mëshiroftë), arrin në katër mijë, prej tyre 7 janë nga sahabët e të Dërguarit s.a.v.s., 93 nga tabi'inët, kurse të tjerët janë nga tabi'i-tabi'inët. Nuk është çudi që mësuesit e tij të jenë në këtë numër. Ebu Hanifeja ka jetuar 70 vjet, plot 55 herë ka qenë në haxh, në këtë vend janë takuar dijetarët e vendeve të ndryshme të botës islame, gjashtë vjet ka banuar në Mekë, në kohën kur iu kërkua ta pranonte postin e kadiut në Kufe, ai e refuzoi dhe iku në Mekë në vitin 130 hixhri dhe qëndroi rreth 6 vjet.[18] Kufeja në atë kohë ka qenë qendra e hadithit dhe e diturisë, e mbushur përplot me dijetarë të shquar. Nuk është çudi që brenda 55 vjetëve të takohej me katër mijë dijetarë dhe të marrë dituri prej tyre, shumë apo pak, qoftë edhe një hadhit apo një mesele. Imam Ebu Hafs el-Kebir, pasi përmend numrin e mësuesve të Imam Ebu Hanifes, thotë: "Emrat e mësuesve të tij janë të radhitur sipas shkronjave të alfabetit dhe të përmbledhur në një vëllim."[19]

Njëri prej mësuesve të tij ka qenë edhe dijetari i famshëm i gjeneratës së tabinjve- Amir b. Sherahil el Kufi esh Shabiu. Ky konsiderohet mësuesi më i njohur i Ebu Hanifes, sepse kishte arritur t'i takonte mbi 500 as'habë të Pejgamberit a.s. Ebu Hanifeja mori mësime edhe prej Ata b. Ebi Rebahut, i cili kishte takuar mbi 200 as'habë.[20] Halifët e fundit emevi dhe halifi abasi, Mensuri i propozuan Ebu Hanifes të bëhet kryegjykatës (*kadil kudat*), por ai nuk pranoi, për pasojë, Mensuri e burgosi në vitin 150/767 në Bagdad dhe ai vdiq në burg.

## Nxënësit e Ebu Hanifes

Nxënësit e Ebu Hanifes kanë qenë të panumërt. Salihiu në veprën "Ukudul Xheman," f. 183, thotë: "Ebu Hanifen e shoqëruan dhe mësimet e tij pëlqyen shumë nxënës, një gjë që nuk mund të thuhet për asnjërin prej imamëve të mëdhenj, pas tij. Salihiu, në kapitullin e pestë, përmend disa emra njerëzish nga Meka, Medina, Damasku, Basra etj., të cilët kanë marrë mësime prej Ebu Hanifes. Sipas tij, dijetarët që kanë marrë mësime drejtpërsëdrejti nga Ebu Hanife arrin në 800.[21] Nxënësit më të njohur të Ebu Hanifes janë Ebu Jusufi dhe Muhamed el- Shejbani.

**Ebu Jusufi** (vdiq më 798) është nofka për Jakub ibën Ibrahim el-Ensariun. Nxënës i Ebu Hanifes. Përhapi influencën e shkollës hanefite nëpërmjet shkrimeve të tij dhe pozitave qeveritare që ai mbajti. U emërua gjykatës në Bagdad, më vonë kryegjykatës (*kadi el-kudat*) nën halifin abasit Harun err-Rashid me autoritetin për të emëruar gjykatësit në shtetin abasit. Vepra e tij më e famshme është *Kitab el-haraxh*, një traktat mbi tatimet dhe problemet fiskale të shtetit, të përgatitura për halifin. Ai ka përpiluar veprën më të hershme të njohur të parimeve të jurisprudencës islame (*usul el-fikh*). Një pjesë e veprës i kushtohet së drejtës ndërkombëtare.[22]

**Ebu Abdullah Muhamed ibën el-Hasan ibën Farkad Esh Shejbani,** (vdiq më 804) jurist dhe nxënës i Ebu Hanifes dhe Malik ibën Enesit. U arsimua për jurisprudencë në shkollat e Irakut dhe ato të Medinës. Insistonte për rolin vendimtar të hadithit në ligjin islam. Ka mbajtur një post të lartë në oborrin abasit, që i mundësoi atij që të përhapte shkrimet dhe idetë e shkollës hanefite. Juristi i parë që e shkroi mendimin ligjor hanefit. Shkroi një vepër të detajuar mbi ligjin e trashëgimisë dhe traktatin e parë gjithëpërfshirës mbi ligjin e xhihadit. Formuloi doktrinën e së drejtës ndërkombëtare (sijar).[23]

## Zhdukja e medhhebeve

Historianët shënojnë formimin e një numri të shkollave juridike gjatë shekujve II-III, prej të cilave një pjesë e konsiderueshme u zhdukën nga skena historike. Kjo ngase ato nuk mundën ta përballonin verifikimin praktik.[24]

Disa nga medhhebet sunite kanë mbijetuar deri më sot dhe kanë ithtarët e tyre. Ndërkaq disa të tjera, për shkak se nuk ju kanë mbetur ithtarë, janë shkrirë dhe kanë ngelur në të kaluarën. Disa nga këto medhhebe janë shuar për shkak se nuk kanë pasur reprezentues me famë që t'i promovojnë opinionet e tyre, ndërsa disa të tjera, si dhahiritë, janë shuar për shkak të sistemeve të brendshme, për shkak të përqendrimit të verbër në kuptimin e jashtëm të teksteve, mohimit të analogjisë dhe mos pasjes përgjigje për nevojat e kohës. Ato janë të përmendura në librat e fikhut.[25]

*1. Hayreddin Karaman, Historia e të drejtës Islame, nga fillimi deri në kohën tonë, Shkup, Prishtinë, Tiranë, 2014, Logos-A, f. 178. 2. Taha Xhabir El Ulvani, Kultura e dialogut në Islam, Shkup, 2000/1421, Logos-A, f. 38. 3. Vehbi Sulejman Gavoçi, Imam Ebu Hanife, kryejuristi mysliman, libër në dorëshkrim, f. 63.4. Seid Ramadan, E drejta islame, Burimi dhe zhvillimi, Shkup, Prishtinë, Tiranë, 2007, Logos – A, f. 92. 5. Hayreddin Karaman, op. cit., f. 187. 6. Vehbi Sulejman Gavoçi, op. it., f. 63. 7. Seid Ramadan, f. 79. 8. Po aty, f. 76. 9. Hayreddin Karaman, op. cit., f. 187. 10. Muhamed Ebu Zehhreh, Ebu Hanife, f. 309, sipas: Seid Ramadan, op. cit., f. 105. 11. Fazlur Rrahman, Islami, Shkup, Prishtinë, Tiranë, 2010, Logos – A, f. 182. 12. Akbar S.Ahmed, Zbulimi i Islamit, duke kuptuar shoqërinë dhe historinë Islame, Shkup, Prishtinë, Tiranë, 2012, f. 116-118. 13. Muhamed Ashik Ilahi el Bureni, çështje të fikhut sipas Kuduriut II, Prishtinë, 2010, f. 233. 14. Një grup autorësh, Tarihut teshri, Xhide, 2005/1425, f. 225. 15. Muhamed Ashik Ilahi el Bureni, op. cit., f. 231. 16. Taha Xhabir El Ulvani, op. cit., f. 131. 17. Hayreddin Karaman, op. cit., f. 180. 18. Një grup autorësh, Tarihut teshri, op. cit., f. 225. 19. Vehbi Sulejman Gavoçi, op. cit., f. 22. 20. Muhamed Ashik Ilahi el Bureni, op. cit., f. 234. 21. Muhamed Ashik Ilahi el Bureni, op. cit., f. 234. 22. The Oxford Dictionary of Islam, John L. Esposito, United States of America, 2003, f. 5-6. 23. Po aty, f. 290. 24. Fikret Karciq, Historia e së drejtës së Sheriatit, Prizren, 1994, f. 61. 25. Hayreddin Karaman, op. cit., f. 167.*

Dr. Ilmije Kuqi

# Rregullat e përgjithshme të rrugës dhe përgjegjësia për aksidentet e trafikut (1)

Legjislacioni islam, i cili garanton drejtësi dhe siguri në dispozitat e tij, nuk e ka anashkaluar asnjë aspekt të jetës. Kjo, ngase Kurani fisnik është kushtetuta e ymetit, të cilës i referohemi për mosmarrëveshjet dhe vendimet e ndryshme.

I Lartmadhërishmi ka thënë: "Ne ty ta shpallëm librin, sqarim për çdo send." (En Nahl, 89)

Ligjvënësi nuk i ka lënë pas dore parimet e ecjes në rrugë dhe atij që është në dispozitë të tij, por, përkundrazi, Ai ka vendosur parime dhe rregulla për të, në dritën e të cilave ne mund të njohim dispozitat e këtyre incidenteve të reja. Juristët tanë të mëhershëm nuk e kanë lënë pas dore këtë aspekt të jetës, por ata kanë folur për dispozitat e këtyre incidenteve në dritën e Kuranit dhe të Sunetit, në kapitullin e veçantë të shpagimeve (ed dijeh). Në të, ata kanë përmendur baza dhe degëzime, të cilat tregojnë shkallën e zgjerimit të tyre në përshkrimin e incidenteve dhe në thellësinë e tyre për të bërë dallimin ndërmjet një aksidenti dhe një tjetri. Është e natyrshme që epoka në të cilën juristët i regjistruan këto çështje, nuk i njihte këto automjete të shpejta, siç janë veturat, trenat, avionët dhe këtë sistem të ri të trafikut. Prandaj, ata kanë folur vetëm për automjetet e njohura në epokën e tyre, e që kanë qenë kafshët, qerret, anijet dhe mjetet e udhëtimit, të cilat janë përdorur në mjedisin në të cilin ata kanë jetuar. Por, fjalët e tyre, të bazuara në burimet e Sheriatit (Kurani, Suneti, konsensusi dhe kijasi), para studiuesve bashkëkohorë kanë vendosur parime të përgjithshme, e të cilat mund të zbatohen për gjithçka që ekziston dhe që është e re në botën e transportit tokësor, detar dhe ajror, me nevojën e vërejtjes së ndryshimeve ndërmjet mjeteve të vjetra dhe të reja, si dhe ndërmjet sistemit të trafikut të vjetër dhe të ri.

**Zoti i Plotfuqishëm i ka bekuar robërit e Tij me një ligj që e organizon jetën e tyre, me të cilin ata e mbrojnë jetën dhe pasurinë e tyre nga shkatërrimi.**

## Rregullat e përgjithshme të mirësjelljes në rrugë në Kuranin fisnik

Zoti i Plotfuqishëm i ka bekuar robërit e Tij me një ligj që e organizon jetën e tyre, me të cilin ata e mbrojnë jetën dhe pasurinë e tyre nga shkatërrimi. Andaj, si rrjedhojë, Zoti i Plotfuqishëm ka vendosur dispozita që e ruajnë personin gjatë jetës së tij. Ajo që e dallon ligjin hyjnor është se ky ligj është ligj i përhershëm deri në Ditën e Gjykimit, kështu që ne e gjejmë se Zoti i Plotfuqishëm në librin e Tij fisnik, ka vendosur baza dhe rregulla të përgjithshme, të cilat njerëzit duhet t'i ndjekin dhe rrallëherë hyjnë në detaje të këtyre dispozitave, përveç disa gjërave që lidhen me adhurimin, trashëgimin dhe të ngjashme. Kjo ngase, aktet e adhurimit janë aspekte adhurimi, të cilat mendja njerëzore mund të mos e kuptoj sekretin e tyre, por përkundrazi ajo nxjerrë efektet që rezultojnë prej tyre, ndërsa trashëgimia është nga ato gjëra që ndodhin konflikte dhe mosmarrëveshje të shumta, kështu që Zoti i Plotfuqishëm e ka detajuar atë në detaje. Sa i përket fushave të tjera, Zoti ka vendosur parime të përgjithshme dhe linja të gjera, nëpër të cilat njerëzit obligohen të ecin, në mënyrë që jeta e tyre të jetë e organizuar dhe që veprimet e tyre të jenë të drejta. Për sa i përket mënyrës së zbritjes së tyre në tokën e realitetit, mendjeve të njerëzve u është lënë një hapësirë e gjerë për të vendosur plane që ta kombinojnë jetën e njerëzve me mësimet e Zotit të Plotfuqishëm, ngase ato janë bazë për vazhdimësinë e ekzistencës njerëzore. Nëse flasim për rrugën dhe edukatën e saj, gjejmë se Zoti i Plotfuqishëm ka përcaktuar

rregulla të përgjithshme, të cilat rregullojnë rendin e rrugës, ruajnë kalimin e tyre dhe ecjen në të. Madje, gjejmë zbatime praktike nga Pejgamberi a.s., dhe nga shokët e tij fisnik, dhe kjo në përputhje me epokën në të cilën ata jetuan, e të cilat zakonisht hyjnë në rregullat e përgjithshme të Kuranit.

Ato të cilat zakonisht hyjnë nën këtë kapitull, ne mund t'i vendosim në katër parime të përgjithshme:

- Rruga është nga dhuntitë e Zotit të Plotfuqishëm për të cilën duhet të falënderohet;
- Paralajmërimi kundër fatkeqësive në rrugë dhe shkatërrimeve në të;
- Obligueshmëria e ndjekjes së rregulloreve dhe ligjeve të cilat i ka nxjerrë njeriu në përputhje me kohën në të cilën jeton;
- Vendosja e ndëshkimeve për njerëzit që bëjnë shkatërrime në rrugë.

## Rruga është nga dhuntitë e Zotit

Rruga është nga dhuntitë e Zotit të Plotfuqishëm për të cilën duhet të falënderohet.

Zoti i Plotfuqishëm i ka dhënë robërve të Tij dhunti të mëdha, e më e madhja ndër to është kjo tokë, të cilën ia nënshtroi njeriut dhe ia lehtësoi atij rrugët e saj. I Plotfuqishmi ka thënë: "E tokën e kemi shtruar dhe në të kemi vënë kodra dhe kemi bërë që në të, të mbijnë bimë të caktuara të të gjitha llojeve. Dhe Ne ju krijuam juve në të jetesën (mjetet për jetë) e edhe atyre për të cilët ju nuk jeni furnizues. E nuk ka asnjë send që të mos ta ketë burimin te Ne, po Ne nuk e japim atë ndryshe vetëm sipas një mase të caktuar (të nevojshme)." (El Hixhr, 19-21)

Përmes historisë së Sebes, i Plotfuqishmi, ka treguar dhuntinë e sigurisë në rrugë, dhe se ajo është bazë e përparimit të tyre ekonomik dhe sigurimit të tyre psikologjik, ku net dhe ditë të tëra, i shkëpusin brenda një periudhe të shkurtër kohore duke qenë të sigurt në vetvete, në nderin dhe pasurinë e tyre. Kështu që gjendja e tyre u drejtua, fshatrat u shtuan dhe u afruan, distanca u zvogëlua dhe jeta u ringjallë. Zoti i Plotfuqishëm ka thënë: "Dhe, në mes tyre dhe mes fshatrave të bekuara (në Sham), ju bëmë fshatra të njëpasnjëshme dhe ju bëmë udhëtim të përshtatshëm. Udhëtoni sigurt nëpër to natën e ditën." (Sebe, 18)

Urtësia e nxjerrë nga ky ajet nuk është gjerësia e rrugës, por është ofrimi i sigurisë dhe rehatisë në të, në mënyrë që njeriu të dalë i sigurt në të për të përmbushur nevojat e tij në paqe dhe rehati. Për këtë, kur banorët e Sebes bënë çrregullime në tokë, ata e humbën sigurinë e udhëtimit në udhëtimet e tyre dhe e ndienin largësinë e distancës, kështu që sigurinë e zëvendësuan me frikë, përparimin me prapambeturi, e stabilitetit me çrregullim. Me këtë, jetesa e tyre u prek dhe ndërtimi i tyre ra. I Plotfuqishme ka thënë: "Po ata thanë: "Zoti ynë, na i largo udhëtimet tona!" e ashtu e dëmtuan vetën dhe i bëmë ata ngjarje tregimesh, i ndamë plotësisht. Në këtë ka argument për secilin durimtar e mirënjohës." (Sebe, 19)

Rrugët dhe vendet e ecjes janë ndër dhuntitë e Zotit të Plotfuqishëm, të cilat flasin për madhështinë e Tij dhe tregojnë për ekzistimin e Tij. Kështu që, nëse është siguria në to, atëherë ato janë elemente të mirësisë, ndërtimit dhe përparimit për popujt

**Edukata rrugore nuk është vetëm çështje e kësaj bote, por ajo është edhe çështje e botës tjetër, për të cilën personi do të mbajë përgjegjësi në Ditën e Ringjalljes.**

dhe shoqëritë njerëzore. Prandaj, ne gjejmë se sot, njëra prej shkaqeve të zhvillimit të shoqërive të përparuara është zgjerimi i rrugëve dhe siguria në to. Nga shkaktarët më të mëdhenj në rrugë, që e prishin elementin e sigurisë është mosrespektimi i edukatës së rrugës, arroganca dhe mendjemadhësia në to. Kështu që, këto rrugë, në vend që të jenë mjet i përparimit të popujve, ato bëhen mjet terrori dhe frike. Nëse shohim zbatimin praktik të Pejgamberit a.s., ne gjejmë se ai urdhëron për sigurinë rrugore. Në hadithin e transmetuar nga Ebu Seid el Hudriu r.a., Pejgamberi a.s., ka thënë:

"Ruajuni ndejave në rrugë. Ata thanë: O i Dërguari i Allahut, ndejat në rrugë janë të domosdoshme, ne bisedojmë në to. Ai tha: Në qoftë se nuk keni zgjidhje tjetër, atëherë



jepjani hakun rrugës." Ata i thanë: E cili është haku i saj, o i Dërguari i Allahut? Ai tha: "Ulja e shikimit, ndalimi nga dëmtimi, kthimi i selamit, urdhërimi për të mirë dhe ndalimi nga të këqijat."[1]

Ky hadith na tregon rëndësinë e rrugës në Islam dhe tregon qartë për të drejtën e rrugës, ku kalimin nëpër të e ka bërë karakteristikë të një personi që ka të drejta e që duhen respektuar. Këtë edukatë të rrugës e përhapi Pejgamberi a.s., në përputhje me kohën në të cilën ai jetoi, duke e falënderuar Zotin e Plotfuqishëm, që ia lehtësoi njerëzve jetesën e tyre dhe që ua bëri të lehtë lëvizjen dhe së dyti, për të ruajtur dhuntinë e sigurisë rrugore nga keqpërdoruesit. Sot ne kemi më përparësi që ta praktikojmë këtë edukatë të rrugës në përputhje me atë që quhet "siguria rrugore".

## Paralajmërimi kundër fatkeqësive në rrugë

Ruajtjen e rrugëve, sigurinë e tyre dhe mos bërjen çrregullime në to, Sheriati e konsideroi pjesë të efekteve të besimit të myslimanit, pasi që ai buron nga nderimi dhe falënderimi që ka ndaj Zotit të Plotfuqishëm. Prandaj, edukata rrugore nuk është vetëm çështje e kësaj bote, por ajo është edhe çështje e botës tjetër, për të cilën personi do të mbajë përgjegjësi në Ditën e Ringjalljes. Kjo për shkak se feja është një tërësi e pandashme dhe ligj gjithëpërfshirës, e cila nuk është kufizuar vetëm në xhami. Përkundrazi, ajo përshkon të gjitha asketet e jetës, përfshirë edhe rrugët, dhe në të njëjtën kohë, ato nuk janë të kufizuara në dhikër, por, përfshinë fjalët dhe veprimet e njeriut dhe në to përfshihet edhe sjellja e tij me rrugët. Prandaj, fesadi në rrugë është krim që çon në ndëshkim në botën tjetër, dhe këtë e tregojnë ajetet kuranore. Ai që nuk kujdeset për rregullat e rrugës, padyshim se do ta hedhë veten dhe vëllezërit e tij nga kalimtarët, këmbësorët, hipësit dhe të tjerët në humbje. Zoti i Plotfuqishëm ka thënë: "E mos e hidhni veten në rrezik dhe bëni mirë, se me të vërtetë, Allahu i do bamirësit." (El Bekare, 195)

Sa jetë janë humbur për shkak të mosrespektimit të edukatës së rrugës, përmend këtu, lënien e grave të veja, fëmijëve jetim e humbje të parave, krejt kjo për shkak të pamaturisë dhe mosrespektimit të rregullave të rrugës. Sa i përket besimtarit, ai është që në tokë ecën i qetë, duke respektuar rregullat e mirësjelljes së rrugës dhe rregullat e sigurisë në të. Ai e di se kjo përfshihet në adhurimin e tij ndaj Zotit të Madhërishëm dhe se është përgjegjës për të në Ditën e Ringjalljes. I Plotfuqishmi ka thënë: "E robërit e Zotit janë ata që ecin nëpër tokë të qetë, e kur atyre u drejtohen injorantët me fjalë, ata thonë: "Paqe!" (El Furkan, 63)

Ata ecin në tokë me përulje, pa arrogancë dhe mendjemadhësi, madje nëse shkatërruesit përpiqen t'i përqeshin ata se po i respektojnë rregulloren dhe sigurinë e rrugës, ata thonë: "Paqe", sepse ata e bëjnë këtë për ta kënaqur Zotin e botëve dhe për ta ruajtur jetën e njerëzve, si dhe kërkojnë që ta shfaqin rregullin dhe mirësinë e të gjithë njerëzve. Ai që nuk i përmbahet edukatës së rrugës dhe rregullave të sigurisë në të, Kurani e konsideron si arrogant dhe mendjemadh. Kjo tregon prishjen e brendshme të njeriut, ngase shtrohet pyetja, çfarë e shtyn atë që të shkel rregullat e miratuara nga njerëzit e arsyeshëm për të ruajtur jetën e tij dhe jetët e vëllezërve të tij, përveç vetë krenarisë dhe mburrjes. I Lartmadhërishmi ka thënë: "Dhe mos shtrembëro fytyrën tënde para njerëzve, mos ec nëpër tokë kryelartë, se Allahu nuk e do asnjë mendjemadh e që shumë lavdërohet." (Llukman, 18)

Në ecjen me kryelartësi hyjnë edhe vozitja dhe ecja në rrugë pa respektuar rregulloret e tyre dhe pa asnjë kufizim të ligjeve të tyre, e këta janë ata që i urren Allahu, kurse urrejtja e Allahut nuk është përveçse ndaj atij që bën diçka të ndaluar dhe që bën krim të madh. Kjo rregull është urdhër i Pejgamberit a.s., për t'u zbatuar në shoqëri. Ai nxiti ruajtjen e ecjes nëpër tokë dhe respektimin e tyre, si dhe ka treguar shpërblimin i cili vjen si rezultat i kësaj. Ai po ashtu ka treguar se ruajtja e rrugëve është pjesë e besimit të njeriut në Zotin e Plotfuqishëm. Transmeton Ebu Hurejre r.a., se Pejgamberi a.s., ka thënë: "Imani është shtatëdhjetë e disa pjesë, ose gjashtëdhjetë e disa pjesë, e më e mira prej tyre është deklarimi se nuk ka zot tjetër përveç Allahut, kurse më e ulëta prej tyre është largimi i dëmit nga rruga. Edhe turpi është degë e imanit."[2]

Hadithi tregon se të heqësh nga rruga gjithçka që dëmton këmbësorët, konsiderohet një nga degët e besimit dhe për këtë arsye ajo është një nga veprimet e besimtarëve, duke treguar rëndësinë dhe vlerën e heqjes së dëmit nga rruga nga ana e myslimanit, qoftë ajo ferrë, gurrë që pengon, degë ferrash, papastërti, apo diçka tjetër që pengon.[3] Ky është aplikimi i rregullave të përgjithshme të Kuranit, të cilat nuk bëjnë dallim ndërmjet imanit dhe veprimit. Kështu që ruajtja e rregullave të trafikut dhe heqja e dëmit nga rruga është pjesë e imanit, si dhe fryt prej fryteve të Njëshmërisë së Zotit të Plotfuqishëm. Madje, i Dërguari i Allahut a.s., urdhëroi në mënyrë të qartë që të hiqet dëmi nga rrugët e myslimanëve, duke thënë: "Largo dëmin nga rruga e myslimanëve!"[4]

Pra, heqja e dëmit është nga adhurimet për të cilën shpërblehet ai që e bën. Këto zbatime praktike nga ana e Pejgamberit a.s., përmbajnë një tregues të shkëlqyeshëm të ruajtjes së rrugëve dhe parandalimit të dëmit në to. Dhe sot, ne kemi përparësi që t'i realizojmë këto zbatime praktike, sepse këto janë nga thelbi i fesë sonë, ngase do të pyetemi për to në Ditën e Fundit. *(vijon)*

*1. Muslimi, nr. 2121, 3/1675., 2. Muslimi, nr. 35, 1/63. 3. Sherhu En Nevevi ala Muslim, 16/171. 4. Muslimi, nr. 2618, 4/2021.*

Dr. Sedat Islami

# Dashuria për Pejgamberin a.s., dhe reflektimi i saj edukativ në jetën e besimtarit

Se besimtarët duhet ta duan Muhamedin a.s., ka fakte më shumë se që një punim mund t'i përmbledhë dhe t'i përfshijë ato. Mjafton të përmendet këtu angazhimi dhe kontributi i tij në udhëzimin tonë në fenë e Allahut xh.sh., në të cilën është shpëtimi ynë në këtë dhe botën tjetër. Ajo që neve na intereson ta shtjellojmë në këtë punim ka të bëjë me realitetin dhe esencën e kësaj dashurie, nga njëra anë, dhe reflektimin e saj në veprat dhe sjelljet tona, në anën tjetër.

Çfarë nënkupton dashuria për Muhamedin a.s., dhe si shprehet ajo?

Cilët janë treguesit e kësaj dashurie dhe si ndikon ajo tek ne?

Janë këto dy pyetje të cilave ky punim mëton t'ua gjejë përgjigjen. Do të shohim se dashuria për Pejgamberin a.s., nuk është thjesht ndjenjë dhe emocion, nuk është as gjë vullnetare, nuk është madje as siç e shohim e lexojmë shpesh 'gjë që e përsos imanin', por është vetë iman.

**...kjo dashuri duhet të jetë mbi dashurinë e të tjerëve, veçmas nëse me dashuri nënkuptohet respektimi dhe nderimi, jo thjesht animi shpirtëror.**

## Koncepti i dashurisë për Pejgamberin a.s.

Parimisht, dashuria, është pjesë përbërëse e besimit. Të duash është element pa të cilin besimi nuk merr formë të përkryer. Në fakt, në raport me Muhamedin a.s., dashuria nuk është vetëm tregues i përsosjes së besimit, por edhe (sipas një pjese të konsiderueshme të dijetarëve) kusht dhe obligim i parapare prej tij. Dijetarët kanë shpjeguar se dashuria për Muhamedin a.s., ndahet në dy pjesë:

Dashuri e obliguar (farz), në të cilën hyn pranimi i çdo gjëje që ka kumtuar Muhamedi a.s., pra pranimin e saj me dashuri e respekt, duke mos kërkuar alternativë tjetër, duke e pasuar drejt, duke vërtetuar lajmet që solli, duke përfillur urdhëresat e duke iu shmangur ndalesave.

Dashuri si virtyt, e cila nënkupton përvetësimin e etikës profetike, faljen e namazeve vullnetare, ngrënien dhe pirjen sipas modelit të tij, veshjen sipas modelit të tij, mirësjelljen me gruan, e shumë tipare të tjera.



Pra, nuk imagjinohet që një besimtar të pretendojë dashurinë për Muhamedin a.s., ndërsa në anën tjetër të mos e dojë atë, ngase kjo çështje nuk është opsionale por detyrim i përshkruar në Kuran dhe Sunet. Dhe jo vetëm kaq, kjo dashuri duhet të jetë mbi dashurinë e të tjerëve, veçmas nëse me dashuri nënkuptohet respektimi dhe nderimi, jo thjesht animi shpirtëror. Allahu xh.sh. thotë: "Thuaj: "Nëse etërit tuaj, bijtë tuaj, vëllezërit tuaj, gratë tuaja, farefisi juaj, pasuria jua, që e kini fituar, tregtia – për të cilën keni frikë se nuk do të shkojë mirë dhe shtëpitë – në të cilat e ndieni veten rehat, u janë më të dashura sesa Allahu, i Dërguari i Tij dhe lufta në rrugën e Tij, atëherë pritni derisa ta sjellë vendimin Allahu. E, Allahu, nuk do ta udhëzojë në rrugën e drejtë popullin e korruptuar." (Et Teube, 24)

Pejgamberi a.s., ka thënë: "Nuk ka besuar ndokush prej jush përderisa unë të mos jam më i dashur për të se prindi, fëmija dhe të gjithë njerëzit."; "Kush i posedon tri tipare, ai e ka shijuar ëmbëlsinë e besimit: ta dojë Allahun dhe të Dërguarin e Tij më shumë se çdo kë tjetër... " Muhamed Abdullah Drazi, duke komentuar këtë hadith ka thënë: "Kjo pjesa "çdo kë tjetër" përfshin çdo gjë: fëmijët, prindërit, pasurinë, njerëzit, e madje edhe vetë njeriun."

Ky kuptim në fakt është përfitim nga hadithi i Buhariut në të cilin qëndron se Pejgamberi a.s., një ditë e kishte kapur Omerin r.a., për dore, ndërsa ky i fundit kur kishte parë afërsinë e Pejgamberit a.s., me të, i kishte thënë: "O i Dërguari i Allahut! Me të vërtetë të dua më shumë se çdo gjë, me përjashtim te vetes sime!" Pejgamberi a.s., e shikoi dhe i tha: "Jo (o Omer) jo, pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti im, (ti nuk do të jesh besimdrejtë) derisa unë të mos jam tek ti edhe më i dashur se vetja jote!" Atëherë Omeri pa hezitim tha: "Tash, për Zotin, ti më je më i dashur se vetja ime!" Pejgamberi a.s., iu përgjigj: "Tash o Omer! (u plotësua besimi)."

Arsyeja pse kjo dashuri duhet të jetë mbi dashurinë ndaj prindërve, fëmijëve, pasurisë, njerëzve në përgjithësi, fshihet në faktin se kjo dashuri, siç shpjegon edhe Drazi, nuk është instinktive, por logjike. Ne kemi arsye, motive, shtytje pse e duam Muhamedin a.s., respektivisht vlerësimi i tij nga Allahu xh.sh., dhe kontributi i tij për njerëzimin mbarë, veçmas për neve pasuesit e tij, janë motive të fuqishme për ta dashur dhe pasuar.

## Reflektimi edukativ i dashurisë për Pejgamberin a.s.

### Dashuria dhe respekti për Allahun xh.sh.

Dashuria për Muhamedin a.s., është dëshmi e dashurisë dhe respektit për Allahun xh.sh. Kjo për shkak të lidhjes së pashkëputur që qëndron në relacionin ndërmjet tyre. Për më qartë, Kurani dhe Suneti na tregojnë se për çfarë lidhje bëhet fjalë:

**Muhamedi a.s., e donte moralin e lartë, korrektësinë në sjellje e në të folur, fjalët shpresëdhënëse dhe optimiste, mirënjohjen dhe falënderimin, ndërsa urrente fjalët e paturpshme, sharjen, mallkimin, rrenën, përbuzjen, mosmirënjohjen etj.**



"Kush i bindet të Dërguarit, i është bindur Allahut..." (En Nisa, 80)

Ebu Hurejre r.a., përcjell se Pejgamberi a.s., ka thënë: "Kush më bindet mua, i është bindur Allahut. Kush më kundërshton mua, e ka kundërshtuar Allahun..."

Kjo për faktin se, ajo që kumton Pejgamberi a.s., është fjalë e Allahut xh.sh., andaj edhe bindja ndaj Pejgamberit a.s., por edhe kundërshtimi i tij, nënkuptojnë bindje, respektivisht kundërshtim të Allahut xh.sh.. Pra, është një vepër me përfitim të dyfishtë.

### Njohja e biografisë dhe veprimtarisë së tij a.s.

Që ta duam Muhamedin a.s., duhet fillimisht ta njohim atë, sepse nuk mund të duhet dikush që nuk njihet. Në fakt, ne duke e njohur sa më thellë atë, bindemi se ai vërtet e meriton dashurinë më shumë se çdokush tjetër.

### Bindja dhe respekti ndaj Pejgamberit a.s.

Dashuria nuk mund ta paramendohet pa reflektim, ndryshe ajo mbetet pretendim, jo dashuri. Drazi konsideron se bindja dhe respekti janë fryte të dashurisë, pra ta duash Muhamedin a.s., nënkupton ta ndjekësh dhe ta pasosh atë. Për këtë shkak, është pothuajse e pamundur që ta gjesh një autor që flet për dashurinë ndaj Muhamedit a.s., e që nuk e lidh me bindjen, pasimin, gjykimin sipas Sunetit të tij, dhënies përparësi fjalës dhe gjykimit të tij, e kështu me radhë.

## Imitimi në sjellje dhe në vepra

Nëse dashuria jetësohet me pasim, atëherë kjo nënkupton që dashuria për Muhamedin a.s., na bën ta ndjekim kursin e veprave të tij, respektivisht ta bëjmë atë që ai e ka bërë dhe t'i shmangemi asaj që ai i është shmangur. Muhamedi a.s., e donte moralin e lartë, korrektësinë në sjellje e në të folur, fjalët shpresëdhënëse dhe optimiste, mirënjohjen dhe falënderimin, ndërsa urrente fjalët e paturpshme, sharjen, mallkimin, rrenën, përbuzjen, mosmirënjohjen etj. Kështu, nëse jemi prej atyre që e duam vërtet Muhamedin a.s., atëherë duhet ta ndjekim atë në moral dhe sjellje.

### Etika me Pejgamberin a.s.

Dashuria për Muhamedin a.s., nënkupton edhe etikën me të. Është një kod i veçantë i etikës që besimtarët duhet ta kenë parasysh gjithmonë. Dijetarët, duke iu referuar ajeteve 1-5 nga kaptina El Huxhurat, në të cilat bëhet thirrje për të mos e ngritur zërin ndaj Pejgamberit a.s., kanë përfituar mësime me rëndësi etike. Ibën Kethiri ka thënë: "Është etikë me të cilën Allahu xh.sh., i edukon besimtarët se si duhet të sillen me Muhamedin a.s., me respekt, nderim, butësi, maturi... (Ajeti i dytë:) Është etika tjetër me të cilën Allahu xh.sh., edukon besimtarët për të mos e ngritur zërin e tyre mbi zërin e Muhamedit a.s... Më pas, Allahu udhëzon për moralin e lartë dhe etikën e kërkuar në raport me Muhamedin a.s., respektivisht durimin për të mos e shqetësuar atë." Në kuadër të etikës hyn edhe dërgimi i salavateve për të, përmendja e shpeshtë e tij, përmendja jo me emër por me titull (jo Muhamed, por Pejgamberi, i Dërguari i Allahut...), qëndrimi me dinjitet në xhaminë e tij, etj.

### Dashuria për gratë dhe shokët e tij

Ta duash Pejgamberin a.s., e të mos i duash gratë dhe shokët e tij, jo vetëm që nuk ka kuptim, por është dhe shumë e rrezikshme. Kjo për shkak të pozitës së tyre në përcjelljen e fesë. Gratë e Pejgamberit a.s., dhe shokët e tij janë hallka lidhëse ndërmjet tij dhe nesh. Nga këtu, të parët tanë, dashurinë për ta e kanë konsideruar vepër me vlerë, përderisa urrejtjen e tyre e kanë konsideruar mëkat të madh. Bishër bin Harithi ka thënë: "Nuk kam ndonjë vepër në të cilën kam besim më shumë se dashuria ime për shokët e Muhamedit a.s."

Ndërsa Ibën Abbasi r.a., ka thënë: "Ruaju nga sharja e ndonjërit prej shokëve të Muhamedit a.s., që të mos përfundosh në zjarr, zvarrë për fytyre. Kanë konsideruar se "shembulli i shokëve të Muhamedit a.s., është sikur shembulli i syve, ilaçi i të cilëve është mos prekja e tyre."

### Ikja nga format e ndaluara të respektimit

Ndonjëherë, dashuria mund të jetë shkak për forma të gabuara të nderimit. Duke marrë shkas atë që kishte ndodhur më parë, Muhamedi a.s., ka ndaluar që ta duam jashtë normave fetare. Buhariu shënon në Sahihun e tij hadithin e Omerit r.a., në të cilin qëndron se Pejgamberi a.s., ka porositur: "Mos më lavdëroni siç të krishterët e kanë lavdëruar të birin e Merjemes, sepse unë thjesht jam rob i Allahut, andaj mjaftoni duke thënë për mua: rob i Allahut dhe i Dërguar i Tij. "

Siç kanë shpjeguar dijetarët, lavdërimi i përmendur në këtë hadith nënkupton lavdërimin jashtë normave, lavdërimin me gjëra të pavërteta. Ata që e lëvduan Isaun a.s., thanë për të se ishte i biri i Allahut dhe e morën për Zot.

Rrjedhimisht, që ta duam Muhamedin a.s., duhet t'i përmbahemi konceptit fetar, i cili parasheh lavdërimin me çdo fjalë a vepër të ligjësuar, por me kusht që respekti e lavdërimi të mos kalojnë në nivel glorifikimi e adhurimi.

## Përfundim

Dashuria për Pejgamberin a.s., nuk është koncept teorik por praktik. Ajo parasheh favorizimin e tij, për shkak të pozitës, ndaj çdokujt e çdo gjëje, sikur që parasheh dëshmimin me vepra e sjellje. Duke e dashur dhe duke i ndjekur hapat e tij, ne arrijmë të shndërrohemi në shembuj të përkryer fetarie, morali e mirësjellje.

Dr. Orhan Bislimaj

# Zoti i krijon sëmundjet

Bashkë me mohimin e besueshmërive animistike, feja islame mbjelli te njeriu besimin se Allahu është krijues i gjithësisë dhe i çdo zhvillimi tjetër brenda saj.

## Hyrje

Me rastin e shpërthimit të pandemisë Covid-19, lindën edhe ide konspirative. Shumë njerëz dyshonin se është një e bëmë e faktorit njeri, e jo prej Zotit. Prandaj, pa e paragjykuar kontekstin, në vazhdim do ta trajtojmë problematikën e krijimit të sëmundjeve, si një çështje tejet e rëndësishme në doktrinën e besimit islam.

## Nuk ka infeksion nga supersticionet

Në periudhën para Muhamedit a.s., njerëzit ishin shumë të lidhur për botëkuptimet animistike. Çdo fatkeqësi a veprim e deshifronin nëpërmjet supersticioneve (besëtytnive). Edhe për sëmundjet besonin se janë pasojë e sulmeve të shpirtrave të këqij. Sepse, thënë të drejtën, si sot, edhe në të kaluarën bota e shpirtrave ka qenë preokupim njerëzor. Për shembull, grekët besonin se perandorët e tyre pas vdekjes bëhen perëndi.[1]

Nisur nga kjo logjikë, besohej se shpirtrat posedojnë fuqi çudibërëse. Duke qenë imaterial, të pakapshëm e të panënshtrueshëm, presupozohej se jetojnë diku në ndonjë lartësi qiellore; se kanë lidhje direkte me perënditë; se kanë fuqi mbinatyrore; se vijnë qenësisht në sipërfaqen e tokës dhe personifikohen; se ndikojnë në shkaktimin e zhvillimeve njerëzore, etj. Andaj, kur hidhërohen për shkak të mos respektit ndaj tyre, shkaktojnë fatkeqësi e sëmundje të ndryshme.

I ngarkuar me besëtytni të llojllojshme, njeriu primitiv jetonte me ankth të vazhdueshëm. Atyre, u mungonte një ‘manual jetësor’, siç do të jetë më vonë Kurani, për t’i njohur të vërtetat e patundshme, që lidhen me jetën, me njeriun, me shpirtin, me Krijuesin e gjithësisë, me krijesat e padukshme, me jetën pas vdekjes, etj.

Pikërisht, këtu qëndron rëndësia e shpalljes (Kuranit) dhe dërgimi i Muhamedit a.s. për pejgamber. Nuk janë në pyetje vetëm udhëzimet praktike për rregullimin e marrëdhënieve ndër njerëzore, por para se gjithash është çlirimi i njerëzve nga prangat e brendshme. Kjo i mungon çdo sistemi njerëzor, nga e kaluara dhe e tashmja. Në anën tjetër, kjo është më e rëndësishme se çdo zhvillim tjetër. Prandaj, Pejgamberi i Allahut i kundërshtoi fuqishëm besueshmëritë fiktive e të rreme, duke ua kthyer njerëzve vetëbesimin përmes lidhjes së tyre me Krijuesin e gjithësisë.

Në hadithin e saktë, që e transmeton imam Buhariu nga Ebu Hurejre r.a., Pejgamberi a.s., ka thënë: “Nuk ka infeksion nga supersticioni (pa shkak), nuk ka besëtytni, nuk ka vdekje nga zëri i kukuvajkës, nuk ka pesimizëm nga muaji sefer.”[2]

Në fakt, ky hadith vendosi dispozitat e besimit. Përveç qartësimit se nuk ka infeksion besëtytë, i Dërguari i Allahut a.s., e mohoi ekzistimin e besëtytnisë që kishte robëruar njerëzit. Për shembull, kur dëshironin të niseshin në rrugë ose të martoheshin, shkonin te shtëpia e idhujve, ku ishin shigjetat dhe prej tyre e kërkonin fatin e tyre. Në qoftë se ishte shigjetë urdhëruese, niseshin, nëse ishte ndaluese, abstenonin, ndërsa nëse dilte ajo e pashkruara, atëherë e përsëritnin derisa të dilte e shkruara urdhëruese ose ndaluese.[3]

Po ashtu, asokohe kanë besuar se nëse në një shtëpi ka kukurisur kukuvajka, atëherë aty ka për të ndodhur vdekje. Njësoj sikurse sot, që njerëzit frikësohen nga qyqja apo parakalimi i një mace në rrugë! Pastaj, kanë rënë në pesimizëm gjatë muajit sefer (muaj i kalendarit hënor), duke u frikësuar se brenda tij ndodhin të këqija.

Të gjitha këto, Pejgamberi a.s., i mohoi kategorikisht dhe se kushdo që beson në ato, ai ka devijuar thellë nga monoteizmi i pastër islam.

## Allahu e krijon sëmundjen

Bashkë me mohimin e besueshmërive animistike, feja islame mbolli te njeriu besimin se Allahu është krijues i gjithësisë dhe i çdo zhvillimi tjetër brenda saj. Madje, në kuadër të kushteve të imanit është klauzola: “hajrihi ve sherr-rrihi minAllahi teala” - besojmë se e mira dhe e keqja janë prej Zotit të Madhërishëm.

Natyrisht, njerëzit me pikëpamje materialiste, që nuk besojnë në Krijuesin, sëmundjen e shohin si

**Kur e besojmë se Allahu është krijuesi i çdo gjëje, pra i kësaj gjithësie dhe i të gjitha gjendjeve, arrijmë ta kuptojmë se Ai e krijon edhe sëmundjen edhe çdo gjë tjetër që e dimë apo nuk e dimë.**

diçka që ndodhë rastësisht prej natyrës, apo si një fenomen i pavarur që nuk ka të bëjë me implikime metafizike nga jashtë. Mirëpo, sipas Kuranit të Madhërishëm, e vërteta është ndryshe, asgjë nuk ndodhë rastësisht dhe vetvetiu. Allahu në Kuran thotë: "Allahu është krijues i çdo sendi dhe Ai është mbikëqyrës ndaj çdo gjëje." (Ez Zumer, 63).

Fjala 'send' që ka ardhur në këtë ajet, nënkupton çdo ekzistencë, përveç Allahut. Pra këtu hyjnë edhe sëmundjet dhe gjithçka tjetër. Kurani, si kushtetutë e Allahut në tokë, flet për parime e principe, e jo për detaje të thjeshta. Allahu i Lartësuar, kur ka thënë se është sqarues për çdo gjë (shih: En Nahl, 89), në fakt ka vërtetuar se aty gjendet korniza bazike për të gjitha çështjet, me të cilat preokupohet mendja njerëzore.

Prandaj, kur e besojmë se Allahu është krijuesi i çdo gjëje, pra i kësaj gjithësie dhe i të gjitha gjendjeve, arrijmë ta kuptojmë se Ai e krijon edhe sëmundjen edhe çdo gjë tjetër që e dimë apo nuk e dimë. Në rastin e kundërt, do të ishte shumë anakronike, ta besojmë Allahun për krijues të gjithësisë, por ta privojmë apo ta shpallim inkompetent për zhvillimet që ndodhin brenda saj. Në këtë rast, apriori e kemi cilësuar Krijuesin me paaftësi dhe dobësi, e këto nuk i përkasin Krijuesit të Gjithësisë si dhe çojnë në mohim (kufër).

## Allahu është 'El-Kahir' mbi gjithësinë

Në anën tjetër, nëse supozojmë se Krijuesi i gjithësisë nuk i krijuaka sëmundjet, atëherë shtrohet pyetja kush është krijues i tyre?! Kjo vlen edhe për çdo zhvillim tjetër, pra për materien që mendohet si pikënisje e jetës fenomenale. Përballë kësaj teorie janë dorëzuar edhe mendjet më të kredhura, nga e kaluara dhe e tashmja.

Këto pikëpamje, vetë Krijuesi i gjithësisë i ka rrëzuar në Kuran, duke e përballur njeriun me fuqinë e kundër argumentit logjik.

Fillimisht, i Lartësuari e fton njeriun që të vrojtojë rreth krijimit të qiejve, tokës, planetëve, ujit, njeriut, kafshëve, insekteve, maleve, deteve, erës, natyrës, etj., në mënyrë që të shkundet prej përgjumjes mendore. Pastaj, veçanërisht e fton që të meditojë thellë në krijimin e vetvetes, pra se si funksionojnë në mënyrë absolute organet brenda tij. Dijetarët thonë se njeriu është gjithësia në miniaturë.

Përmes meditimit, njeriu arrin ta kuptojë, se funksionimi i gjithësisë si tërësi dhe i secilës krijesë brenda saj, po edhe i njësive më të vogla e më të imëta brenda krijesave, ndodhë vetëm nga një fuqi madhështore e absolute, që e mban në këmbë. Sa bukur, Allahu i ka thënë njeriut: "Në krijimin e Mëshiruesit nuk mund të shohësh ndonjë kontrast, andaj, drejto shikimin se a sheh ndonjë çarje? Mandej, herë pas here drejto shikimin, e shikimi do të kthehet te ti i përulur dhe i molisur." (El Mulk, 3-4).

E tek pastaj, Allahu i tregon njeriut se e mban nën dominim të rreptë çdo imtësi në gjithësi. Këtë e ka bërë të qartë në ajetin në vijim, ku pasi rikonfirmon se është Krijuesi i çdo gjëje, në vazhdim thotë se është 'El-Kahhar': "Thuaj: Allahu është krijues i çdo sendi, Ai është Një i Vetëm dhe Mbajtësi absolut i rendit në gjithësi (El-Kahhar)!" (Er Rad, 16).

Emri, "El-Kahir" apo në trajtën tjetër "El-Kahhar", që ka ardhur në ajet, do të thotë "I Plotfuqishmi që e pengon këdo tjetër të veprojë në



kundërshtim me vullnetin e Tij".[4]

Prandaj, të ngjarët e sëmundjeve, infeksioneve, tërmeteve, përmbytjeve, etj., as që mund të mendohet pa lejen e krijimin e Krijuesit. Sepse, as bakteri, as virusi e as ndonjë substancë tjetër, që shkaktojnë sëmundjet, nuk do të mund ta kishin aftësinë për transformimin apo çrregullimin e materieve organike apo inorganike pa ndërlidhjen e kushteve klimatike, ta zëmë siç është ajri, uji, drita, i nxehti, i ftohti, etj. Në patogjenezën e sëmundjeve, varësisht prej llojit, interferojnë shumë faktorë. E këtë reaksion ndërveprimi, pra këto veçori e specifika madhështore, pa dyshim i ka krijuar Allahu Fuqiplotë.

Në këtë kontekst, për të qenë më konkret, krijimin e sëmundjeve për nga prejardhja e tyre, mund ta vështrojmë nga dy aspekte: nga aspekti i përgjithshëm dhe nga ai i veçantë.

## Krijimi i sëmundjeve – aspekti i përgjithshëm

Me aspektin e përgjithshëm, kemi për qëllim krijimin e sëmundjeve përmes procesit të natyrshëm linear shkak-pasojë, në kuadër të predispozitave që Allahu i ka vendosur në gjithësi. Të gjithë njerëzit nuk lindin njësoj, disa më të shëndoshë e disa më të dobët. Rrjedhimisht edhe imunitetin nuk e kanë njësoj. Pastaj, gjatë rritjes, mund të ndikojnë shumë faktorë që shkaktojnë rrethana të favorshme për ngjizjen e sëmundjeve, siç janë kushtet jetësore të dobëta. Shto këtu edhe dëmtimet nga incidentet, që lënë pasoja afatgjate. Po ashtu, shto edhe infeksionet nga materiet helmuese, bakteret, viruset, që mund të shkaktojnë çrregullime edhe në trupin e shëndoshë etj.

Në secilin rast të sëmundjeve, themi se krijues i tyre është Allahu, tjetër krijues nuk ka. Edhe atëherë kur njeriu është faktori kryesor për shkaktimin e tyre, përsëri krijues është Allahu, sepse çdo gjë është zhvilluar në kuadër të ligjeve të kozmosit si predispozita ontologjike. Për shembull, mbi bazën e të njëjtave ligje, kafshët kanë imunitet më të fuqishëm, si dhe mund të mbijetojnë në temperatura më të ulëta në ambient të hapur, por jo edhe njeriu. Ato, mund të ushqehen me lloj-lloj ushqime, por jo edhe njeriu. Disa gjallesa jetojnë nën ujë dhe ushqehen aty, por jo edhe njeriu etj.

Në këtë kontekst, çdo sëmundje apo dëmtim që vjen nga tejkalimi i këtyre limiteve, është e krijuar prej Allahut, pavarësisht se vetë njeriu ka ndikuar në shkaktimin e tij. Sepse, sipas besimit islam, veprat e njeriut shprehimisht janë të krijuara prej Allahut, kurse njeriu është në rolin e përfituesit të tyre (El-kasib).[5] Domethënë, edhe kur sëmuret nga i ftohti ose nga konsumimi i materieve të dëmshme, ose në rastin tjetër kur e pi ilaçin për shërim, krijues i të gjitha lëvizjeve e gjendjeve është Allahu i Lartësuar.

Predispozitat ontologjike, për të cilat po flasim, ngjasojnë me rrjetin e energjisë elektrike. Në momentin që ndalet rryma në termocentral, edhe instalimi në shtëpi nuk përçon energji elektrike, ani pse është në gjendje të rregullt. Ose ta marrim shembull rrjetin e telefonisë mobile. Kur centrali ndalon punën, edhe rrjeti telefonik nuk funksionon, si dhe e kundërta. Në këto raste, askush nga ne nuk ia adreson meritat termocentralit e as centrales, e aq më pak rrjetit elektrik apo telefonik, por vetë njeriut që i ka themeluar ato, duke shfrytëzuar resurset natyrore.

Pra, kemi të bëjmë me funksionimin e njësive në kuadër të tërësisë. Dora jonë nuk do të mund të bënte asnjë lëvizje, e ndarë nga trupi, e as truri jonë nuk do të jepte asnjë mendim pa u furnizuar me gjak të mjaftueshëm, as gjaku ynë nuk do të jepte asnjë efekt pa kaloritë e nevojshme të ushqimit, as ushqimi nuk do të jepte efekte pa funksionimin e lukthit e kështu me radhë. Dhe krejt në fund, as trupi jonë nuk do të mbijetonte pa aftësinë e mushkërive e ajrin cilësor, i cili rrënjët i ka në predispozitat ontologjike që i ka krijuar Allahu në gjithësi. Edhe më tej, frutën e pemës që e shohim, nuk do të ishte pa vetitë ushqyese të tokës dhe pa temperaturën e pranverës si predispozitë ontologjike.

Prandaj, nëse e pranojmë se instalimi elektrik ose rrjeti telefonik, nuk kanë asnjë funksion si të ndarë prej trafostacionit e centrales dhe nëse e pranojmë se këto të fundit janë rezultat i një instance tjetër, në këtë rast i njeriut, atëherë në mënyrë lineare e pranojmë se çdo lëvizje e njeriut a gjendje tjetër çfarëdo qoftë ajo, përfshirë sëmundjet, bakteret, viruset, etj., nuk kanë asnjë funksion si të ndarë nga kushtet efektive të kozmosit, ndërsa ky i fundit në tërësinë e tij është krijim i një instance tjetër, i Allahut të Madhërishëm.

Për më shumë, dijetarët islamë duke e vërtetuar ngjarësinë e gjendjeve njerëzore, e marrin për argument elementin e gjithëdijës paraprake të atij që është Krijues. Në ajetin në vijim, Allahu pasi thotë: "E ju fshiheni ose thuajeni fjalën tuaj haptas, Ai s'ka dyshim se e di çka fshihni në zemrat tuaja", në vazhdim e thotë edhe këtë: "A nuk e di Ai i cili krijon…" (El Mulk,13-14). Ky është argument se krijimi e kërkon njohurinë e krijuesit për krijesën në çdo aspekt.[6] Ashtu sikurse njeriu, ta zëmë kur e ndez veturën, që e di paraprakisht se çfarë lëvizje do të bëjë ajo, sepse vetë e ka ndërtuar. E Allahut i takon shembulli absolut, Atij i qofshim falë.

Për këtë arsye, Krijuesi ka thënë se çdo send e madhëron Atë, ani pse ne nuk mund ta kuptojmë se si bëhet një gjë e tillë nga krijesat inorganike. I Lartmadhërishmi ka thënë:

"Lartmadhëri të merituar i shprehin Atij shtatë qiejt e toka dhe çka nën to, e nuk ka asnjë send që nuk e madhëron (nuk i bën tesbihë), duke i shprehur falënderim Atij, por ju nuk e kuptoni atë madhërim të tyre

(pse nuk është në gjuhën tuaj). Ai është i butë dhe fal shumë." (El Isra, 44).

## Krijimi i sëmundjeve – aspekti i veçantë

Me këtë aspekt kemi për qëllim krijimin e sëmundjeve nga Allahu i Madhërishëm nëpërmjet ndërhyrjes së Tij direkte në ligjet e gjithësisë. Kjo mund të vlejë edhe për rrethanat e shërimit. Për këtë arsye, mjekët magjepsen shpeshherë, teksa vërejnë shërimin e pacientit në rrethana të pamundura për dijen njerëzore.

Ose, në rastet e tjera, kur njeriu shpëton prej ndonjë incidenti që arsyeja jonë nuk mund ta justifikojë. Në vitin 2014, një fëmijë me emrin Musa Dayib bie nga kati i njëmbëdhjetë i banesës në Minneapolis, SHBA dhe mbijeton. Pediatrja e rastit, Tina Slusher tha se është padyshim një mrekulli.[7] Ose rasti i fëmijës tjetër 2 vjeçar me emrin Adam, që u rrëzua nga kati i nëntë i një pallati në Paris, në lagjen e Belleville dhe shpëtoi pa pësuar asnjë frakturë. Policia tha "është një mrekulli."[8] Raste të tilla ka shumë e përditë.

E vërteta e këtyre ngjarjeve kthehet tek Allahu. Ai me vullnetin e Tij vendos për çdo gjë, ndërhynë në gjithësi, ndërhynë në jetët e njerëzve, nxjerr shkaqe e pasoja, krijon vazhdimisht dhe për të gjitha nuk e pyet askënd. Allahu ka treguar në Kuran për rastet, kur u ka çuar njerëzve sëmundje në mënyrë të posaçme, qoftë si ndëshkim apo si sprovë.

Kur është fjala për sëmundjen si ndëshkim, Allahu tregon se si e goditi Faraonin me murtajë dhe me lloje të tjera, gjersa u detyrua që të kërkojë shpëtim te armiku i tij, në këtë rast Musai a.s.: "O Musa, lute për ne Zotin tënd me atë meritë që ke (si pejgamber), nëse na e largon dënimin ne do të pranojmë ty (si të dërguar) dhe do t'i lejojmë Beni Israilët bashkë me ty (të shkoni ku të doni). E kur e larguam nga ata dënimin (me lutjen e Musait) për deri në një afat që do të arrinin, ata e thyen besën. Atëherë ndërmorëm kundër tyre dhe i fundosëm në det, ngase përgënjeshtruan argumentet Tona dhe nuk qanë kokën për to." (El Araf, 133-136).

Siç shihet, në këtë ajet kemi një ngjarje që është mbikëqyrur direkt prej Allahut si proces. Nuk është vetëm zbulim i saj, por ndërmarrje prej Tij. Së pari ia dërgoi sëmundjen, pastaj ia largoi për shkak të duasë së Musait a.s., dhe më në fund ia dërgoi ndëshkimin shkatërrimtar si hakmarrje (fentekamna).

Ndërsa, kur është fjala te sprova, Allahu tregon se e goditi me sëmundje të rëndë pejgamberin Ejub a.s. Në vazhdim, i Lartmadhërishmi thotë se me mëshirën e Tij ia hoqi vështirësitë e sëmundjes, i dha familje dhe e bëri shembull ndër breza për durimin që kishte në sëmundje (shih: El Enbija, 84).

Prandaj, duke marrë për bazë faktin se Allahu ndërhyn në ligjet e gjithësisë, Pejgamberi a.s. ka bërë lutje vazhdimisht tek Allahu për largimin e sëmundjeve apo sprovave. Përndryshe, duatë e tij do të ishin të pakuptimta. Pa dashur Allahu, asgjë nuk bëhet. E, Ai kur do, i nxjerr shkaqet.

## Idetë konspirative dhe krijimi i Covid-19

Sa i përket asaj që po dëgjojmë aty-këtu se virusi Korona është dorë e njeriut, e jo prej Zotit, duhet thënë se në asnjë rast nuk kanë për qëllim përjashtimin e Krijuesit nga krijimi i sëmundjes. Ato, kryesisht vijnë si një aludim se shtetet e fuqishme mbase mund ta kenë prodhuar me qëllim të shtrirjes së ndikimit të tyre në nivel të botës.

Fundja, neve nuk na takon ta vendosim epilogun, pasi që verifikimi i kësaj çështje nuk është në mundësitë tona. Por, pavarësisht ideve e pandehmave, pavarësisht nëse faktori njeri e ka prodhuar apo jo, megjithatë gjithmonë krijues i sëmundjeve, përfshirë Covid-19 dhe çdo tjetër është Allahu (shih: Saffat, 96). Sepse, në secilin rast gjërat zhvillohen brenda ligjeve të kozmosit, siç kemi folur më lartë. Edhe në rastin tjetër, në qoftë se këto pretendime, ta zëmë dalin të sakta, atëherë kjo kategorizohet si një e bëmë e keqe e njeriut, veçse Allahu përsëri mbetet Krijuesi i saj.

Pra, në secilin variant krijues mbetet Allahu. Ngjashmërish me këtë, disa njerëz në kohën e Pejgamberit a.s. e konsideronin infeksionin si pa-sojë e përzierjes në mes të sëmurëve dhe shëndoshëve. Pejgamberi a.s. ua sqaroi, kur iu përgjigj një njeriut që u ngrit e tha:

"O i Dërguari i Zotit, a nuk e ke pa se një deve që është e zgjebosur, ajo i zgjebos edhe të tjerat. Pejgamberi a.s. tha: Jo, zgjebosja është me përcaktim prej Krijuesit, përndryshe, kush e ka zgjebosur atë të parën?[9]

Domethënë, njësoj si veprat e njerëzve edhe zgjebosja/infeksioni ndodhin sipas përcaktimit dhe krijimit të Allahut, pavarësisht se transmetohen apo zhvillohen nëpërmjet shkaqeve e rrugëve fizike.

*1. Shih: Mark Krasniqi, Aspekte mitologjike - besime e besëtytni, Prishtinë, 1997, fq.46. 2. Sahihu'l Buhari, Kitab: Et-Tib-b, Babu: la hamete. 3. Jusuf Kardavi, Hallalli dhe harami në Islam, Logos-A, Shkup, 1998, fq. 237-238. 4. Taha Abdur-ReufSa'd, Sherhu Esmai'l-Lahi'lhusnaLi'r-Rrazi, el-mektebetu'lez'herijjetuli't-turath, pa vend të botimit, 1420/2000, fq. 216. 5. Më gjerësisht për krijimin e veprave të njeriut, shih: Orhan Bislimaj, Akaidi hanefij, Forumi i të Rinjve Myslimanë" me selinë e qytetin Sent Galen – Zvicër, Prizren, 2008, fq. 266 e tutje. 6. Shih: Abdul Kerim TETAN & Muhamed Edib El-Kilanijj, Avnu'l muridi lish-sherhi xhevheret'it-tevhidi fi akideti Ehli Suneti ve'l xhemaati, boton Daru'l-Beshair, botimi i dytë, 1999/1419, pa vend botimi, fq. 1/549. 7. Shih: https://www.lajme.info/blog/2014/05/15/femija-1-vjec-bie-nga-kati-i-11-shpeton/, data e publikimit dhe citimit: 15.05.2014. 8. Shih: https://www.botasot.info/life-style-showbiz/1110644/ndodh-mrekullia-femija-2-vjec-bie-nga-kati-i-nente-shpeton/, data e publikimit dhe citimit: 23.06.2019. 9. Sunenu Ibni Maxheh, Kitab: Et-Tibb, Babu: Men kaneju'xhibuhu'lfe'luvejekrehu't-tijerete.*

Dr. Sc. Rexhep Suma

# Forca e mbështetjes në Zotin gjatë komunikimit në dave (1)

Ndër elementet më qenësore në predikimin e thirrjes islame është autoriteti (besimi) dhe mbështetja në Allahun xh.sh., për faktin se Ai është që i krijoi dhe i lehtësoi rrethanat për të arritur deri në subjektin e caktuar në jetën tonë.

Koncepti i mbështetjes në Allahun xh.sh., nënkupton që ne të kërkojmë ndihmë që Ai të na japë suksese që të vazhdojmë e të qëndrojmë stabil në rrugën e fesë dhe në rrugën e së vërtetës. Mbështetja në Allahun do të thotë, që Atij t'ia lësh çështjen në dorë, pasi që të kesh marrë të gjitha masat e duhura. Do të thotë të kesh besim tek Allahu dhe t'ia lësh Atij në dorë atë që mbetet pasi të kesh përmbushur të gjitha shkaqet materiale dhe shpirtërore, si dhe të kesh marrë të gjitha masat derisa të mos ketë mbetur asgjë tjetër për t'u bërë. Ky tregues nuk është më pak i rëndësishëm se sa treguesit e tjerë gjatë komunikimit në dave. Këto dy elemente rafinojnë shpirtrat, disiplinojnë veprimet, vënë nën kontroll gjuhën dhe po ashtu bëjnë që njeriu t'i shohë gjërat më me maturi e urtësi. Gjatë jetës, njeriu mund të shpenzojë energji të shumta për të realizuar një sukses, por ajo që vendos vulën e çdo suksesi është ndihma e Krijuesit Fuqiplotë. Në këtë aspekt dhe mbi këtë koncept, Kurani ndërtoi kuptimit e mësimit të fesë mbi zemrën e Muhamedit a.s.. Në këtë vazhdë, Allahu xh.sh. thotë: "E kur myslimanët e panë ushtrinë aleate thanë: "Kjo është ajo që Allahu dhe i Dërguari i Tij na premtuan neve, e Allahu dhe i Dërguari i Tij e thanë të vërtetën. Ajo (ushtria e armikut që e panë) vetëm ua shtoi atyre besimin dhe mbështetjen." (El Ahzab, 22); "E atyre (shokëve të pejgamberit) që dikush u tha: "Populli (idhujtarët) është tubuar t'ju sulmoja, pra kini frikë!" Ajo, vetëm ua shtoi edhe më shumë besimin e thanë: "Neve na mjafton që kemi Allahun, Ai është mbrojtësi më i mirë!" Dhe atë pa i gjetur kurrfarë e keqe fituan begati e mirësi të mëdha nga Allahu dhe e arritën kënaqësinë e Tij, Allahu është dhuruesi i madh." (Ali Imran, 173-174); "...e kur të vendosësh, atëherë mbështetu në Allahun, se Allahu i do ata që mbështeten." (Ali Imran, 159).

**Mbështetja në Allahun do të thotë, që Atij t'ia lësh çështjen në dorë, pasi që të kesh marrë të gjitha masat e duhura.**

Edhe nga jeta e Muhamedit a.s., mësojmë se ai kishte pasur një mbështetje shumë të fortë tek Allahu, e kjo sigurisht që lidhet tepër ngushtë me besimin e tij të patundur. Mbështetja tek Zoti (tevekkuli) është një prej shenjave që tregojnë pjekurinë e besimit dhe të mysli-manllëkut. Për këtë gjë, aludohet në Kuranin fisnik, kur përmendet fjala e Musait a.s.: "Musai tha: "O populli im, nëse i keni besuar Allahut, vetëm atij mbështetuni, nëse jeni të dorëzuar (vendimit të Tij)!" (Junus, 84).

Mbështetja tek Allahu, sidomos kur kemi të bëjmë me predikimin dhe vështirësitë që i hasim gjatë rrugës së mundimshme është fenomen i besimit, i cili del në pah si rezultat i besimit të Allahut si Krijues dhe si furnizues i gjithçkaje, i pavdekshëm dhe gjithmonë i gjallë, i mëshirshëm dhe që u ndihmon robërve të Tij. Nga ana tjetër, Muhamedi a.s., tërheq vërejtjen për këtë konceptim, në këshillat drejtuar Ibën Abasit r.a.: "O djalosh! Do të mësoj disa fjalë: Ruaje (të drejtën) Allahun, që edhe Allahu të ruaj ty. Kujdesu për të drejtën e Allahut që gjithnjë ta kesh Atë me vete. Kur të kërkosh diçka, kërkoje prej Allahut. Kur të kërkosh ndihmë, kërkoji ndihmë vetëm Allahut. Duhet ta dish se sikur e tërë bota të bëhet bashkë për të ndihmuar ty, mund të të ndihmojnë vetëm nëse e ka shkruar Allahu. Dhe sërish, sikur e tërë bota të bëhet bashkë që të dëmtojnë, mund të të dëmtojnë vetëm nëse e ka shkruar Allahu."[1]

Po ashtu, edhe në disa transmetimit të tjera, Muhamedi a.s., porosiste kështu. Sipas transmetimit të Omer ibën Hatabit r.a., i Dërguari i Allahut ka thënë: "Nëse do t'i mbështeteshit Allahut siç duhet, do të furnizoheshit ashtu si zogjtë që dalin të uritur në mëngjes dhe (në mbrëmje) kthehen të ngopur."[2]

Kjo porosi profetike vë në dukje se mbështetja për të arritur qëllimet

vjen pasi të bësh gjërat që duhen, dhe që duhet bërë me nënshtrim të plotë ndaj Allahut, si i vetmi zotërues i forcës dhe fuqisë. Mbështetja e besimtarit në këtë mënyrë e shpëton atë nga cytjet dhe mashtrimet e shejtanit dhe nuk e lejon atë të bëhet rob i pasioneve. Në hadithin të cilin e transmeton Imrani, i Dërguari i Allahut ka thënë: "Shtatëdhjetë mijë njerëz nga ymeti im do të hyjnë në xhenet pa u marrë në llogari." Ata që ishin të pranishëm pyetën: "Kush janë ata, o i Dërguari i Allahut?" Pejgamberi a.s., tha: "Janë ata që nuk e kanë shpuar trupin e tyre me hekur të nxehtë, që nuk merren me fyerje (ekzorcizëm) dhe që i mbështetën Zotit të tyre."[3]

Shprehja "shtatëdhjetë mijë" në këtë hadithi sherif, nuk nënkupton një numër të caktuar, por shpjegon se shumë njerëz, të cilët i posedojnë këto cilësi, do të hyjnë në xhenet. Edhe kur të dalë njeriu nga shtëpia, mësimet profetike na mësojnë edukatën e lutjes së daljes nga shtëpia. Sipas transmetimit të Enes bin Malikut, i Dërguari i Allahut ka thënë: "Kur të dalë njeriu nga shtëpia dhe të thotë: "Bismilah, tevekkeltu al Allah, la havle ve la kuvete il-la bilah" (Me emrin e Allahut, i mbështetem Allahut. Forca dhe fuqia vjen vetëm nga Allahu), atij i thuhet: "Tani, ti udhërrëfehesh, të plotësohen nevojat dhe mbrohesh."[4]

> **"Të mbështeturit e vërtetë janë ata që e hedhin (mbjellin) farën në tokë dhe pastaj i mbështetën Allahut."**
>
> *Omeri r.a.*

Së këtejmi, këto tekste fetare, ne në jetën tonë të përditshme, na mësojnë që vazhdimisht të kemi besim e të mbështetemi në Krijuesin Fuqiplotë. Kështu do të mundemi t'iu bëjmë ballë vështirësive e sfidave të jetës sonë. Kjo bindje jonë në fuqinë e Allahut, na bën që ta kujtojmë Atë e të mos e harrojmë se Ai është me ne dhe përfundimin ia lëmë Atij. Durimi dhe mbështetja tek Allahu janë dy karakteristika që ndodhen bashkë në personalitetin e besimtarit. I Dërguari a.s., është quajtur edhe mutevekkil (i mbështeturi), ngaqë është mjaftuar me pak dhe ka treguar vlerën e durimit ndaj gjërave të papëlqyeshme për të. Po ashtu, Allahu i ka përgëzuar besimtarët muhaxhirë, duke vënë në dukje se ata edhe kanë duruar edhe i janë mbështetur Allahut. Në një ajet kuranor thuhet: "Ata që migruan për hir të Allahut, e pasi që u torturuan, atyre gjithsesi do t'u mundësojmë vendbanim të mirë edhe në këtë botë, po shpërblimi i botës tjetër është edhe më i madh, sikurse njerëzit ta dinin (për atë shpërblim). Janë ata që bënë durim dhe vetëm Zotit të tyre iu mbështetën." (En Nahl, 41-42)

Në fushën e predikimit të daves, po ashtu është me rëndësi të mësojmë edhe nga rrëfimet dhe ngjarjet e vërteta që kanë u ndodhur edhe halifëve të drejtë, siç është rasti me Omerin r.a., i cili ndeshi disa njerëz që shpresonin se do të arrinin diçka me mbështetje të thatë e pa përpjekje. Kjo nxjerr në pah se ç'është mbështetja dhe si duhet të jetë botëkuptimi ynë për të. Një ditë, hazreti Omeri, takoi disa njerëz që vinin nga Jemeni (që shëtisnin kot). I pyeti: "Kush jeni ju?" "Ne jemi prej të mbështeturve (mutevekkilun)" – thanë ata. "Përkundrazi, ju jeni parazitë (muteekkilun)" – iu tha Omeri. "Të mbështeturit e vërtetë janë ata që e hedhin (mbjellin) farën në tokë dhe pastaj i mbështetën Allahut.[5]

Nga ana tjetër, edhe mësimet kuranore na rrëfejnë rrugën e duhur



se si duhet të mbështetemi në Allahun xh.sh.. Ja se si Kurani na e rrëfen këtë rrugë: "Ti ishe i butë ndaj atyre, ngase Allahu të dhuroi mëshirë, e sikur të ishe i vrazhdë e zemërfortë, ata do të shkapërderdheshin prej teje, andaj ti falua atyre dhe kërko ndjesë për ta, e konsultohu me ta në të gjitha çështjet, e kur të vendosësh, atëherë mbështetu në Allahun, se Allahu i do ata që mbështeten." (Ali Imran, 158-159)

## Njeriu duhet të bëj atë që i takon

Besimtarët e dinë se atyre mund t'iu bien në kokë vetëm ajo që Allahu e ka përcaktuar për ta, ndaj edhe kanë besim tek Ai dhe i mbështeten Atij. Prandaj, ndërmjet mbështetjes tek Allahu dhe nënshtrimit ka një lidhje të ngushtë. Por, nuk është mbështetja që njeriu të thotë se është nënshtruar dhe se është pajtuar me kaderin pa bërë atë që i takon. Sepse besimi në kader nuk përbën kurrfarë pengesë për punën që duhet bërë. Qëndrimi që duhet të mbajë besimtari është nënshtrimi tek Allahu pasi që të ketë bërë atë që i takon, ta pranojë Zotin si mbështetës, të ndjejë siguri të pafund tek Ai dhe t'i mbështeten pa u shqetësuar për përfundimin e punëve të bëra. Reflektimi i nënshtrimit ndaj vull-netit të Tij është siguria që ndjen tek Ai dhe shpresa e pashtershme që i jep kjo siguri.[6]

Në një ajet kuranor, Allahu xh.sh., ka thënë: "Po nëse refuzojnë, thuaj: "Më mjafton Allahu, s'ka zot pos Tij, tek Ai mbështetem, e Ai është Zoti i Arshit të madh." (Et Tevbe, 129)

Po ashtu, ngjarjet profetike janë ato që duhen marrë si model nga thirrësit dhe nga to të nxirren mësime që do t'u bënin dobi në këtë mision. Më pas, kjo do të reflektonte në dave, që fjala e Zotit të përfshinte të gjithë ata që dëshirojnë të ndriçohen me dritën e imanit dhe të jetojnë në paqe, siguri e mëshirë në të dy botët. Tregohet se një ditë, gjatë një bisede me sahabët, ashtu siç kuptohet rreth



çështjeve të kiametit, ai tha: "Si mund t'i shijoj unë begatitë, kur mbajtësi i surit/bririt (Israfili) e ka vënë surin në gojë, ka ulur kokën dhe ka ngrehur veshët në pritje të urdhrit për t'i fryrë?" Si duket, kjo fjalë u ra rëndë sahabëve, me ç'rast i Dërguari a.s., u tha: "Na mjafton Allahu, sa mbështetës i mirë është Ai! Thoni: "Ne i mbështetemi vetëm Allahut!"[7]

Enes bin Maliku përcjellë se Pejgamberi a.s., ishte thellë i mbështetur në Allahun, ashtu siç shkruhet në këtë hadith, ku ai thoshte: "Zoti im, Ti je mbështetja ime e vetme, Ti je ndihmësi im i vetëm dhe bashkë me (ndihmën Tënde) Ty luftoj."[8]

Islami ka sqaruar se si duhet të nënshtrohemi dhe të mbështetemi në të Gjithëfuqishmin edhe kur bihet për të fjetur. "Zoti im, veten time ta dorëzova Ty, punën time ta kam lënë Ty. Me frikë prej dënimit Tënd, me shpresë për sevapin Tënd, të jam mbështetur Ty. Rruga e vetme për t'u mbrojtur nga (dënimi Yt) Ti dhe për të qenë i sigurt, është strehimi tek Ti (në mëshirën Tënde). I besova Librit që ke zbritur dhe Pejgamberit që ke dërguar. Nëse ma merr shpirtin, ma merr në natyrën (e pastër). Këto fjalë të mia le të jenë të fundit."[9] *(vijon)*

*1. Tirmidhiu, sifatu'lkijame, 59 nr. 2516. 2.Tirmidhiu, Zuhd, 33, nr 2344 dhe Ibën Maxhe, Zuhd,14, nr. 4164. 3. Muslimi, Iman,371,nr.524. 4. Ebu Davudu, Edeb,102-103,nr,5095. 5. Ibën Rexheb, Xhamiu'l ulum,I,441 nr. 441. 6. Islami nëpërmjet haditheve, Kryesia e Çështjeve Fetare të Turqisë,botim i dytë, v.3, Istanbul 2017, f.315. 7. Tirmidhiu, sifatu'lkijame, 8nr.3243.Tirmidhiu, tefsiru'l Kuran, 39. 8. Tirmidhiu, deavat, 121,nr.3584. 9. Buhariu, deavat, 6, nr.6311.*

Agron M. Rexhepi, MD, PhD

# Mësimi mbi prejardhjen e njeriut

"Ai (Allahu) është që për ju krijoi gjithçka që ka në Tokë, pastaj vullnetin e vet ia drejtoi qiellit dhe i përsosi ata shtatë qiej. Ai është i Gjithëdijshmi për çdo gjë." (El Bekare, 29)

Me problematikën e madhe rreth prejardhjes së njeriut, fëmijët tanë për herë të parë njihen nga mësimet e lëndës së biologjisë.

Njohuritë teorike rreth këtyre temave, mjaft të rëndësishme, datojnë që nga shekulli XVIII dhe XIX, në kohën kur shkenca ende ishte nën ethet e injorancës kishtare të mesjetës, në kohën kur, si kundërpërgjigje ndaj ndikimit të kishës mesjetare, filozofitë ateiste-materialiste kishin marrë hovin e zhvillimit të tyre dhe se këto teori pseudo-shkencore mbështeteshin në ateizëm, gjithnjë duke potencuar vetëm rastësinë e jo qëllimin. Fakti i ikjes nga realiteti bëri që këto teori të jenë jo të kapshme për mendjen e shëndosh dhe se të njëjtat të bien në kundërshtim me vetveten.

Andaj më poshtë do t'i bëjmë një qasje asaj që mësohet dhe që ishte dashtë të mësohej për origjinën e njeriut.

Me problemin e krijimit të jetës mbi Tokë merret një disiplinë e veçantë shkencore – biogjenetika. Përveç tjerash, kjo shkencë studion vjetërsinë e gjithësisë dhe Tokës, rrjedhën e krijimit të kushteve për jetë në Tokë, si dhe fillimin dhe zhvillimin e formave të ndryshme të jetës prej më primitives kah më e avancuara. Biogjenetika tenton që formimin e kushteve për jetë, fillimin dhe zhvillimin e jetës në Tokë, t'i shpjegoj përmes teorisë së evolucionit kimik dhe teorisë së evolucionit biologjik. Sipas teorisë evolutive, të gjitha qeniet e gjalla kanë prejardhje të përbashkët – monofiletike, ndërsa rruga deri te krijimi i formave të sotme jetësore është shumë e gjatë dhe kryesisht bazohet në formën adaptuese. Teori kjo antishkencore, e falsifikuar për arritjen e qëllimeve të caktuara ideologjike dhe në shërbim të lëvizjeve të caktuara raciste.

**Njeriu mesatarisht jeton 70 vjet, ndërkaq për t'u realizuar ndryshimet e dukshme dhe të përhershme si pasojë e procesit të evolucionit nevojitet një periudhë e gjatë kohore prej 70 000 deri në mbi 700 000 vjet ndikimi të faktorëve të jashtëm evolutiv.**

Teori kjo e pabazë, e cila duke mohuar faktin e krijimit bëri ndikim të konsiderueshëm negativ te njerëzit labil, i zhveshi nga ndjenja e vetme që i jep kuptim të vërtetë jetës – besimit në një Krijues. Ndërkaq, te njerëzit me mendje të kthjellët dhe



besim të pastër veç sa iu përforcua kjo bindje.

Sa i përket prejardhjes së njeriut, fëmijët tanë e mësojnë teorinë e natyralistit amator anglez Çarls Darvinit, i cili në librin e tij "Origjina e llojeve" thotë se njeriu së bashku me majmunët dhe me gjysmë majmunët kanë origjinë prej një grupi të vjetër gjitarësh. Pranimi i teorisë së evolucionit ka hasur në vështirësi dhe kundërshtime të shumta të argumentuara: p.sh. njeriu mesatarisht jeton 70 vjet, ndërkaq për t'u realizuar ndryshimet e dukshme dhe të përhershme si pasojë e procesit të evolucionit nevojitet një periudhë e gjatë kohore prej 70 000 deri në mbi 700 000 vjet ndikimi të faktorëve të jashtëm evolutiv.

E keqja më e madhe është se shumica e profesorëve tanë, nga injoranca e tyre, teorinë e Darvinit nuk e shpjegojnë si një teori të zakonshme, por më tepër si një "fakt të argumentuar shkencërisht". Nga kjo injorancë, e cila dita më ditë nga vetë shkenca dhe zbulimet arkeologjike po demantohet, më së tepërmi po pësojnë fëmijët tanë.

Pikëlidhjet ndërmjet teorisë evolutive dhe filozofisë ateiste-materialiste janë mohimi i ekzistimit të Krijuesit, potencimi i seleksionimit natyral, lufta e gjallesave për mbijetesë në natyrë – ku gjithnjë fitojnë vetëm më të fortit. Sipas kësaj logjike sataniste dhe raciste, të dobëtit gjithnjë do të zhdukeshin dhe herët a vonë në planetin tonë do të mbetej vetëm një lloj i të seleksionuarëve, të cilët gjithsesi prapë do t'i nënshtroheshin seleksionimit të vazhdueshëm deri në zhdukje. Racizëm i pastër!

Ndikim të fortë në përkrahësit e teorisë së evolucionit, në filozofët ateisto-materialist dhe në pasuesit e racizmit në përgjithësi, pati Malthusizmi. Nën ndikimin e ideve të Malthusit rreth problemeve të "tryezës së njerëzimit", Darvini në shkrimet e veta propagandoj edhe esencën e teorisë evolutive - ndarjen e njerëzimit në lloje sipas ngjyrës



(racës). Në bazë të kësaj ndarjeje, lloji i avancuar i njerëzve (raca e bardhë), me kohë, duhet të eliminoj llojin më të prapambetur të njerëzve gjatë ndryshimeve evolutive (racën e zezë).

Çfarë fascinomi do të përjetonte Darvini po të shihte përparimet teknologjike që ka arritur njeriu i sotëm, por sigurisht se zhgënjimi i tij do të ishte edhe më i madh kur do të shihte se në ato përparime marrin pjesë të gjithë njerëzit pa dallim ngjyre.

Një teori e tillë nga autorët e librave të biologjisë, nga të cilat mësojnë fëmijët tanë, vlerësohet se është mënyra më e drejtë e zgjedhjes së problematikës rreth origjinës së njeriut, duke mos u marrë me zbulimet e reja shkencore.

Shkencat që merren drejtpërsëdrejti me origjinën e njeriut janë: paleontologjia, paleoantropologjia, akeologjia, biologjia dhe antropogjeografia. Këto shkenca, me të madhe trumbetojnë se origjina e njeriut nuk rrjedh nga ndonjë lloj majmuni, por prej ndonjë pararendësi të tyre (antropoidi) që paraqet trung të përbashkët të njeriut me majmunin.

Faktet për farefisninë e përbashkët ndërmjet njeriut dhe kurrizorëve të tjerë, e sidomos grupit të gjitarëve, i mbështesin në disa ngjashmëri ndërmjet tyre, ndërsa dallimet ndërmjet tyre i shohin si pasoj e një evolucioni shumë të gjatë dhe kushteve të ndryshme ekologjike në të cilat jetojnë.

Ngjashmëritë ndërmjet njeriut dhe kurrizorëve të tjerë, e sidomos të gjitarëve, i shohin përveç tjerash edhe:

- Në formën e embrionit në fazat e para të zhvillimit;
- Në renditjen dhe ndërtimin e skeletit dhe të muskujve;
- Në ngjashmërinë e ndërtimit të syrit, veshit dhe organeve nuhatëse;
- Në përbërjen e gjakut.

Ndërkaq, me dukurinë e atavizmit (dukuria e përsëritjes së disa cilësive që i kanë pasur të parët e njeriut, p.sh. fëmija me bisht, njeriu me fytyrë dhe trup të mbuluar me qime, njeriu me shumë palë të sisëve në regjionin e kraharorit dhe barkut), e shohin si të kryer punën e origjinës së njeriut.

Pikërisht rreth problematikës së origjinës së njeriut kanë filluar të "evoluojnë" mendimet e studiuesve, dhe si rezultat, përçarjet ndërmjet tyre veç sa vijnë e rriten. Sipas një grupi studiuesish, në shpjegimin e shndërrimit të antropoidit në njeri dhe zhvillimit të tij të mëtutjeshëm, ka ndikuar fakti i ekzistimit të unitetit në natyrë, unitetit të jetës dhe unitetit të gjinisë njerëzore. Këta studiues e hedhin poshtë teorinë e origjinës poligjene (paraqitja e njeriut në kohë dhe vende të ndryshme të sipërfaqes së Tokës) – teori kjo raciste. Ndërkaq, e favorizojnë teorinë shkencore në bazë të së cilës gjinia njerëzore ka origjinë monogjene, është e njëlloj dhe është paraqitur në mënyrën e njëjtë dhe në të njëjtën kohë në fund të epokës së pliocenit dhe fillimit të epokës së pleistocenit. Sipas tyre, njeriu ka origjinë nga pjesët periferike të tre kontinenteve: kontinentit të vjetër, Azisë dhe Afrikës, dhe se në fillim forma e antropoidit ka ecur me katër gjymtyrët e veta, pastaj duke punuar vazhdimisht filloi të drejtoj

qëndrimin e tij trupor dhe ecjen e vetë ta bëjë më tepër me gjymtyrët e prapme (këmbët), kurse të përparmet (duart) t'i përdorë për të punuar (mbledhja e frutave, mbrojtja, sulmi, dhe bërja e punëve tjera të nevojshme për të ekzistuar). Si duket edhe ky grup i studiuesve për bazë e përdor teorinë e paargumentuar të evolucionit të Çarls Darvinit (Charles Darwin), i cili në librin e tij "Origjina e llojit" thotë: "Njeriu asnjëherë s'do arrinte pozitën dominuese në botë pa përdorimin e duarve, si vegël pune që i nënshtrohet dëshirës së tij."

Përkrahësit e këtyre mendimeve duhet të kuptojnë se asgjë nuk ekziston rastësisht dhe askush nuk e krijon vetveten. Rastësisht nuk mund të krijohen gjithë ata trupa qiellor me gjithë përmbajtjen e tyre. Rastësisht nuk mund të krijohet një rregull dhe ligj aq i përpiktë siç është rregulli dhe ligji i gjithësisë, ku çdo gjë lëvizë me shpejtësinë, drejtimin, precizitetin dhe qëllimin e caktuar, qysh prej miliona viteve - pa ndryshuar asgjë.

Më lartë përmendën fjalët "krijimi i formave të reja", posa të përmendet fjala krijim vetvetiu nënkuptohet ekzistimi i Krijuesit. Shkencëtarët dhe veprimtarët tjerë mund të zbulojnë gjëra të ndryshme, por assesi të krijojnë, meqenëse ata vetë janë të krijuar, e krijimi është kompetencë e vetëm Një Krijuesi.

T'i shqyrtojmë tani ngjashmëritë e cekura më lartë ndërmjet njeriut dhe kurrizorëve (gjitarëve) të tjerë:

Sa i përket formës së embrionit, në një fazë të zhvillimit, embrioni ka formën e shushunjës moçalike, a thua edhe kjo mund të përdoret si argument i laikëve për origjinën e njeriut? Para 14 shekujve, Krijuesi ynë përmes Fjalës së Vet na mësoi për formën dhe fazat e zhvillimit të embrionit të njeriut, të cilat shkencërisht u zbuluan në fund të shekullit XX, pas ditës së 42, embrioni e merr formën e njeriut.

Sa i përket ngjashmërive ndërmjet njeriut dhe kurrizorëve, respektivisht gjitarëve, në ndërtimin e skeletit, muskujve dhe disa organeve, nuk është diç e jashtëzakonshme, meqenëse edhe Krijuesi është i njëjtë, ndërkaq kushtet e jetës në Tokë për të gjitha krijesat (gjitarët) janë të ngjashme.

Ngjashmëria e gjakut ndërmjet njeriut dhe gjitarëve tjerë mund të jetë vetëm në faktin se të dyja llojet, si trupa të nxehtë, e kanë këtë lëngë qarkullues në organizëm, ndërsa përbërja mikroskopike e gjakut flet për dallime të mëdha ndërmjet tyre. Sot, zbulimet gjenetike e hedhin poshtë mundësinë që gjenetikisht njeriu të ketë origjinën e përbashkët me gjitarët e tjerë.

Po që se dukuria e atavizmit merret si dëshmi e fortë për farefisninë e përbashkët të njeriut dhe të gjitarëve të tjerë, atëherë çfarë të themi për lindjet e foshnjave të ashtuquajtura me kokë bretkose (pa pjesën frontale të kokës), për lindjet e binjakëve me trup të ngjitur, lindjet e fëmijëve pa ndonjë gjymtyrë, me hidrocefalus, apo lindja e hermafroditëve.

## Padituria nuk është argument

"... ndërsa nga Dija (juve o njerëz) u është dhënë vetëm fare pak."(El Isra, 85)

Pavarësisht se përkrahësit e teorive dhe filozofive të marra, që i cekëm më lartë, pa ndërpre propagandojnë ateizmin dhe se të njëjtit janë në funksion të ideologjive - lëvizjeve të caktuara raciste, si dhe në shërbim të vetë djallit të mallkuar, jemi të vetëdijshëm se ndjenja e të besuarit në Një Allah është e mbjellë thellë në shpirtin e njeriut.

Të paramendojmë sikur para një shekulli ta paralajmëronim njeriun se do të vije koha e fluturimeve në gjithësi apo e avancimeve të sotme teknologjike, a thua do të besonte?!

E, e njëjta krijesë që nga krijimi i vetë e gjerë më sot, pavarësisht nga ndërrimet e civilizimeve dhe të arriturave teknologjike, thellësisht beson në ekzistimin e Krijuesit të tij.

Nuk e sheh Atë, por i sheh argumentet e Tij;

Nuk e sheh Atë, por i beson të dërguarit e Tij;

Nuk e sheh Atë, por i pason udhëzimet e Tij;

Nuk e sheh Atë, por ka frikë-respekt dhe dashuri ndaj Tij.

Andaj, është koha e fundit kur fëmijët tanë duhen kursyer nga idetë dhe teoritë e falsifikuara dhe të tejkaluara, të cilat në vendet e zhvilluara të botës veçse i kanë hedhur poshtë si të pa baza dhe antishkencore. Ata duhen pajisur me njohuri të reja shkencore të cilat aspak nuk janë në dis-harmoni me mësimet që na i dha Krijuesi ynë përmes librit dhe të dërguarit të Tij, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të.

Pse të mos fillohet me mësim-besim të fëmijëve tanë nëpër shkolla? Çfarë të keqe kanë vendet e tjera të botës që aplikojnë këtë lëndë qysh para shumë kohe?

Përmes mësim-besimit do të njohim njëri-tjetrin më mirë, do të njohim Krijuesin tonë dhe nuk do të lejojmë varfërimin e shpirtit tonë. Të vetëdijesohemi njëherë e përgjithmonë dhe t'i mësojmë fëmijët tanë se kjo ekzistencë me të gjitha krijesat që jetojnë në të, është krijim i Allahut të Madhërishëm: "Ai (Allahu) është që për ju krijoi gjithçka që ka në Tokë, pastaj vullnetin e vet ia drejtoi qiellit dhe i përsosi ata shtatë qiej. Ai është i Gjithëdijshmi për çdo gjë." (El Bekare, 29)

*REFERENCA*

1. *E vërteta mbi origjinën e njeriut. Qasja në: http://geoprespa.wordpress.com/2010/06/28/e-verteta-mbi-origjinen-e-njeriut-2/ Data e qasjes: 08.08.2013*
2. *Prejardhja e njeriut. Qasja në http://unejetoj.org/unejetoj/prejardhja-e-njeriut-lajm-i-fundit/ data e qasjes: 08.08.2013*
3. *Mutahhari, M. Historia dhe evolucioni njerëzor. Qasja në: http://dielli.net/html/historiaevolucionit.htm Data e qasjes: 08.08.2013*
4. *Darwin, Ch. The origin of species. Qasja në: http://www.talkorigins.org/faqs/origin.html Data e qasjes: 09.07.2013*
5. *Human evolution. Qasja në: https://en.wikipedia.org/wiki/Human_evolution Data e qasjes: 01.08.2013*

Arben Desku

# Vdekja, proces i patjetërsueshëm

Njerëzit vdesin çdo ditë. Të vdesësh është ligj hyjnor i Allahut. Dikush shijon më shumë nga të mirat e të këqijat e kësaj bote, dikush më pak, e dikush aspak fare. Vitet, muajt, ditët, orët, sekondat janë të numëruara për secilin. Asnjë frymëmarrje më shumë ose më pak.

Allahu i Lartësuar në Kuranin fisnik thotë: "Secili njeri do ta shijoj vdekjen, e shpërblimet tuaja u plotësohen Ditën e Kiametit, e kush shmanget zjarrit e futet në Xhenet, ai ka arritur shpëtim, e jeta e kësaj bote nuk është tjetër, pos një përjetim mashtrues." (Ali Imran, 185)

Ashtu sikurse gjatësia, edhe pikëpamjet e njerëzve karshi vdekjes ndryshojnë. Dikush e urren, dikush e do, dikush dëshiron t'ia sjell vetes, dikush qëndron indiferent, dikush i frikësohet, e dikush e pret me mall. Krejt kjo varet nga ajo se në çfarë beson dhe se çfarë janë pritshmëritë tua pas vdekjes. Për atë që nuk beson, nuk ka asgjë, pos një zbrazëti e madhe jo-ekzistente. Për ta, sapo të dal shpirti nga trupi, gjithçka mbaron. Shuhet e tretet në errësirë dhe asgjë. Por, për ne është ndryshe. Nuk mund të jetë kaq e thjeshtë. Absolutisht jo! Ne që besojmë se vdekja nuk është fundi, por fillimi i ri, kemi pikëpamje të kundërta me ata lartë. Nuk tretet shpirti, por trupi bëhet pluhur siç ka qenë në fillim. Shpirti nuk zhduket, por kalon në një botë tjetër dhe varësisht nga jo që ka vepruar në këtë botë (dynja), ka bërë një vend në botën tjetër (Ahiret). Pra, esenca është te shpirti, e jo te trupi.

**Do të vdesësh dhe do të filloj gjithçka. Je në një vend të izoluar (Tokë), nga i cili mund të dalë vetëm shpirti pa trup.**



**Në fund, vdekja do të vijë për atë që e do dhe atë që nuk e do, për atë që e pret dhe atë që nuk e pret, për atë që e beson dhe atë që nuk e beson. Vetëm se mënyra ndryshon, po ashtu edhe destinacioni.**



Pra, vdekja në tërë realitetin e saj është një bukuri e trishtuar. Pse e trishtuar? Pasi që njerëzit janë të dobët ta konceptojnë kalimin nga një dimension në një dimension tjetër (dynja-ahiret) dhe posa dikush ndërron jetë, i kaplon ajo ndjenja se më nuk do ta shohin, e shoqëruar me dhimbje e trishtim. Vërtet, Pejgamberi a.s., ka thënë që vdekja i ka agonitë e saj, dhe se patjetër që do t'i ketë, sepse është ndarje e shpirtit nga trupi, por nuk ka të bëjë fare me asgjësimin. Me asgjësimin nuk ka të bëjë, por me tjetërsimin patjetër. Sapo të kalojnë shpirtrat e njerëzve në vendet e tyre në botën tjetër, disa e përjetojnë kënaqësinë e faljes dhe jetën me bollëk në xhenetet e Allahut të Lartësuar, Mëshirëplotë, të tjerët përjetojnë pranimin dhe pendimin të shoqëruar me dënime në xhehenem për pakujdesitë dhe veprat e tyre të liga në këtë botë. Allahu na ruajt!

Nuk do të bësh çfarëdo që të vjen përdore në këtë botë, dhe se të ngushëllohesh me atë mendimin e gabuar që do të vdesësh dhe do të mbaroj gjithçka. Jo, jo! Do të vdesësh dhe do të filloj gjithçka. Je në një vend të izoluar (Tokë), nga i cili mund të dalë vetëm shpirti pa trup. Vetë pamundësia jote për të depërtuar jashtë këtij planeti, tregon qartë se ti je i kufizuar, i izoluar dhe i mbikëqyrur në çdo sekondë të jetës sate. Gjërat nuk janë aq të thjeshta sa mendon dhe se ti nuk ke aspak pushtet, madje as mbi vetën tënde. Ti je krijesë e një Krijuesi, dhe si e tillë ke një Zot (Allah) që të ka krijuar dhe je komplet nën pushtetin dhe përkujdesjen e Tij. Vullneti i lirë që Ai ta ka lejuar, është gjëja nga e cila duhet të kesh frikë më së shumti. Ama vdekja, është përcaktim i Tij.

Nuk ekziston vullneti i lirë në vdekje. Prandaj edhe vetëvrasja është rreptësishtë e ndaluar. Vetëvrasja është t'i japësh jetës aq shumë rëndësi sa të duash ta përfundosh. Një njeri që nuk i jep botës fare rëndësi, e pret vdekjen me qetësi dhe me sportivitet, si një proces i cili duhet kryer, por duhet kryer në kohën e caktuar (caktimi i Allahut) dhe jo në mënyrë të njëanshme.

Pejgamberi a.s., ka thënë: "Askush prej jush të mos e dëshiroj vdekjen për shkak të një të keqeje që e ka goditur." (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

Pra, nuk i takon njeriut që ta dëshirojë vdekjen, vetëm se punët nuk po i ecin mbarë, apo për ndonjë sprovë, sëmundje apo fatkeqësi. Një njeri, besimtar i mirë, lutet dhe punon në përmirësimin e gjendjes së tij, dhe jo menjëherë zgjedh "rrugën e lehtë", e cila fatkeqësisht do ta dërgoj në vuajtje e dëshpërim.

Në fund, vdekja do të vijë për atë që e do dhe atë që nuk e do, për atë që e pret dhe atë që nuk e pret, për atë që e beson dhe atë që nuk e beson. Vetëm se mënyra ndryshon, po ashtu edhe destinacioni. Deri vonë kam menduar se të gjithë njerëzit rënkojnë njëjtë në momentin e vdekjes, ama jo, kishte qenë mendim i gabuar. Njerëzit rënkonin në momentet e vdekjes në varësi të barrës së tyre që e kanë ngarkuar veten në këtë botë. Nuk është e njëjtë shpina e ngarkuar me atë të çliruar nga barra, ashtu edhe shpirtrat dhe rënkimet e tyre.

Besarta Fazliu

# Të shkruarit ndihmon në përmirësimin e shëndetit mendor

Bazuar në studimet e fundit, të shkruarit përmban çelësin për një shëndet të mirë mendor, lumturinë dhe progresin e njeriut. Përveç kësaj, të shkruarit u mëson njerëzve një fjalor të pasur, përmes të cilit ata mund të përshkruajnë dhe shpjegojnë mekanizmat e proceseve bazike që ndikojnë, siç janë idetë, ndjenjat dhe mendimet.

Zhvillimet e papritura të jetës, stresi, depresioni, ankthi apo traumat mund të ndikojnë që të kemi mendime të turbulluara dhe jo-logjike mbi botën fizike por edhe mbi atë shpirtërore. Prandaj të shkruarit mbi ndjenjat dhe mendimet që lindin si pasojë e përvojave të ndryshme jetësore traumatike apo stresuese, ndihmon shumë njerëz të përballen me pasojat emocionale të tyre si dhe i ndihmon ata që të organizojnë mendimet dhe t'i japin kuptim përvojave të tilla. Për këtë arsye, vetë-ndihma konsiderohet si një ndër qëllimet parësore në psikoterapi, dhe pikërisht ky është misioni yt heroik.

## Të shkruarit ngrit vetëvlerësimin dhe ju bën më të lumtur

Arti i të krijuarit në përgjithësi, i të shkruarit në veçanti, stimulon lëshimin e dopaminës, prandaj edhe ndjeheni më të lumtur përgjatë këtij procesi. Ky neuro-transmetues është veçanërisht i mirë në frenimin e depresionit, i cili gjithashtu më pas ngrit vetëvlerësimin. Po ashtu, është vënë re se ky proces ndihmon në çlirimin emocional, lehtësimin e stresit dhe zbulimin e vetvetes.

Jo rastësisht edhe mbajtja e një ditari dhe të krijuarit e shprehisë së shkrimit janë nga zakonet e njerëzve të suksesshëm.

Christiano Strang, profesor i neuroshkencës në Universitetin "Alabama", thotë se krijimtaria është mjet i rëndësishëm për të qëndruar të lidhur me botën. Duke stimuluar qendrat e shpërblimit dhe kënaqësisë së trurit tuaj, ju jeni në gjendje të imagjinoni një të ardhme më shpresëdhënëse.

Pra, përveç stresit dhe uljes së ankthit, terapia e vetë-shprehjes apo e të shkruarit (ku përfshihet edhe art-terapia) mundëson relaksimin, rritë mirëqenien dhe ulë dhimbjet, andaj edhe konsiderohet nga ekspertët si plotësues i fuqishëm gjatë trajtimit psiko-terapeutik.

## Si mund ta përmirësojmë shëndetin mendor përmes të shkruarit?

Këtë radhë do të shtjelloj parimet që çojnë drejt suksesit dhe qetësisë së brendshme, të cilat, nëse zotërohen dhe praktikohen në baza ditore, do të të udhëheqin drejt një ndjenje paqe ndjellëse e qetësie.

## Koncepti i shpresës

Nise çdo ditë të jetës tënde duke menduar mirë për Zotin dhe duke e falënderuar për të mirat me të cilat ai të ka bekuar. Dhe jo vetëm ta mendosh, por edhe ta përjetosh prezencën e Tij në çdo pore të jetës tënde, sepse çfarëdo qoftë ajo nëpër të cilën je duke kaluar, mund të ishte edhe më keq, andaj bëhu falënderues.

Duke qenë mirënjohës për begatitë që Ai të ka dhënë, si dhe duke çmuar po ashtu prezencën e personave të tjerë në jetën tënde si prindërit apo gjyshërit, motrat apo vëllezërit, bashkëshorten apo bashkëshortin, fëmijët apo miqtë, duke shprehur mirënjohjen dhe vlerësimin maksimal për ta.

Më pas, hap ditarin tënd dhe shëno një falënderim dedikuar kujtdo që ka lënë gjurmë në jetën tënde apo të ka ndihmuar që të tejkalosh cilëndo qoftë nga sfidat tua jetësore apo qoftë edhe vetëm një fjalë e mirë nga ta. Mirënjohja është dritë për shpirtin, andaj bëje atë të shkëlqejë!

## Akceptenca

Secili nga ne ka sukseset dhe dështimet e veta të dukshme ose jo, prandaj vuajtja nga keqardhja e



**Kudo që je apo çfarëdo gjendje të pashpresë në të cilën mendon se je, je pikërisht përballë shumë alternativave të pa hulumtuara.**

brendshme që na bën të ndihemi si dështakë, mbushet me konflikt dhe zemërim si dhe me konfuzion për atë se çfarë kuptimi ka jeta. Por e vërteta është se qëndrojmë përballë një numri të pafund të mundësive. Dhe, kudo që je apo çfarëdo gjendje të pashpresë në të cilën mendon se je, je pikërisht përballë shumë alternativave të pa hulumtuara, për shkak të mungesës së një disipline apo zbatimi të detyrueshëm të disa rregullave të caktuara në mënyrë të ndërgjegjshme.

Pra, të nxisë që të hapësh mendjen tënde ndaj mundësive që ke përpara, t'u rezistosh përpjekjeve për injorimin tënd dhe të jesh i hapur për t'i kontribuar paqes individuale.

Andaj, bëj një listë të sukseseve dhe dështimeve tua si dhe shëno për secilën se si ka ndikuar në jetën tënde, por edhe shkaqet apo arsyet që ta kanë mundësuar një sukses apo pamundësuar atë. Kështu do ta kesh më të lehtë të identifikosh potencialin dhe mangësitë e tua dhe t'i orientosh ato drejt një qëllimi madhor.

## Vendimmarrja

Ne mund të mendojmë rreth vendimeve që kanë mjaft ndikim në jetën tonë. Ato mund të ndryshojnë qëllimet tona duke ndryshuar po ashtu fokusin tonë. Kur ndryshoni fokusin, gjithashtu ndryshojnë edhe mendimet tuaja.

Mendimet e tua vijnë të shoqëruara me energji, prandaj edhe ndryshimi është i mundur sepse ato fuqizojnë njeriun dhe mendja është mjet i fuqishëm në krijimin e mirëqenies.

Nëse mendimet tuaja janë të fokusuara në atë se çfarë ti dëshiron të tërheqësh në jetën tënde dhe këto mendime i kanalizon drejt një qëllimi të rëndësishëm, atëherë domosdoshmërish do të veprosh drejt realizimit të atij qëllimi, ngase paraardhës i secilit veprim është thjesht mendimi. I gjithë ky proces është vetëm një vendim i vetëdijshëm nga ana jote për të qenë përgjegjës për të menduarit tënd dhe pavarësisht rrethanave në të cilat ndodhesh, është zgjedhja jote.

Meqenëse është kështu, krijo një listë të mendimeve tua negative dhe që të shqetësojnë apo dobësojnë duke i radhitur një për një. Identifiko bllokimet e 'trafikut' në mendjen tënde të cilat të sjellin ankth. Në këtë mënyrë ju mund të përdorni këtë proces si mjet për të krijuar një strukturë të qëndrueshme të të menduarit. Psikologia Diane Barth thotë se mbajtja e ditarit është një mjet shumë efektiv i cili ju ndihmon të përballeni me veten dhe derisa shkruani dhe pranoni që ndiheni i pakënaqur me veprimet tuaja, do t'ju ndihmojë të mësoni t'i anashkaloni situatat që ju shqetësojnë dhe të çlironi mendjen nga mendimet shpërqëndruese.

Këto praktika të të shkruarit, do të ndihmojnë të zhbllokosh të menduarit dhe të kuptosh gabimet e tua dhe mësimet e nxjerra nga to, duke të ofruar rrugë të reja të shtegtimit në botë.

Shkruaj, dhe kupto superfuqinë tënde!

Drin Aliu

# Zanafilla e medreseve në trojet shqiptare

Me shtrirjen e mejtepeve gjithandej trojeve shqiptare, lindi nevoja edhe për hapjen e medreseve të cilat ishin shkolla të mesme po ashtu fetare. Për dallim nga mejtepet të cilat krahas qyteteve u përhapën edhe në fshatra, medresetë u hapën vetëm në qytete.

## Organizimi dhe funksionimi i medreseve në trojet shqiptare

Me shtrirjen e mejtepeve gjithandej trojeve shqiptare, lindi nevoja edhe për hapjen e medreseve të cilat ishin shkolla të mesme po ashtu fetare. Për dallim nga mejtepet të cilat krahas qyteteve u përhapën edhe në fshatra, medresetë u hapën vetëm në qytete.

Medresetë e para në trojet shqiptare datojnë nga fillimi i shekullit XV. Ato u ndërtuan pranë mejtepeve në qytetet kryesore. Në bazë të burimeve historike mund të konstatojmë që njëra ndër medresetë e para në trojet shqiptare është medreseja e Is'hak beut (Isa Beut) në Shkup, e ndërtuar në vitin 1440. Kjo medrese ishte e njohur me emrin "Is'hakaja e Shkupit" dhe ka qenë ndër medresetë më të njohura të Ballkanit. Mësimdhënësit e saj ishin dijetarët më të shquar të kohës, shumica e të cilëve ishin shqiptarë. Myderrizi i parë në këtë medrese ka qenë Shuxhaudin Iljazi me pseudonimin "dijetari i Shkupit", i cili punoi aty për dyzet vjet. Ndërsa në vitin 1434 është hapur medreseja e Sinanudin Jusuf Çelebiut në qytetin e Manastirit. Duke filluar nga shekulli XVI janë ndërtuar medrese në të gjitha qytetet shqiptare, madje në disa qytete të mëdha janë ndërtuar më shumë se një medrese. Në Kosovë medresetë e para janë ndërtuar në mes të shekullit XV. Medreseja më e vjetër në Kosovë e cila është ndërtuar mes viteve 1444-1455, është medreseja e Gazi Ali Begut në Vushtrri. Para vitit 1516 në Pejë është ndërtuar Medreseja e Vjetër e Pejës e njohur ndryshe si "Medrese-i Atik" e ndërtuar nga Mehmet Beu. Në vitin 1537, Mehmet pashë Jahjapashai e ndërtoi medresenë e Prizrenit. Ndërsa në Prishtinë para vitin 1566 është ndërtuar medreseja nga Besharet Begu, po me këtë emër.

Ndërsa, sot në Prishtinë ekziston medreseja e mesme "Alauddin" e cila filloi punën nga viti shkollor 1962-1963, me vendimin numër 759/65 të ish-Kryesisë Supreme Islame për Republikën Socialiste Federale të ish-Jugosllavisë me qendër në Sarajeve të Bosnjës, (pra si çdo bashkësi islame tjetër në ish-Jugosllavi edhe Bashkësia Islame e Kosovës ishte në kuadër të KSI-së të RSFJ-së). Kjo medrese që nga ajo kohë e vështirë e deri më sot ndikoi shumë në zhvillimin e arsimit shqip në Kosovë.

## Plan-programi i medreseve dhe rëndësia e tyre

Plan-programi i medreseve në krahasim me mejtepet ishte më i zgjeruar, ngase edhe cikli i shkollimit ishte më i lartë, por që zhvillohej mbi atë bazament të mësimeve të mejtepit, vetëm se ishte më i zgjeruar dhe përfshinte edhe disa lëndë shtesë.

Programi mësimor i medreseve përfshinte lëndët fetare dhe lëndët shkencore. Medresetë në trojet shqiptare u ngritën nga bamirësit myslimanë shqiptarë me funksione



**Sipas të dhënave të udhëpërshkruesit të njohur, Evlija Çelebiut, deri në gjysmën e dytë e shekulli XVII janë hapur medrese në çdo qytet shqiptar.**

të ndryshme si: guvernatorë, çifligarë, ushtarakë etj., me të vetmin qëllim, atë të arsimimit të popullit.

Në medrese, ndër të tjera mësohej gramatika dhe sintaksa arabe, tefsiri (komentimi i sureve të Kuranit), hadithi (thëniet e Pejgamberit Muhamed a.s.), e drejta e Sheriati etj. Plan-programi i medreseve u avancua dukshëm në periudhën e Sulltan Sylejmanit (1520-1566), nga mesi i shekullit XVI, nga kjo kohë në medrese mësoheshin edhe lëndët si jurisprudenca islame, letërsia arabe, mjekësia, matematika, shkencat natyrore (astronomia, gjeometria, fizika, kimia etj). Edhe medresetë e trojeve shqiptare, duke qenë nën juridiksionin e Perandorisë Osmane kanë punuar sipas këtij programi edukativo-arsimor, por kuptohet se nuk ishin të famshme si medresetë e Stambollit, për faktin se në medresetë e kryeqendrës osmane punonin dijetarët (mësimdhënësit) më të mirë në të gjithë perandorinë. Ka pasur edhe raste kur nxënësit shqiptarë nga mejtepet e trojeve shqiptare kanë studiuar edhe në medresetë më të famshme të kohës në Stamboll, Bagdad, Aleksandri etj., dhe kanë arritur rezultate të mëdha, ndër ta Hasan Tahsini, Hafiz Ali Korça etj.

Si institucione edukativo-arsimore, medresetë ndesheshin në: medrese të ulëta që shërbenin si shkolla të mesme dhe medrese të larta që shërbenin si fakultete. Nga shekulli XV u ndërtuan shumë medrese në Anadoll ashtu dhe në Ballkan. Medresetë në shumicën e rasteve ndërtoheshin pranë xhamive. Nxënësit që vijonin mësimin në medrese quheshin talebe, ata banonin në objektet përcjellëse të medreseve (konvikte). Aty edhe ushqeheshin në imarete (të cilat ishin kuzhina të vakëfeve). Të gjitha medresetë i kishin bibliotekat e tyre të cilat i shfrytëzonin si nxënësit, ashtu edhe mësimdhënësit. Prej shekullit XV në Ballkan u formuan vakëfet fetare myslimane, me të ardhurat e të cilave funksiononin xhamitë dhe medresetë.

Pas përfundimit me sukses të shkollimit në medrese, nxënësve u jepej diploma e cila quhej "Ixhazetnameja". Sipas të dhënave të udhëpërshkruesit të njohur, Evlija Çelebiut, deri në gjysmën e dytë e shekulli XVII janë hapur medrese në çdo qytet shqiptar. Sipas shkrimeve të tij, ai përmend se në Vushtrri kishte një medrese, në Prishtinë, Lezhë kishte disa medrese (nuk i përmend me numra, kjo tregon se kishte më shumë se një medrese). Ai vazhdon më tej dhe pohon që Shkodra kishte shtatë medrese, Bushati një medrese, Delvina dhe Gjirokastra kishin nga tre medrese, Përmeti dhe Roshaku (rrethinë e Beratit) nga një medrese, Berati pesë medrese, Vlora tre medrese, Kavaja dy medrese, Peqini tre medrese, Elbasani kishte disa medrese, Struga një medrese, Ohri dy medrese. Ndërsa sipas burimeve të tjera, Shkupi trembëdhjetë medrese, Prizreni pesë medrese, Gjakova dhe Peja nga dy medrese, Gjilani dhe Tirana nga një medrese, ndërsa Delvina kishte dhjetë medrese. Numri i nxënësve në medrese ishte i kufizuar. Në medrese përgatiteshin klerikët e ardhshëm myslimanë, të cilët punësoheshin kryesisht në institucionet fetare islame dhe në administratën perandorake osmane. Kështu me kalimin e kohës në trojet shqiptare u formua një shtresë intelektualësh të pajisur me dije dhe kulturë islame. Edhe në shekullin XVIII, u hapën medrese të reja në qytetet shqiptare të cilat jo vetëm që ishin më të bukura nga aspekti arkitektonik, por edhe plan-programet i kishin më të avancuara. Në dekadën e parë të këtij shekulli është ndërtuar edhe Medreseja e Madhe e Gjakovës nga familja e Kurtpashajve (Kryezinjve) në vitin 1707. Ngritjen e kësaj medreseje e ka financuar Murad Begu, i cili ishte i biri i Adem Pashë Gjakovës. Kjo medrese ishte shumë e njohur gjithandej trojeve shqiptare. Edhe në Shkodër e Janinë gjatë sundimit të pashallarëve shqiptarë u ngritën disa medrese të cilat për kohën dhe rrethanat ishin shumë të rëndësishme në zhvillimin e arsimit. Prandaj roli i këtyre medreseve ishte shumë i madh ngase ndikuan që shumë breza të shkolloheshin dhe edukoheshin. Meritë të veçantë kishin klerikët myslimanë të cilët punuan shumë në këtë drejtim.



Dr. Nuridin Ahmeti

# Festimi i 28 Nëntorit nga Komuniteti Mysliman i Shqipërisë

Në vitin 1931, konkretisht me 25 nëntor, Oborri Mbretëror i dërgon një letër zyrtare Komunitetit Mysliman në Tiranë, në emër të kryetarit të atëhershëm të këtij komuniteti, dr. Behxhet Shapati dhe ku e vë në dijeni se Mbreti Zog do të bëjë pritje zyrtare, për kryetarin e këtij komuniteti dhe bashkëpunëtorët e tij, me rastin e festës së 28 Nëntorit.

Pritja, sipas letrës zyrtare bëhet në Pallatin e Mbretit, me datë 28 nëntor, në orën 10:45. Të nesërmen, me datë 26 nëntor, Komuniteti Mysliman, i nisë një shkresë zyrtare kryegjyshit Botëror të Bektashinjve, Salih Njazi Dedes, ku e njofton për ftesën që ua ka dërguar ministria përkatëse e Oborrit Mbretëror dhe se Kryesia e Komunitetit Mysliman, e fton kryegjyshin që të vijë në këtë Kryesi. Kjo shkresë e Komunitetit Mysliman, dërguar kryegjyshit nënkupton, se kjo kryesi, konkretisht kryetari i këtij komuniteti, dëshironte që në pritjen zyrtare te Mbreti Zog me rastin Festës së 28 Nëntorit të shkonte bashkërisht me kryegjyshin.

Është për t'u theksuar se në vitin 1931, me rastin e festimit të Festës së 28 Nëntorit, në Berat nga ana e Komunitetit Mysliman, gjatë lutjeve që kishte bërë myftiu i Beratit, krahas përmendjes së emrit të Mbretit Zog, kishte përmendur edhe emrat e Mehmet Ali Pashës dhe Myfti bej Libohovës. Ky veprim kishte shkaktuar pakënaqësinë e personave zyrtarë të Prefekturës së Beratit, të cilët ishin prezentë në këtë manifestim. Përkitazi me këtë, me datën 8 dhjetor të vitit 1931, Prefektura e Beratit-zyra e shërbimit sekret i nisë një telegram, të nënshkruar nga prefekti Q. Budinak, Ministrisë së Punëve të Brendshme, dhe ku vihet në dijeni kjo ministri për ato që u potencuam më lartë. Ministria përkatëse e kishte vënë në dijeni për këtë incident Kryesinë e Komunitetit Mysliman në Tiranë dhe në lidhje më këtë, ishte ftuar myftiu i Beratit, ku ishte pyetur rreth fjalimit të mbajtur me rastin e festimeve për 28 Nëntorin. Përkitazi me këtë, me datën 31.12.1931, kryetari i Komunitetit Mysliman, Behxhet Shapati e njoftonte Ministrinë e Drejtësisë së asaj kohe me këtë fjalë: "Mbi telegramin e Prefektures Beratit qi na dergohet më të sipermen, kjo Kryesi thirri këtu Myftin e Beratit; dhe mbi pyetjet qi bamë rreth çashtjes në fjalë, mbajtëm nji proçes si mbas të cilit merret vesht se i permenduni, mbasi ka diftue historin e ditës 28 Nanduerit, ka permend në lutje perveç Ismail Qemalit edhe bashkpuntorët e tij, qi kanë ndihmue në realizimin e veprës së tij dhe me radhë N. M. e Tij Mbretin e tjerë. Në ceremoninë në fjalë nuk paska ndodhë Prefekti dhe qi ankimi i tij na duket se ka rrjedh se lajmtari e ka mohue të vertetën e çështjes. Në kët rast duem me shenue se të zanunit n'gojë nder lutjet fetare të kësaj dite, personat qi kanë sakrifikue dhe jetën e tyne për realizimin e independencës Shqiptare asht nji detyrë per çdo Shqiptarë; dhe prandaj me qëllim qi të mos i lehet shteg i lirë autoriteteve lokale qi pa nji arsye të rande të shkaktojnë diskreditimin e klerikëve të Komunitetit t'onë, lutemi të keni mirësinë me intervenue ku duhet qi të nepen urdhna kategorike për të mos trillue ankime të tilla pa vend". Kryetari i Komunitetit Mysliman".

> "An e mb anë Shqipnia asht stolisë me Flamurin Kuq e zi. Mbarë Kombi asht në gëzim. Sod asnji Shqiptar nuk mundet me qëndrue mbrenda në Shtëpi, jo se iu mërzit shtëpija, jo se iu fik dashurija e familjes, por pse shpirti i tij ka marrë valë prej gëzimit....."

Me sa kuptohet nga letra e prezantuar më lartë, kryetari i Komunitetit Mysliman, Behxhet Shapati përmes kësaj letre, e arsyeton si të drejtë, veprimin e myftiut të Beratit.

"An e mb anë Shqipnia asht stolisë me Flamurin Kuq e zi. Mbarë Kombi asht në gëzim. Sod asnji Shqiptar nuk mundet me qëndrue mbrenda në Shtëpi, jo se iu mërzit shtëpija, jo se iu fik dashurija e familjes, por pse shpirti i tij ka marrë valë prej gëzimit….."- këto janë vetëm disa nga rreshtat që revista "Zani i Naltë" e muajit nëntor-dhjetor e vitit 1932 do të shkruajë për festën e 28 nëntorit me titullin: "28 Nanduer 1932", për të cilën jepet epiteti si festa më madhe e kombit shqiptar, festë që shpërfaq idealin e dëshmorëve etj. Pothuajse në çdo shkrim, apo dokument, në lidhje me këtë ditë, fjala "dëshmorë" ka vend të posaçëm. Në këtë revistë, sa herë që shkruhej fjala dëshmor, ajo shkruhej me shkronjë të madhe. Shpirti i dëshmorëve, për shkruesin e artikullit ka rendësi dhe vend të posaçëm, andaj, shkruesi u bënë edhe thirrje lexuesve, që t'i përkujtojnë dëshmorët me lutje. "Zani i Naltë" thrret lexuesin e ndershem qi në kete minutë të kujtojnë Shpirtin e Deshmorëve t'Atdheut me nji "Fatiha".

Derisa, në vitet 1933 dhe 1934 nuk kemi ndonjë artikull, apo kronikë te revista "Zani i Naltë", për ndonjë organizim në lidhje më këtë festë, në vitin 1935 e hasim shkrimin me titull: "Festa e Flamurit"- ku në mes tjerash shkruan se "Dita, në të cilën e shfaqi këte akt Kombi Shqiptar, asht ma e madhja festë e këtij Kombi; prandaj me gëzim të madh festohet çdo vejt".

Fjalët e përmendura në artikull "prandaj me gëzim të madh festohet çdo vejt", për mendimin tonë tregon qartësisht se kjo festë është shënuar për çdo vit nga Komuniteti Mysliman, pavarësisht se në revistën "Zani i Naltë" të viteve 1933, 1934 dhe 1936 nuk kemi ndonjë shkrim apo kronikë.

## Vdekja e hafiz haxhi Vehbi ef. Dibrës në 25 vjetorin e Festës

Janë dy arsye pse ne vendosëm që vitin 1937, në këtë kontribut tonin modest, ta trajtojmë si të veçantë.

E para - sepse në muajin mars të këtij viti ndërron jetë njëra nga figurat, më të çmuara kombëtare e fetare dhe njëri nga firmuesit e aktit të Shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë etj., dhe

E dyta - në këtë vit festohet 25 vjetori i Shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë dhe revista "Zani i Naltë", nxjerr në pah, në formë përkujtimi, krerët fetarë myslimanë që kontribuuan në aspektin kombëtar. Me një fjalë, ky përvjetor zë vend të posaçëm edhe në faqet e kësaj reviste.

Të shkruash për kremtimin e festës së 28 Nëntorit dhe për Komunitetin Mysliman, dokumentacionet e shumta, kujtimet dhe artikujt e ndryshëm të dërgojnë, pashmangshëm te njëri nga nënshkruesit e aktit të Pavarësisë së Shqipërisë më 1912, te kryetari i Parë i Senatit në Qeverinë e Ismail Qemalit, personi që dha fetvanë për përdorimin e shqiponjës në flamurin kombëtar, atdhedashësin, njëri nga kontributdhënësit e pakursyer të kësaj dite, Hafiz haxhi Vehbi ef. Dibra. Deri më sot, për këtë njeri janë shkruar monografi, artikuj, punime shkencore, janë organizuar akademi të ndryshme përkujtimore, janë përgatitur filma dokumentarë etj. Në lidhje më këtë, për njërin nga figurat më të ndritura, jo vetëm të Komunitetit Mysliman, por edhe të kombit mbarë, siç është hafiz haxhi Vehbi ef. Dibra, revista "Zani i Naltë" e muajit prill të këtij viti pjesën më të madhe ia kushtoi vdekjes së tij. Ne faqet e para të revistës, është e vendosur fotografia me uniformën dhe kapelën prej myftiu, për të vazhduar më pas me titullin: "Mevlana Haxhi Vehbi Dibra nderoi jetë". Pra, siç shkruan revista "Zani i Naltë", dita e 24 marsit të vitit 1937, ditën kur ndërroi jetë hafiz haxhi Vehbi ef. Dibra, e paraqiste si një lajm të papritur, trishtues, të pikëllueshëm e të ithtë. Lajmi për vdekjen e tij i kishte pikëlluar të gjithë njerëzit pa dallime fetare. Ky ishte njeriu që diti në mënyrën më të mirë t'i prijë popullit në të gjitha ngjarjet politike e shoqërore që ai i jetoi. "Sot kombi shqiptar humbi nji kryefetar patriot qi predikoi pa ja da vëllaznimin kombëtar"- shkruante në mes tjerash kjo revistë. Ky njeri nuk ishte vetëm një udhëheqës shpirtëror për një komunitet të caktuar, siç ishte Komuniteti



Hirësi,

Kam nderin me ju njoftue se Naltë Madhnija e Tij Mbreti, Sovrani i ynë August, ka me prit Hirësin t'uej bashkë me dinjetarët e naltë t'atij Komuniteti, ditën e Festës Kombëtare të 28 Nëntorit n'orën 10.45, për urime në Pallat.

Pranoni u lutem Hirësi, nderimet e mija më të nalta.

Ministri i Oborrit:

Hirësis së Tij
Dr. Behxhet Shapati
Kryetar i Komunitetit Mysliman
Tiranë



Mys-liman, por edhe një figurë unifikuese kombëtare. Banorët e Tiranës, që kishin pasur fatin ta njihnin nga afër këtë personalitet, sapo kishin marrë lajmin ia kishin mësyrë shtëpisë së të ndjerit. Shtëpia e tij "ishte këthye në nji tempull pelegrinazhi qi vizitohesh pa ja nda...".

Prej shtëpisë nga ku e përcollën kufomën e tij e deri në varreza, përgjatë gjithë rrugës, njerëzit e përcollën dhe e përshëndetën xhenazen e tij pa dallim moshe e gjinie, në të dy anët e rrugës, sepse Ai "nuk ishte kryetari i familjes së vetë.., Aj ishte njeriu i Madh i Kombit..., ma i madhi Udhëheqës Shpirtnuer i popullit, nji Njeri i Historis Kombëtare". Rreshtat e shënuara në faqet e revistës, për prezencën e një numri të madh pjesëmarrësish, ilustrohen edhe me një fotografi, ku shihet një numër i konsiderueshëm pjesëmarrësish që kishin ardhur t'i jepnin lamtumirën personalitetit të Mevlana Haxhi Vehbi Dibrës. Për t'i dhënë përshëndetjen e fundit, kishin ardhur edhe personalitete shtetërore të kohës, të cilët vendosën kurora me lule në varrin e tij. Në varrimin e hafiz haxhi Vehbi ef. Dibrës, nuk mungojnë as fjalimet nga komunitetet të tjera fetare, siç bie fjala, kryetari i Kishës Ortodokse Autoqefale të Shqipërisë, z. Visarion Xhu-vani, i cili e cilësoi figurën e hafiz haxhi Vehbi ef. Dibrës, si njeriun që prej të parëve, në cilësinë e kryetarit të Komunitetit Mysliman u ka ofruar ndihmë edhe të krishterëve. Z. Xhuvani, u thoshte masës së tubuar, që të jenë krenarë me një njeri si hafiz haxhi Vehbi ef. Dibra, dhe thoshte se ai "asht nga ata që i pjell rrallë koha..., do të mbesi i pa harruem në Historin e zhvillimit të Shqipnis së Re..., kur ecte, kur bisedonte, kur qëndronte në mest të miqëve dhe misafirve i bante të gjithë pa ndryshim feje ta duan e ta respektojnë".

Respekti që i bëri populli i Tiranës dhe më gjerë figurës së hafiz haxhi Vehbi ef. Dibrës me rastin e varrimit, me pjesëmarrje pa dallime fetare etj., fjalimet e shumta duke vlerësuar figurën e tij, jehona që i bëri shtypi i kohës në Tiranë ceremonisë së varrimit janë edhe një tregues për personalitetin e tij shpirtëror e kombëtar.

Në vitin 1937, Shqipëria po e festonte 25 vjetorin e kësaj dite, e rrjedhimisht edhe Komuniteti Mysliman po e shënonte këtë përvjetor. Revista "Zani i Naltë" e muajit nëntor e këtij viti, e kishte ngarkuar maturantin e Medresesë, Neshet Çamin që ta shkruajë editorialin për këtë numër, i cili botohet me titullin: "Dy fjalë mbi 25 vjetorin", duke e potencuar se shqiptari "u zgjua nga gjumi i randë! Sakrifikoj trup, pasuri, shpirt e ma në fund ja mrriti qëllimit".

Me rastin e shënimit të 25 vjetorit të Shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë, revista "Zani i Naltë" e muajit nëntor e këtij viti, konkretisht, drejtuesit e kësaj reviste, kanë botuar një shtojcë të veçantë, ku përkujtohen krerët fetarë myslimanë, me taban kombëtar, të cilët kishin dhënë prova, duke i shërbyer aspektit kombëtar gjatë jetës së tyre, "Për t'i nxjerrë në shesh këto fytyra kombëtare të shkëlqyeshme "Zani i Naltë" me rasën e 25 vjetorit të mëvehtësis kombëtare ka vendosë me nxjerrë nji numër festival, ne të cilin do të kallëzohet jeta e Hoxhallarëve ma të përmendun qi punën për Independencën shqiptare tu e ba fli interesat e tyne dhe lanë emin e tyre të pavdekun në Historin kombëtare tue u rregjistrue në listën e Veteranëve. Këtu po peremendim se në këtë numër do të flasim vetëm për ata qi kanë ndrue jetë e jo për të gjallët". Janë evidentuar hoxhallarët, kryesisht me nga një biografi të shkurtër, te rrethinave të Beratit, Dibrës,

Durrësit, Gjirokastrës, Kosovës, Korçës, Shkodrës, Tiranës e Vlorës.

"Pra elementi Mysliman Shqiptar që vrenë me vezhgim të madh e me nji interes të gjallë përparimin e çuditshëm që asht zhvillue e po zhvillohet dita ditës në Shqipëninë e lirë, merr pjesë me anë të kësaj Reviste në Festën e Madhe të 28 Nandorit dhe i lutet të Madhit Perendi natë e ditë për lumtëninë e Sovarnit e jetgjatëgjatësinë e Tijë, se vetem me ekzistencën e mbretnimin e Tijë qendron Liria e valon Flamuri"- kështu do të shkruante në vitin 1938, në revistën "Zani i Naltë" studenti shqiptar në Kajro, Hysni Hoxha, me rastin e Festës së 28 Nëntorit, duke e cilësuar këtë ditë si fatbardhësi për Shqipërinë. Për më tepër, ai e potencon se përmes një shkrimi të tillë, myslimanët e Shqipërisë, solidarizohen me këtë ditë, pra pjesë e festës së përgjithshme në Mbretërinë e Shqiptare ishin edhe shkrimet e botuara në revistën "Zani i Naltë".

## Përfundim

Nga dokumentacioni i hulumtuar dhe literatura e shfletuar, mund të thuhet se Komuniteti Mysliman gjatë kësaj periudhe kohore i ka kushtuar kujdes festimit të kësaj dite. Festimi nga ana e komunitetit ishte në bashkërendim edhe me organet e Mbretërisë Shqiptare.

Format e organizimit, ato zyrtare si në Tirane dhe në prefekturat e tjera të Shqipërisë, kishin një formë protokollare. Në Tiranë, Oborri Mbretëror, ditën e 28 Nëntorit, kishte orën e caktuar sipas protokollit, ku u bënte pritje zyrtare krerëve fetarë, e në këtë rast kryetarit të Komunitetit Mysliman dhe bashkëpunëtorëve të tij. Pra, nga të parët delegacione sipas protokollit të pritjes, që duhej të vinin për urimin e kësaj dite te Mbreti, ishin krerët fetarë. Nga dokumentacioni na rezulton, se ftesa nga Oborri Mbretëror i dërgohej kryetarit të Komunitetit Mysliman të Shqipërisë që asokohe ishte Behxhet Shapati dhe ky më pastaj e vinte në dijeni edhe kryegjyshin e Bektashinjve, me




qëllim që të shkonin bashkërisht për urim te Mbreti. Ftesa së bashku me programin e pritjes, zakonisht dërgohej katër-pesë ditë para datës 28 nëntor.

Ndërsa, nëpër prefektura, myftinjtë organizonin në bashkërendim me prefektin. Gjithashtu, prefektët i njoftonin myftinjtë disa ditë duke ua dërguar zyrtarisht programin. Organizimet nga ana e Komunitetit Mysliman bëheshin nëpër xhamitë kryesore të prefekturave, me prezencën edhe të organeve te prefekturave. Myftinjtë mbanin fjalën kryesore dhe më pastaj bënin lutje për dëshmorët e kombit. Gjithsesi, në mesin e fjalëve të përmendura nga ana e myftinjve, ishin disa fjalë miradije edhe për Mbretin Ahmet Zogun dhe Mbretërinë. Ndodhte, që të kishte edhe keqkuptime, gjatë fjalimit të myftinjve në ndonjë prefekture të caktuar, siç ishte rasti me myftiun e Beratit. Fjalimet e tyre evidentoheshin nga njerëzit e pushtetit që ishin prezent në këto organizime dhe përcilleshin në organet kompetente dhe më pas fillonin hetimin ndaj tyre. Hetimet bëheshin si nga organet kompetente të Mbretërisë, njashtu edhe ato të Kryesisë së Komunitetit Mysliman me qendër në Tiranë. Kjo procedurë vazhdonte deri në sqarimin e plotë të asaj se çfarë kishte ndodhur.

Duhet potencuar, se gjatë procesit të lutjeve nëpër xhamia, lutjet e myftinjve dhe pjesëtarëve të tyre që ishin prezentë nëpër xhamia, shoqëroheshin edhe me 7 krisma të topave.

Revista "Zani i Naltë" dhe drejtuesit e saj, pothuajse në çdo përvjetor e publikonin nga një artikull në lidhje me këtë datë. Drejtuesit e kësaj reviste, këtë datë e vlerësonin me epitet më të larta.

Gjatë periudhës kohore, të cilën e kemi trajtuar konkretisht më 1937, Komuniteti Mysliman humbi njërën nga shtyllat kryesore të këtij komuniteti, ndërsa shqiptaria humbi atdhetarin e përkushtuar, njeriun që e vendosi firmën e tij, krahas patriotëve të tjerë, në aktin e Shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë, ndër më meritorin e kësaj date, hafiz haxhi Vehbi ef. Dibrën. Me plotë të drejtë, revista "Zani i Naltë" dhe drejtuesit e saj po e prezantonin personalitetin e tij dhe njëkohësisht po e shprehin mërzinë për humbjen e këtij e njeriu, që një jetë të tërë ia kushtoi aspektit shpirtëror dhe kombëtar.

Mënyra e organizimit të kësaj dite, si nga ana e pushtetit të kohës, po ashtu edhe nga Komuniteti Mysliman, ndoshta do të duhet të na shërbej, sot e kësaj dite.

Nexhmi Hoxha

# Marrëdhëniet ndërkombëtare në Islam

## Hyrje

Sheriati Islam është drita e kësaj feje të ndritshme, udhëzimi që buron nga Kurani dhe Suneti i Pejgamberit tonë a.s., ithtarët e të cilit janë përpjekur gjithmonë për të nxjerrë dispozita nga këto burime, duke u shërbyer me dritën e shpalljes dhe udhëzimin hyjnor për zgjidhjen e problemeve që ua imponon jeta.

Marrëdhëniet ndërkombëtare në Islam duhet të ndërtohen mbi të njëjtat parime mbi të cilat ndërtohen raportet ndër shoqërore dhe ato individuale, siç janë: mëshira, dashuria, drejtësia, përmbushja e premtimeve dhe fisnikëria, parime që ashtu siç rregullojnë marrëdhëniet individuale, duhet t'i rregullojnë edhe ato ndër shoqërore dhe ndërshtetërore.

Dijetarët islamë marrëdhënieve ndërkombëtare në Islam iu kanë qasur nga tri këndvështrime:

"Të gjithë ju jeni bijtë e Ademit, ndërsa ai u krijua nga dheu, prandaj nuk ka përparësi arabi ndaj jo arabit përpos se në devotshmëri."

*Muhamedi a.s.*

- Marrëdhëniet ndërkombëtare në Islam (parimet e përgjithshme);
- Marrëdhëniet ndërkombëtare në kohë paqeje; dhe
- Marrëdhëniet ndërkombëtare në kohë lufte.

Punimi ynë do t'i kushtoj theks të veçantë marrëdhënieve ndërkombëtare në Islam (parimeve të përgjithshme), ku në pika të shkurta do të elaborohen parimet në të cilat bazohet Islami për marrëdhëniet ndërkombëtare.

## Marrëdhëniet ndërkombëtare në Islam

Si çdo gjë që ka parimet e veta edhe marrëdhëniet ndërkombëtare ndërtohen mbi parime, të cilat nëse përmbushen arrihet paqja dhe stabiliteti në botë. Këto parime janë të bazuara në Kuran dhe Sunet dhe besimtarët janë të obliguar t'u përmbahen këtyre parimeve si:

### Dinjiteti njerëzor

Kurani e konsideron njeriun mëkëmbës të Zotit në tokë. Allahu në Kuran thotë: "(Kujto Muhamed) Kur Zoti yt u tha engjëjve: "Unë po krijoj (po përcaktoj) në tokë një zëvendës!" (El Bekare, 30)

Kurani dhe hadihet e Muhamedit a.s., e trajtojnë krijesën njeri pa bërë dallime racore apo kombëtare, ngase të gjithë këta janë të denjë për t'u nderuar. Muhamedi a.s., thotë: "Të gjithë ju jeni bijtë e Ademit, ndërsa ai u krijua nga dheu, prandaj nuk ka përparësi arabi ndaj jo arabit përpos se në devotshmëri." Ngjyra e lëkurës nuk është shkak legjitim për ta diskriminuar dikë.

### Uniteti i gjinisë njerëzore

Islami konsideron që njerëzimi përbën një tërësi shoqërore, ngase të gjithë ata i përkasin të njëjtës gjini. Allahu në Kuran thotë: "O ju njerëz! Kini frikë Zotin tuaj që ju ka krijuar prej një veteje (njeriu) dhe nga ajo krijoi palën (shoqen) e saj, e prej atyre dyve u shtuan burra shumë e gra." (Nisa, 1)

Islami gjithmonë e luftoi nacionalizmin ekstrem në të gjitha format e tij, si dhe pretendimet territoriale dhe politikat ekspansioniste, duke u përpjekur të vendos rend, ku do të sundoj drejtësia dhe ku do të mbretëroj harmonia në mesin e njerëzve pavarësisht vendndodhjes së tyre. Muhamedi a.s., thotë: "Nuk është nga ne ai që thirret në fanatizëm, ashtu siç nuk është nga ne ai që lufton për fanatizëm."

Pra, Islami është i pafajshëm kundrejt çdo fanatizmi të ushqyer nga tendencat e individëve apo grupeve që thirren në Islam. Allahu thotë: "O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam juve prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni ndërmjet vete." (El Huxhurat, 13)

### Bashkëpunimi mbarënjerëzor

Sipas pikëpamjeve islame, bashkëpunimi ndërmjet bashkësive njerëzore paraqet rregull të përgjith-

**"Nuk është e barabartë e mira dhe e keqja. Andaj, (të keqen) ktheje në mënyrën më të mirë, se atëherë ai, me të cilin kishit njëfarë armiqësie, do të bëhet mik i afërt."**
*(Fusilet, 34*

shëm, ashtu siç e vërteton Kurani ku thotë: "Ndihmojuni mes vete me të mira dhe në të mbara, e kurrsesi në mëkate e armiqësi..." (El Maide, 2)

Muhamedi a.s., thotë: "Allahu është në mbrojtjen e njeriut përderisa ai është në mbrojtjen e vëllait të tij."

### Toleranca

Islami apelon për tolerancë, e cila nuk shpie në poshtërim dhe përulje. Kjo nënkupton që Islami tenton të ndërtojë marrëdhënie ku mbizotëron toleranca mes individëve dhe bashkësive njerëzore, mirëpo duke mos iu nënshtruar të keqes dhe duke mos u lejuar qëllimkëqijve t'i keqpërdorin këto thirrje. Allahu në Kuran thotë: "Nuk është e barabartë e mira dhe e keqja. Andaj, (të keqen) ktheje në mënyrën më të mirë, se atëherë ai, me të cilin kishit njëfarë armiqësie, do të bëhet mik i afërt." (Fusilet, 34)

Muhamedi a.s., për shkak të tolerancës bëri marrëveshje me mushrikët e njohur si "Marrëveshja e Hudejbijës".

### Liria e besimit

Identiteti njerëzor qoftë individual apo kolektiv, grupor apo shtetëror, nuk mund të ekzistojë përpos në saje të lirisë. Islami respekton plotësisht të drejtën e lirisë së besimit dhe ndalon përdorimin e dhunës për të detyruar dikë të përqafojë Islamin. Kurani fisnik në mënyrë të prerë ndalon që dikush të detyrohet të konvertohet në Islam. Allahu xh.sh., thotë: "Nuk ka dhunë në fe,..." (El Bekare, 256)

Liria e besimit nuk nënkupton vetëm ndalesën për të imponuar bindjet fetare, por njëkohësisht kërkon që këto bindje të formohen si pasojë e meditimit përmes mendjes së kulluar, larg ndikimit të dëshirave apo imitimit të verbër.

### Normat morale

Shikuar nga perspektiva islame, marrëdhëniet mes individëve apo bashkësive duhet të ndërtohen në bazë të parimeve morale, të cilat duhet respektuar si në kohë paqeje po ashtu edhe në kohë lufte. Kurani me theks të veçantë urdhëron respektimin e normave morale kur bëhet fjalë për xhihadin. Edhe pse Kurani lejon reciprocitetin gjatë armiqësive, përsëri më tepër çmon ata që janë të përmbajtur. Allahu në Kuran thotë: "Dhe luftoni në rrugën e Allahut kundër atyre që ju sulmojnë e mos e teproni se Allahu nuk i do ata që e teprojnë (e fillojnë luftën). Dhe luftoni ata kudo që t'i zini, dëboni prej vendit ata sikurse ju përzunë ata juve. Provokimi (fitneja) është më i rëndë se vrasja. Mos i luftoni ata pranë xhamisë së shenjtë (Qabesë) deri që ata t'ju luftojnë juve aty, e nëse ju sulmojnë, atëherë sulmoni edhe ju ata. I këtillë është ndëshkimi ndaj jobesimtarëve.

E nëse heqin dorë (nga provokimi), Allahu është Ai që fal dhe që mëshiron. Luftoni ata (idhujtarët) derisa të zhduket propagandimi i idhujtarëve dhe derisa të aplikohet feja vetëm për Allahun. E në qoftë se ndalen (nga propaganda dhe lufta), atëherë lëreni armiqësinë, përveç atyre që janë zullumqarë. Muaji i shenjtë (i sivjetmit) është për muajin e shenjtë (të vjetit), e shenjtërit (shkelja e tyre) janë masë ndëshkuese. Pra, kush ju sulmon juve, kthejani sulmin atij edhe ju po në atë masë dhe kini frikë nga Allahu e ta dini se Allahu është me të devotshmit." (El Bekare, 190 – 194)

Muhamedi a.s., urdhëron e thotë: "Ndalohet rreptësishtë masakrimi i kufomave", ai po ashtu thotë: "Nisuni në emër të Allahut dhe luftoni armiqtë e Allahut, por mos e teproni (duke shkelur rregullat e luftës), mos tradhtoni, mos dezertoni, mos prisni kufomat dhe mos vrisni fëmijët. Askush të mos vrasë robin që është peng në dorën e vëllait mysliman."

### Drejtësia

Sipas parimeve, mësimeve islame, marrëdhëniet ndër njerëzore ndërtohen edhe mbi parimin e drejtësisë, i cili kërkon që të gjithë njerëzit të trajtohen në mënyrë të barabartë. Ajo që i dallon ata nga njëri – tjetri janë veprat e tyre dhe secili vlerësohet apo ndëshkohet në bazë të veprave të bëra, qofshin ato të mira apo të këqija. Allahu në Kuran thotë: "O ju që besuat! Bëhuni plotësisht të



vendosur për hir të Allahut, duke dëshmuar të drejtën, dhe të mos u shtyjë urrejtja ndaj një populli e t'i shmangeni drejtësisë; bëhuni të drejtë, sepse ajo është më afër devotshmërisë. Kini drojë Allahun se Allahu di hollësisht për atë që vepроni.". (El Maide, 8)

Muhamedi a.s., thotë: "Trajtojini njerëzit në atë mënyrë ashtu siç dëshironi që të tjerët t'ju trajtojnë juve."

### Reciprociteti

Parimi i reciprocitetit është pjesë përbërëse e drejtësisë dhe pjesë e pandashme e saj. Sipas këtij parimi, lejohet trajtimi i të tjerëve qofshin ata individ apo popuj, myslimanë apo jomyslimanë, në mënyrë të njëjtë ashtu siç ata trajtojnë të tjerët. Muhamedi a.s., duke e përkrahur këtë princip thotë: "Trajtojini njerëzit në atë mënyrë ashtu siç dëshironi që të tjerët t'ju trajtojnë juve."

Sipas këtij ligji të drejtësisë, lejohet që myslimani të trajtojë armikun në mënyrë të njëjtë ashtu siç ai trajton myslimanët, mirëpo duke mos e tejkaluar këtë masë dhe duke pasur për qëllim vetëm zmbrapsjen e armikut nga agresioni. T'i kundërvihesh armikut atëherë kur ai ushtron agresion, paraqet akt të drejtë. Parimi i reciprocitetit nuk bie ndesh me parimin e drejtësisë, etikës apo tolerancës.

### Përmbushja e premtimit të dhënë (respektimi i marrëveshjes)

Islami apelon për paqe, por urren nënshtrimin. Kurani përmend se myslimanët janë të obliguar të anojnë kah paqja nëse këtë e dëshirojnë armiqtë e tyre. Allahu në Kuran thotë: "Në qoftë se ata anojnë kah paqja, ano edhe ti kah ajo e mbështetu në Allahun." (El Enfal, 61)

Tekste të shumta kuranore na bëjnë me dije se qëllimi kryesor i besimtarit, kur ai vendos të bëjë marrëveshje duhet të jetë respektimi dhe implementimi i tyre në mënyrë të plotë dhe vullnetare. Në këtë mënyrë mund të arrihet jetësimi i konceptit islam që synon unitetin njerëzor përkundër dallimeve në qëndrime. Pejgamberi a.s., gjithmonë i ka respektuar dhe iu është përmbajtur marrëveshjeve që ka lidhur me jobesimtarët. Në këtë frymë kanë qenë edhe besimtarët, e që nuk njihet në histori që myslimanët kanë thyer marrëveshjet. Pejgamberi a.s., ka thënë: "Unë jam më i thirrur (më i obliguar) të respektoj marrëveshjet."

### Miqësia dhe ndalimi nga aktet e dhunshme

Meqenëse njerëzimi paraqet një bashkësi të vetme që e karakterizojnë lidhjet vëllazërore mes anëtarëve të saj, atëherë këto lidhje vëllazërore mes anëtarëve të saj duhen kultivuar dhe përforcuar. Islami nuk ndalon të sillemi mirë ndaj gjithë atyre që nuk janë armiqësuar ndaj myslimanëve. Ky konstatim është cekur në shumë ajete kuranore, të cilat obligojnë myslimanët për sjellje të mirë dhe korrekte jo vetëm në raportet mes tyre, por edhe në raportet me të tjerët. Allahu në Kuran thotë: "Allahu nuk ju ndalon të bëni mirë dhe të mbani drejtësi me ata që nuk ju luftuan për shkak të fesë, e as nuk ju dëbuan prej shtëpive tuaja; Allahu i do ata që mbajnë drejtësinë. Allahu ua ndalon t'u afroheni vetëm atyre që ju luftuan për shkak të fesë, që ju nxorën prej shtëpive tuaja dhe që ndihmuan dëbimin tuaj; ju ndalon të miqësoheni me ta. Kush miqësohet me ta, të tillët janë dëmtues të vetvetes." (El Mumtehine, 8-9)

Transmetohet se gjatë periudhës së marrëveshjes për armëpushim e njohur si "Marrëveshja e Hudejbijes", e arritur mes Pejgamberit a.s., dhe banorëve të Mekës, këta të fundit i kaploi një krizë e madhe ekonomike sa që vuanin nga uria e skajshme. Muhamedi a.s., tregoi humanizmin e tij duke u solidarizuar me vuajtjet e armiqve të tij, ashtu që autorizoj Hatib bin ebi Beltah t'i dorëzoj kreut të fisit kurejsh Ebu Sufjanit ndihmë në të holla me vlerë prej 500 dinarë të asaj kohe, për të blerë grurë dhe për t'u shpërndarë të varfërve nga mesi i tyre.

Meqë i kushtohet rëndësi avancimit të marrëdhënieve miqësore në vazhdimësi, kjo mëson hapjen e shumë dyerve të paqes së mirëfilltë dhe zvogëlon armiqësitë. Myslimanët luftojnë armikut vetëm në fushëbetejë ndërkohë që me civilët vazhdojnë lidhjet miqësore pa qenë të ndikuar nga situata e luftës.

### Përkrahja e të shtypurve

Është karakteristikë e drejtësisë dhe miqësisë islame që t'iu ofrohet ndihmë të shtypurve. Islami si fe qiellore nuk lejon që të heshtet në ato raste kur të fuqishmit u bëjnë padrejtësi të dobëtëve duke i persekutuar ata. Allahu në Kuran thotë: "E Ne duam t'i lartësojmë ata që u shtypën në tokë, t'i bëjmë udhëheqës dhe t'i bëjmë trashëgues." (El Kassas, 5)

### Ndalimi nga shkatërrimi

Islami duke pasur për qëllim mëshirën ndaj njerëzimit dhe realizmin e misionit të tij si mëkëmbës i Zotit në tokë ndaloi nga çdo veprimtari që shkakton shkatërrim dhe rrëmujë në të.

Meqenëse Islami është fe, legjislacion për çdo vend dhe çdo kohë, Allahu dërgoi Muhamedin a.s., që të jetë mëshirë për të gjitha botët, Ai në Kuran tha: "E ne nuk të dërguam ty, veçse mëshirë për mbarë botët."

Padyshim që legjislacioni i kësaj feje në normat dhe rregullat për marrëdhëniet ndërkombëtare parim të vetin ka sjelljen me mëshirë dhe edukatë me njerëzit e tjerë që e rrethojnë.


*LITERATURA*

1. *Kurani i madhërishëm, mbështetur në përkthimin e Hasan Nahit (2013), Tiranë*
2. *Muhamed Ebu Zehra, Marrëdhëniet ndërkombëtare në Islam (2013), Shkup*
3. *Gj Muhamed, I Kalin, M Kamali, Lufta dhe paqja në Islam, përdorimet dhe abuzimet me xhihadin (2015), Prishtinë*
4. *Zekrija el Berri, Të drejtat e njeriut në Islam (2004), Prishtinë*
5. *Muhamed Zuhejli, Hukuku el – insan fil – Islam (2004), Damask*
6. *Vehbetu Zuhejli, El – islam dinu esh – shura ve dimokratije (1991), Libi*
7. *Abdulaziz Karetu, El – islam ve el – unsurije (1995), Xhide*
8. *Ibën Kethiri, Tefsirul el – Kuran el – adhim*
9. *Ebu A'la el Mevdudi, Hukumetu el – islamije, Kairo.*

Nashit Ferati

# Marrëdhëniet politike në shoqërinë bashkëkohore

Marrëdhëniet politike në shoqërinë bashkëkohore janë studim i ndërveprimit mes akterëve të ndryshëm, të cilët marrin pjesë në politikën globale, duke përfshirë këtu shtetet, organizatat ndërkombëtare, organizatat joqeveritare dhe entitetet dytësore të shtetit, siç janë burokracitë, qeveritë dhe individët.

Në realitet, skena e marrëdhënieve politike në shoqërinë bashkëkohore është e mbushur përplot me akterë të mëdhenj e të vegjël, të cilët janë të ndërlidhur imtësisht me vendimet e qeverive. Veprimi i secilit akter transnacional, individual dhe kolektiv, në nivele të ndryshme, formëson tendencat, të cilat po transformojnë politikat botërore.[1] Në mendimin e sistemit bashkëkohor, dominon vetëdija se shoqëria është dinamike, nuk është statike dhe se në zhvillimin e saj u nënshtrohet ndryshimeve të vazhdueshme.[2]

Është ajo tërësi e marrëdhënieve ndërmjet shteteve të botës, të cilat janë të organizuara sipas disa rregullave të modeleve të ndërveprimit, e që disa prej këtyre rregullave janë të dukshme, e disa të tjera të nënkuptuara. Një sistem i ri global duke në horizont, por si i tillë, ai ka nevojë t'i zhvillojë definicionet, ngase kuptueshmëria, pasiguria dhe paparashikueshmëria janë shqetësimet sunduese të sotme.[3]

Ne gjendemi në një botë me sfida të jashtëzakonshme dhe thuajse të gjithë jemi të prekur nga kërcënimet e reja të sigurisë, si dhe nga kërcënimet e vjetra të cilat po evoluojnë në një mënyrë komplekse dhe të paparashikueshme. Shtyllat e grupimeve globale dallohen me kërcënime ekonomike dhe sociale, përfshirë varfërinë dhe sëmundjet infektive vdekjeprurëse, konfliktet ndërshtetërore dhe rivalitetet, dhunën e brendshme, luftërat civile, rënien e shteteve dhe gjenocidin, armët nukleare radioaktive, kimike dhe biologjike, terrorizmin, krimin e organizuar ndërkombëtar etj. Tani për tani nuk ka dyshim se cilët janë fituesit më të mëdhenj në lojën e globalizmit, pra të pasurit dhe të fuqishmit (ata të cilët janë tanimë sot konkurrentë). Gjithashtu nuk ekziston kurrfarë dyshimi se kush janë humbësit më të mëdhenj, pra ata që janë shumë të varfër dhe të dobëtit (të cilët nuk posedojnë kurrfarë gjasash që në këto kohë të garojnë me më të mirët, me më të mençurit, me më të fuqishmit dhe me ata të cilët janë më të pasur).[4]

**Globalizmi është plotësim i planit të vetëm në sasi, pa përmbushur kërkesat për cilësinë dhe llojllojshmërinë e prodhimit ose kryerjen e një detyre të vetme në përgjithësi, metodë kjo e dëmshme në fushën ekonomike, shoqërore, politike etj.**

Globalizmi është plotësim i planit të vetëm në sasi, pa përmbushur kërkesat për cilësinë dhe llojllojshmërinë e prodhimit ose kryerjen e një detyre të vetme në përgjithësi, metodë kjo e dëmshme në fushën ekonomike, shoqërore, politike etj. Si sfidë qendrore e funksionimit të OKB-së, në mileniumin më të ri paraqitet arritja e një konsensusi në lidhje me kuptimin dhe domethënien e sigurisë kolektive, e cila sipas mendimit tim mbështetet në tri shtylla kryesore:

Kërcënimet bashkëkohore ngrihen jo vetëm ndaj shteteve nacionale, por me të drejtë ato mund të konsiderohen dhe të trajtohen duke u zgjidhur si duhet, jo vetëm në nivel lokal, por edhe në atë regjional dhe ndërkombëtar.

Asnjë shtet i vetëm në arenën ndërkombëtare, pavarësisht prej fuqisë, nuk është më në gjendje të mbrohet ose të jetë i paprekshëm nga efektet e kërcënimeve bashkëkohore. Andaj, sipas mendimi tim, është interes i të gjitha shteteve që të kooperojnë dhe të bashkëveprojnë në drejtim të përballimit sa më efikas lidhur me problemet dhe kërcënimet eventuale. Kësisoj, do të mundësohet një bashkëveprim reciprok drejt përballimit sa më të lehtë të rreziqeve apo kërcënimeve aktuale, siç janë terrorizmi, krimi i organizuar, shpëlarja e parave, tregtia me drogë dhe me njerëz, korrupsioni, varfëria, sëmundjet e ndryshme etj.

Pavarësisht asaj që përgjegjësia kryesore për t'i mbrojtur qytetarët ngelet te qeveritë nacionale, nuk mund të imagjinohet dhe të theksohet se shtetet janë çdoherë në gjendje të bëjnë një gjë të tillë pa rrezikuar ndonjë shtet tjetër.[5]

Pra, interesi dhe përgjegjësia primare e qeverive nacionale është mbrojtja e qytetarëve përkatës të tyre, si dhe



përmbushja e detyrimeve ndaj bashkësisë ndërkombëtare. Ajo që ka të bëjë me sigurinë kolektive është një vlerë e përbashkët dhe e pashmangshme, e cila duhet të trajtohet si e tillë, pa paragjykime nga secili shtet. Nëse shtetet e ndryshme mbrojnë qytetarët e vet, si dhe përkujdesen edhe për shtetet e tjera, duke i ndihmuar dhe duke bashkëvepruar ndërmjet vete, atëherë shumë lehtë do të vinte deri te një respektim i plotë dhe një funksionim i duhur i të drejtave, vlerave dhe sigurisë së njerëzve. Pra, duhet ta zhvillojmë ndjenjën se ne të gjithë ndajmë përgjegjësinë për sigurinë e secilit prej nesh.

## Dashuria, paqja dhe toleranca sipas Islamit

Dashuria kuranore dhe paqja janë origjinale, janë të zhveshura nga maska, urrejtja dhe qëllimet e errëta. Është ideale, e pazëvendësueshme, e cila i përfshinë të gjitha sferat e jetës. Feja islame, si parim kryesor në brendësinë e saj e ka paqen. Këtë parim të fuqishëm e kemi për detyrë që t'ua ofrojmë dhe t'ua predikojmë të tjerëve, në shkolla, në universitete, në mediume, në libra, në shtëpi, si dhe kudo që kemi mundësi që ta sqarojmë këtë. Përmes kësaj i jepet një grusht çdo përpjekje për agresion, dhunë dhe jo tolerancë.[6]

Islami konsideron se paqja vetvetiu nuk mjafton që të sigurohet lumturia e njeriut. Islami pohon fundamentalisht baza dhe vlera të tjera, duke i konsideruar principet kruciale të jetës shoqërore të popullacionit botëror. Prof. Morteza Motehari, në lidhje me këtë hadith të Pejgamberit a.s., thotë: "Islami sipas shpjegimit të Pejgamberit është ligj i lehtë dhe i butë. Në sheriatin islam, fjala lehtësi ka për qëllim lehtësinë në kryerjen e parimeve fetare, ashtu siç thotë Zoti në Kuran: "Zoti në fe nuk ka krijuar vështirësi.". Islami urdhëron tolerancë absolute ndaj gjithë njerëzve, në të vërtetë, kjo fe mbron njerëzimin nga sjelljet kriminale, duke përfshirë këtu edhe diskriminimin. Kjo frymë humane ndihmon që të vendoset qetësia universale, duke i bashkuar racat dhe ngjyrat dhe duke nxitur tolerancën e ndërsjellë, sjelljen miqësore dhe dhembshurinë ndërmjet njerëzve: "Thuaj: O ju besimtarë! Unë nuk adhuroj atë që ju e adhuroni. As ju nuk e adhuroni atë që e adhurojë unë. Unë kurrë nuk do të jem adhurues i asaj që ju e adhuroni. Ju keni fenë tuaj, unë kam fenë time."[7]

Në Islam, njerëzit kanë të drejtë të mendojnë lirshëm dhe të deklarojnë atë që dëshirojnë dhe si të dëshirojnë, t'i peshojnë të gjitha mundësitë, duke gjykuar me arsye për të gjithë, në mënyrë që të zgjidhet mënyra më e mirë e jetës koekzistenciale.[8] Kurani porositë myslimanët: "Perëndia nuk ju ndalon të shprehni mirësinë dhe që të jeni të drejtë ndaj atyre, të cilët nuk luftojnë kundër jush për shkak të fesë dhe nuk ju dëbojnë nga vatrat tuaja.[9] Nga ana tjetër, Profeti a.s. i porositë myslimanët për tolerancë me këto fjalë: "Ai që e shtyp një person, me të cilin është lidhur me një zotim ose i cenon të drejtat, ose ia imponon një detyrë mbi mundësitë e tij, ose ia merr me detyrim një gjë, do të më ketë mua kundërshtar në Ditën e Gjykimit."[10]

Siç shihet nga ajeti kuranor, si dhe nga shumë ajete të tjera që flasin në lidhje me këtë çështje, si dhe thënie të Muhamedit a.s., ne nxjerrim në pah përkushtimin paqësor dhe të mëshirshëm që ka Kurani fisnik ndaj besimeve të tjera. Parimet kryesore të Kurani janë mirësia, drejtësia dhe paqja, pa bërë dallime në bindje dhe religjion. Muhamedi a.s., në Medine ndërtoi shtetin dhe shoqërinë mbi bazën dhe parimin e respektit të ndërsjellë në raport me jomyslimanët. Ai u garantoi atyre sigurinë dhe paqen, besimin e tyre, bindjen dhe të drejtën për jetë. Ai nënshkroi traktatin e mbështetur në thirrjen kuranore për drejtësi dhe respekt ndaj çifutëve dhe të krishterëve të cilët jetonin në Medine. Islami është i ndërtuar mbi parimin e drejtësisë, dashurisë dhe paqes ndërmjet popujve.[11]

Njohja ndërmjet njerëzve është e domosdoshme, pa marrë parasysh dallimet në çështjet e besimit, ngase, fundja, secili ka rrugëtimin e vet të lirë, derisa nuk cenon të drejtën e tjetrit. Kurani urdhëroi që debati ndërmjet njerëzve të jetë në formën më të mirë, duke respektuar bindjet e të tjerëve:[12] "Ithtarët e librit mos i polemizoni ndryshe (kur i thirrni në fenë tuaj) vetëm ashtu si është më së miri, përveç atyre që janë mizorë dhe thoni: "Ne i besuam asaj që na u zbrit dhe që u zbrit juve dhe se Zoti ynë dhe Zoti juaj është një, dhe se ne i jemi dorëzuar Atij."[13] Allahu xh.sh. i urdhëron të gjithë njerëzit në moralin islam, nëpërmjet të cilit mëshira, bamirësia, qetësia dhe toleranca ndërnjerëzore mund të bëhen pjesë e jetës në të gjithë botën.

*1. Charles W. Kegley, JR, Politikat Botërore, f.11, Tiranë 2009. 2.Jonuz Abdullai, Ndryshimet sociale dhe tranzicioni, Tetovë 2008. 3. JR, Politikat Botërore, f. 523. 4. Mahatir Muhamed, Globalizimi dhe realitet e reja, f. 28, Shkup 2010. 5. http://www.albaniapress.com. 6. http://breziiri.com. 7. Kurani Përkthim dhe komentim nga H. Sherif Ahmeti në gjuhën shqipe, Prishtinë, 1988, 109: 01 - 06. 8. http://www.musavilari.org. 9. Kuran-i Përkthim dhe komentim nga H. Sherif Ahmeti në gjuhën shqipe, 60: 08.10. Dr. Ahmed Muhamed el Hufi, Toleranca Islame, f. 17, Prishtinë. 11. http://breziiri.com.12. Ibid. 13. Kuran-i Përkthim dhe komentim nga H. Sherif Ahmeti në gjuhën shqipe, 29: 46.*

Husamedin Abazi

# Dita Ndërkombëtare e të Drejtave të Njeriut

Te ne jemi dëshmitarë se edhe pas 30 vjetësh të demokracisë në Shqipëri dhe 20 vjet nga shporrja e Serbisë nga Kosova, ne vazhdojmë të përballemi me shkeljen e të drejtave dhe lirive të njeriut.

Në Ditën Ndërkombëtare të të Drejtave të Njeriut, bota po vazhdon të përballet me shkeljen e të drejtave të njëjta, madje, këto shkelje në vitet e fundit janë më flagrante dhe më të mëdha sesa që kanë qenë para 10 apo 20 vjetësh. E tërë bota, sidomos veprimtarët dhe institucionet që merren me avancimin e të drejtave të njeriut, kanë regjistruar viteve të fundit kthim prapa për sa i përket këtyre të drejtave. Duke vepruar dhe shpresuar se këto vitet e fundit ishte koha e realizimit të ëndrrave të tyre të kamotshme për liri, demokraci dhe më shumë të drejta, popujt dhe shoqëritë e ndryshme gjithandej globit, sakrifikuan dhe bënë hapat konkret për t'i realizuar të njëjta, duke llogaritur madje edhe në përkrahjen ndërkombëtare të institucioneve, si KB, KS, BE dhe shteteve të mëdha demokratike. Por, në befasi të këtyre popujve të vuajtur, këto institucione dhe këto shtete, jo vetëm që nuk i përkrahën, madje, jo vetëm që nuk qëndruan neutrale, por të njëjtat, edhe pas shuarjes së këtyre kryengritjeve dhe revolucioneve me gjak dhe me vrasje të mijëra grave, burrave e fëmijëve nga ana e diktaturave shumë dekadëshe, i përkrahën këta diktatorë dhe nuk e dëgjuan zërin e as ofshamat e këtyre popujve liridashës dhe të etur për drejtësi, barazi dhe dinjitet njerëzor.

E njëjta gjë po ndodhë edhe në disa shtete demokratike perëndimore, ku po hasim kthim prapa dhe assesi avancim të të drejtave dhe lirive të njeriut, e që kjo është dëshmuar edhe me qëndrimin që patën këto shtete ndaj emigrantëve, njerëzve me ngjyrë dhe myslimanëve. Te ne jemi dëshmitarë se edhe pas 30 vjetësh të demokracisë në Shqipëri dhe 20 vjet nga shporrja e Serbisë nga Kosova, ne vazhdojmë të përballemi me shkeljen e të drejtave dhe lirive të njeriut. Në Kosovë, ne vazhdojmë të ballafaqohemi me mohimin e të drejtave elementare të praktikimit të fesë në institucionet publike, e që na kujtojnë se të njëjtit ende nuk janë liruar nga mendësia moniste. Madje, edhe gjyqësia vazhdon t'i trajtoj raste e ndryshme të shkeljeve të të drejtave të njeriut në mënyrë selektive dhe me efikasitet jashtëzakonisht të ulët. Edhe njëherë, ua rikujtojmë të gjithëve Deklaratën Universale të të Drejtave të Njeriut (DUDNj), e cila është një deklaratë e miratuar nga Asambleja e Përgjithshme e Kombeve të Bashkuara, më 10 dhjetor 1948, në Palais de Chaillot, në Paris. Deklarata lindi si përgjigje ndaj tmerreve të Luftës së Dytë Botërore dhe përfaqëson përpjekjen e parë globale për të artikuluar mbrojtjen e atyre të drejtave, që shumë njerëz besonin se ishin të drejta themelore që i takojnë të gjitha qenieve njerëzore.

Pritshim vite me të drejta të njeriut më të avancuara gjithandej globit!



Elez Osmani

# Konaku dhe bujaria e Qerim Haxhiut në Kajro

Kajroja, një qytet i dendur e i madh, i përhirtë e i zhurmshëm, i mbështjellë nga një petk i trashë smogu, mjegulle prej pluhuri dhe tymi. Gati në çdo kënd shihen minaret që thyhen lart në kupën e kaltër qiellore. Maja e kalasë prek në kaltërsi. Blerimi i zbehtë (i mundshëm) nëpër kopshte, si me pahir i shpëton shkëlqimit të rrezeve përcëlluese të diellit. Nili çanë rrugën e tij të gjatë për në Mesdhe. Këtu duke i lodhur, është i rehatshëm dhe i kuqërremtë. Me kontrastet dhe veçoritë e shumta, Kajroja, në gjirin e vet, nuk ngurron që lashtësinë e saj ta ekspozoj në muze, rrugë, sheshe, nga ku duken shumë shtatore, sfinksa dhe tablo të ndryshme. Në to vërehen qartë motivet dhe idetë e mjeshtërve artistikë, të cilat shkrihen nga mugëtira e historisë.

Me të drejtë shënojnë kronikët, se shqiptarët e krijuan Egjiptin modern dhe e sunduan një shekull e gjysmë. Këto vlera historike çmohen edhe sot e kësaj dite. Ndaj ne, ndoshta kemi të drejtë të pohojmë se vëmë një tullë në qytetërimin shumë shekullor buzë Nilit. Për Kajron shumë milionëshe, tërë kjo është sikur vetëm një fryt për t'u shënuar në histori. Kajroja dhe Egjipti në përgjithësi kanë shumë universitete, në disa prej të cilave kanë mësuar qindra studentë shqiptarë në vazhdimësi.

Derisa jemi duke pirë kafe në Roxi, te Heliopolisit, me studentin e shkëlqyer, Tahir Kukajn, shikojmë e soditim, e prekim dhe e ndjejmë këtë dendësi, këtë tollovi njerëzish e makinash, nxitimesh e lëvizjesh. Si



me pahir, Tahiri më thotë: "A ke dëshirë ta vizitojmë një burrë të mirë, një patriot, një intelektual, e një shqiptar të Shqipërisë së vjetër, i cili erdhi për studime para Luftës së Dytë Botërore dhe më pas mbeti këtu?" Më bëri shumë kurioz. "Si jo" – i them shkurt. "Por, paralajmëroje". "Jo, jo" – më tha Tahiri. Nuk ka nevojë. Ai e ka derën e hapur për studentët dhe për të gjithë ata që vijnë nga ajo anë. Tek ai, ne e kemi një konak, një bibliotekë, një odë, një ambient shqiptar dhe ky është apartamenti i Qerim Haxhiut në Atabe të Kajros.

## Në konakun e tij

Vërtet, posa trokitëm në derën e tij, ajo u hap menjëherë, thuajse ishte duke na pritur pas dere. Na përshëndeti e gëzua. Na uroi mirëseardhje. Atë ditë nëntori, '87, ishte i vetëm në banesë. Apartamenti i tij i pastër e i rregulluar dukej modest, po hijeshohej e stolisej me lloj-lloj librash, me revista, e me gazeta nga më të ndryshmet. Të dukej sikur je në ndonjë sektor biblioteke, aty ku ruhen fondet e veçanta. Biblioteka përbëhej nga një literaturë e çdo lloji dhe e zgjedhur në disa gjuhë, si shqip, turqisht, italisht, anglisht, frëngjisht etj. Librat kryesorë në bibliotekën e atdhetarit të shquar Haxhiu ishin ato që tregonin për historinë e Shqipërisë dhe për çështjen kombëtare shqiptare. Në disa prej rafteve të bibliotekës së madhe të Qerimit, qëndronin pothuajse të gjitha librat e shkruar nga autori i tij i preferuar, nga Homeri Shqiptar, Gjergj Fishta.

Nëpër mure ishin të varura pikturat me motivet e ndryshme nga vendlindja. Duke i shikuar këto, ai thotë, se më kënaqen sytë dhe më pushon truri, ngase këto ma kujtojnë vendlindjen. Gruan dhe dy fëmijët, tani ai i kishte në Stamboll. Pasi që e luti Tahirin, që të na shërbente me gjërat që ai i kishte merak për mysafirët, me kafe, limonadë, lëngje frutash etj., ia filloi me muhabetet e tij. "Më gëzuat shumë me këtë vizitë." "Unë kudo që të shkojë dhe kudo që të jem, kërkoj shqiptarë, sepse pa ta dita nuk shkon. Tashmë jam familjarizuar me studentët kosovarë që gjenden këtu" – vazhdonte rrëfimin e tij, xha Qerimi.

Fati deshi që kur unë e mora këtë rrugë, për herë të parë me vapor për në Misir, ta takoja Hysejn Latifin dhe Raif Shabanin nga Gjilani. Që në atë kohë, Universiteti i Az'harit kishte tubuar studentë shqiptarë nga të gjitha viset etnike. Bashkëbiseduesi im ka një memorie të shkëlqyer dhe

**"Mos u çudit! Nuk burgoseni vetëm ju atje. Për Kosovën vuajmë edhe ne, burgosemi edhe ne."**

kujton shumë emra, si Musa Daut Shehu nga Dukati i Vlorës, Hasan Islam Nahi nga Gjakova, Ali Jakupi nga Gjilani, Shaqir Oruçi nga Shkodra, Fazli Buzuku nga Shkodra, Hysni Hoxha nga Dragobia e Malësisë së Gjakovës, Ahmet Fadili nga Prishtina, Vehbi Ismaili, Rexhep Jakupi nga Mati, Tevfik Islam Nahi nga Gjakova, e shumë të tjerë.

Kur kuptoi se punoja në Televizionin e Prishtinës, pyetjet e tij ishin të shumta. Interesohej për çdo gjë deri në detaje, veçanërisht për situatën shoqërore e politike. Kishte një optimizëm se një ditë, Kosova do të pavarësohet. Natyrisht, fillim e mbarim në atë bisedë, emri që më së shumti lakohej ishte Kosova dhe shqiptarët në Jugosllavi, duke mos e harruar edhe Shqipërinë.

Mua më magjepsi me njohuritë që kishte, me informatat më të reja, me zhvillimet aktuale në Kosovë, përkatësisht në Jugosllavi. E shikoja me habi dhe e dëgjoja me vëmendje. Ai e vërejti "turbulencën" time. "Mos u çudit" – më tha. "Nuk burgoseni vetëm ju atje. Për Kosovën vuajmë edhe ne, burgosemi edhe ne. Edhe këtu në Kajro e kam atë risk që të burgosem, të vuajë e të angazhohem për kauzën e saj. Por, jam krenar dhe e kam për nderë."

E dija se Tito (udhëheqësi komunist i Jugosllavisë) nga 71 shtete që i kishte vizituar në tërë globin, më së shumti e kishte vizituar Egjiptin, por nuk e dija se sa herë që Tito e vizitonte Egjiptin, burgosej Qerim Haxhiu, Tevfik Nahi etj., vetëm e vetëm pse e kishin ngritur zërin për të vërtetën e saj.

## Kush ishte Qerim Haxhiu?

Qërim Haxhiu është një shembull i shkëlqyer i traditës sonë, një nga figurat më të ndritura që rrezatonin për shqiptarinë. Me karakterin e tij, me urtësinë e theksuar, zë një vend të rëndësishëm, ndoshta i fundit në koloninë shqiptare të Egjiptit. Korça dhe vendlindja e tij janë elementet e para të dijes, të marra në nektarin e saj. Dashuria për atdheun, popullin dhe fenë e vet, do të bëhen ndjenja të cilat do ta mbajnë të pushtuar gjithë jetën. Këtë ndjenjë e nuhat çdonjëri që e takon zotëri Qerim Haxhiun.

Në librin e tyre "Shqiptarët e Egjiptit", autorët Emin Azemi dhe Shkelzen Halimi shënojnë: "Sa herë që shkonim në lagjen ku banon Qerim Haxhiu, aty takonim nga një thermi nga rinia e patriotit tonë, që zgjohej dhe binte me fjalët "Shqipëri e Kosovë". Kthjelltësia e këtyre fjalëve ishte ruajtur me xhelozi, kurse klasikët shqiptarë ishin ata që zunë vend në krye të vendit, në banesën e xha Qerimit. Poezitë dhe vargjet më të preferuara për gjuhën shqipe, ai i mbajti mend, ndërkaq Fishta ishte i zgjedhuri i bibliotekës së tij."

Qërim Haxhiu lindi më 7 shkurt 1920, në një familje qytetare, fisnike e patriotike të Lushnjës. Ishte djali i patriotit të shquar shqiptar, Bajram bej Haxhiu, i cili ishte njëri nga anëtarët e Komisionit të Thirrjes dhe të Organizimit të Kongresit të Lushnjës dhe vëllai i legjendës së sportit shqiptar, Abdurrahman Roza Haxhiu. Kevin Haxhiu, do të shënojë për të një punim biografik. Shkollën fillore, Qerim Haxhiu e kreu në Lushnje, ndërsa të mesmen, e kreu në Medresenë e Tiranës. Më pas, u përcaktua që të vazhdoi studimet në Universitetin "AlAz'har" në Kajro.

Lushnja është rinia e tij, themelet e formimit të tij, të karakterit dhe virtyteve të tij. Nga këtu është edhe nisma e rrugës së tij, është vendi dhe koha, kur ai do të zhytet në dallgët e jetës dhe do të farkohet me zjarrin e luftës intelektuale e politike, që do të tregojë vlerën e bindjeve dhe të efikasitetit të tij. Në këtë kohë, në Kajro do të vepronte zëshëm kolonia e shqiptarëve të Egjiptit. Aty kishte edhe një numër të konsiderueshëm studentësh shqiptarë. Apo siç do të shkruante S. Dino, në veprën e tij "Valët e detit", se shqiptarët e Egjiptit me përqendrimin e tyre, me ruajtjen e identiteti të tyre, me krijimin e botimeve në gjuhën shqipe, ata krijuan një "Shqipëri të vogël", në atë vend të Lindjes së Mesme. Një ditë, edhe ky iu bashku këtyre.

Ishte vjeshta e vitit 1938, kur Qerimi u nis nga Lushnja me transit për në Selanik dhe mbërriti në Aleksandri. Kjo rrugë e gjatë ishte e paharruar dhe do të shënohet në analet e tij, për faktin se ishte rruga pa kthim mbrapa në atdhe, gjersa ndërroi jetë. Ndonëse, vetëm në vitin 1967 arriti të merrte një leje për ta vizituar atdheun. Rruga jetësore e tij do të jetë me sakrifica e vuajtje, por do të jetë rrugë e nderit dhe dinjitetit, rrugë në shërbim të lirisë, rrugë anti-komuniste. Në këtë rrugë, ai do të ecën si një luftëtar i vendosur i shërbimit të atdheut, një urtar, një stoik, të cilin edhe sot e kësaj dite e kemi nderin ta përkujtojmë me respekt.

## Konfrontimi me pushtetin për të vërtetën e Kosovës

Patrioti Qerim Haxhiu, ndonëse fizikisht ishte në Egjipt, ai me shpirt e me zemër ishte gjithmonë në Shqipërinë Etnike (do të nënvizoj më tej Kevin Haxhiu). Ai gjithnjë botonte artikuj në gazeta dhe në revista të diasporës shqiptare të Egjiptit për atdheun, Shqipërinë dhe për çështjen kombëtare. Haxhiu ka qenë nismëtar i shumë organizimeve, si dhe hartues i disa memorandumeve, peticioneve, të gjitha këto për çështjen kombëtare shqiptare.

Më 7 prill 1939, Qerimi me shokë, hartoi një peticion kundër okupimit të Shqipërisë nga Italia fashiste, si dhe



ishte njëri ndër studentët shqiptarë, i cili organizoi protesta në Kajro. Në vitin 1958, Titoja do ta vizitonte Naserin në Egjipt. Qerimi ia nisi një memorandum Naserit me rreth 20 faqe për gjendjen e shqiptarëve në Jugosllavi. Në përmbajtjen e memorandumit jepeshin të dhëna mbi golgotën e shqiptarëve në Jugosllavi dhe shpjegohej se myslimanët nuk jetojnë vetëm në Bosnje, por edhe në Kosovë, Maqedoni, Mal të Zi, e gjetiu, dhe se ata me komb janë shqiptar. Ndonëse memorandumi iu drejtua Naserit, ai asnjëherë nuk u protokollua në zyrat e institucionit të Presidentit të Egjiptit, por ai u dorëzua në Ambasadën Jugosllave.

Kjo bëri që atdhetari Qerim Haxhiu të arrestohej, sa herë që Tito e vizitonte Egjiptin. Qërimi e ndjente për së afërmi se si shqiptarët e Egjiptit pësonin një goditje të pakuptueshme, iracionale me ardhjen e Naserit në pushtet. Për shkak të prejardhjes shqiptare të mbretit Faruk, ndaj të gjithë shqiptarëve që kishin kontribuar në jetën politike, ekonomike e ushtarake të Egjiptit, u mbajt një qëndrim armiqësor i egër, kërcënues për jetën dhe pasurinë e tyre. Për këtë shkak, duke filluar nga viti 1952, ikën nga Egjipti qindra familje shqiptare për në SHBA, Australi, Turqi, Arabi Saudite. Këto familje ishin kuadro të vlefshme për Egjiptin e asaj kohe.

Me ardhjen në pushtet të Anvar el Sadatit, qëndrimi shtetëror ndryshoi rrënjësisht, por, prapëseprapë, vetëm një pakicë familjesh shqiptare me pasuritë e tyre u rikthyen në Egjipt. Megjithatë, sot e kësaj dite, në Egjipt ka me qindra familje shqiptare, me gjendje shumë të mirë ekonomike, por që fatkeqësisht shumë pak prej tyre e dinë gjuhën e të parëve të tyre, por në bisedë me ta, ata e theksojnë origjinën shqiptare.

## Disa kujtime nga ata që e njohën Qerim Haxhiun

Jo vetëm që nuk kishte lëvizur fare, e as që ishte dorëzuar para sfidave, por Qerim Haxhiu ia kishte vënë detyrë që të qëndroj dhe që brenda mureve të shtëpisë së tij të flitej vetëm gjuha shqipe, kujton ish studenti Mustafë Islami.

Një ditë, shkova te baca Qerim, që ta merrja djalin e tij për të luajtur futboll, atë e kishim përfshirë në ekipin tonë të fakultetit "Al Az'har". E dinim se edhe Qerimi në vitet e '-30ta, u aktivizua si futbollist me ekipin e futbollit "Kongresi i Lushnjës". Qerimi ishte një nga futbollistët e gjeneratës së parë të ekipit lushnjar dhe i pari që e nisi rrugën e gjatë të mbiemrit që bëri historinë në sportin lushnjar dhe atë shqiptar, shkruan Kevin Haxhiu.

Pastaj, Mustafa shton: "Atë ditë e gjithë familja ishte aty. Ata dinin gjuhë të ndryshme. I thash: Baca Qerim, sa mirë që ju mund t'ia mësoni njëri-tjetrit gjuhët e huaja." Baca Qerim ma ktheu me ters: "Jo, këtu, në këtë shtëpi flitet vetëm shqip."

Myftiu i Kosovës, haxhi Naim ef. Tërnava, i cili ishte ndër të parët e gjeneratës së re, i cili e ka takuar Qerim Haxhiun, kujton:

"Baca Qerim ishte një patriot i pashembullt i çështjes kombëtare në Kajro. Gjatë studimeve në Kajro, një ndër fatet më të mëdha për mua, pa dyshim se është njohja me z. Qerim Haxhiun, apo siç e njihte komuniteti i shqiptarëve dhe i studentëve shqiptar, baca Qerim. Unë si i ri, student nga Kajroja, me të u njoha që në vitet e 80-ta, të shekullit të kaluar. Vërtet ishte kënaqësi ta takoje një burrë fisnik, intelektual, i formuar e i arsimuar, i informuar jashtëzakonisht mirë për rrjedhat shoqërore e politike në të cilat kalonin trojet tona. Ai ishte një atdhetar i rrallë, ndonëse larg Shqipërisë, ai ishte i lidhur shpirtërisht me Shqipërinë. Kur na fliste me urtësi të shkrirë në një filozofi unike, gjithherë shembullin për sqarim e merrte nga Shqipëria, nga urtësia e shqiptarëve, ngase atje e kishte mendjen dhe zemrën.

Edhe në Kajro, baca Qerim, në organizimin e familjes, kishte ruajtur traditën e familjeve fisnike shqiptare, ngase edhe vinte nga një familje e tillë. Neve studentëve shqiptarë, baca Qerim, na trajtonte si familjen e tij, na këshillonte, na sqaronte, na shpjegonte të kaluarën e Shqipërisë, na orientonte me një strategji e mençuri për vizionin drejt së ardhmes. E kishte të qartë se sistemi monist në trojet tona, në Kosovë e Shqipëri, do të përmbyset shpejt, madje na thoshte se popullit të vendeve tona u është imponuar ky sistem. Shpeshherë na këshillonte të përgatitemi

mirë, se shumë shpejt do të vjen dita që sistemi monist do të shkojë në pa kthim, e mbi ju do të bie barra e rikthimit të besimit dhe të vlerave të vërteta në vendin meritor, në shoqërinë pos moniste.

Baca Qerim kishte një bibliotekë të pasur me libra që kishin të bënin me shqiptarët dhe me Shqipërinë, botime këto, që nuk kishim mundësi t'i kishim në dispozicion as në Shqipëri e as në Kosovë. Nga biblioteka e bacës Qerim, unë kam marrë një numër të konsiderueshëm të librave në lexim, që kishin të bënin me historinë e popullit shqiptar, që nga librat për Lidhjen Shqiptare të Prizrenit, e deri te librat për ngjarjet e personalitetet e tjera që i kishte ndaluar sistemi monist në Shqipëri.

Bacës Qerim i vinte rregullisht shtypi dhe literatura që botohej asokohe nga diaspora shqiptare, siç janë "Dielli", "Çlirimi", Zëri i Kosovës" etj. Ne praktikisht kishim mundësi që të njiheshim edhe me shtypin që botonte diaspora, e që ishte anti regjimit monist në Kosovë e Shqipëri.

Ajo që kujtoj me nostalgji është festimi i festës së 28 Nëntorit, të cilën e festonim çdoherë në banesën e bacës Qerim. Aty mblidheshim një grup studentësh, festonim dhe dëgjonim me vëmendje ligjërimet për Shqipërinë, historinë e Shqipërisë, jashtë kornizave të sistemit monist të Tiranës dhe të Prishtinës. Së bashku me kolegët e mi, Ahmet Ramën dhe Reshat Mexhidin, në banesën e bacës Qerim, patëm rastin që të njihemi me personalitetet e njohura të diasporës sonë.

Me plotë përgjegjësi mund të them se, banesa e bacës Qerim ka qenë çerdhe e fole shqiptare në Kajro, ngase aty ruheshin vlerat fisnike e kulturore të popullit tonë. Baca Qerim ishte një njeri fisnik, atdhetar e i paepur i çështjes kombëtare, e për ne ishte pikë referimi për së mbari e për së miri. Ai në Kajro ishte më shumë se ambasador për vendet tona. Zoti e mëshiroftë!"

Do të mbetesha borxh, sikur në këtë shkrim modest për bacën Qerim, të mos sjellja edhe disa kujtime të atyre që e njohën, e nderuan dhe qëndruan në konakun e Qerim Haxhiut.

Prof. dr. Muhamed Mufaku, librin e tij "Nga historia e shqiptarëve të Egjiptit gjatë shekujve XV-XX", botuar nga Akademia e Shkencave dhe Arteve të Kosovës, më 2016, në Prishtinë, ua dedikon Vehbi Ismailit, Qerim Haxhiut dhe Musa Shehut në shenjë nderimi.

Ndërkaq, shkaktari i njohjes së autorit të këtyre rreshtave me bacën Qerim, prof. dr. Tahir Kukaj, që sot jeton dhe punon në Nju Jork si klerik zyrtar (Chaplain) në Departamentin e Policisë së Nju Jorkut, me ëndje dhe mallëngjim kujton:

"Qerim Haxhiu ishte ndër shqiptarët e shquar të Egjiptit, i cili ka formuar një emër të mirë, ka ka ndihmuar të gjithë ata shqiptarë që trokitnin në derën e tij. Me veprimtarinë e tij prej atdhetari, ai ka ngjallur nderim të veçantë te të gjithë ata që u njohën me të. Ata e ruajnë në zemër e në mendje fjalën e urtë të tij, këshillat e vyera dhe bujarinë, por thjeshtësia, dituria e kultura e gjerë, e bëjnë që ta përmendim atë me nderim. Atë nuk e përkulën sfidat e shumta të jetës dhe sprovat e ndryshme, por përkundrazi atij ia rritën besimin në madhështinë e Zotit dhe e shtynin atë drejt qëndresës dhe arritjes së sukseseve. I mbetur me dhunë jashtë atdheut, ai i bëri ballë jetës mbi bazën e besimit që i jepte vullnet dhe forcë, durim e shpresë. Ndaj, edhe ne si të rinj na mbushte me optimizëm. Ne tek ai gjetëm karakterin e lartë burrëror, ndjesinë e nderit, nderimin e thellë për njeriun, virtytet e larta njerëzore. Kishte një dëlirësi të veçantë shpirtërore. Ishte mendjendritur, kishte një botë të pasur intelektuale, një interes të vazhdueshëm për diturinë dhe kulturën. Fare pa ngurruar, bibliotekën e tij, na e vuri në dispozicion neve studentëve të atëhershëm. Takimin dhe kontaktin me të ne e kishim bërë rregull. E kemi për nder të shkruajmë dhe ta përkujtojmë."

Kur kontaktova me Burhan Filin, i cili një kohë të gjatë kishte jetuar dhe vepruar në Kajro, për të na dhënë një përshkrim për të, ai u emocionua dhe me dashuri u shpreh: "Nuk mund t'i them me fjalë të gjitha të bëmat e tij, por do të shprehem me gjuhën e shpirtit, me një poezi, të cilën e kam titulluar "I paepuri", sepse ai e meriton."

## I paepuri

*Në udhën e jetës, gjithandej kam ra,*
*në stacionet e saj shumë burra kam pa.*
*Jo thjesht meshkuj, por burra të vërtetë,*
*që dolën në pah në mejdanin jetë.*
*Në vitin tetëdhjetë e dy në Egjipt shkova,*
*nji shqiptar të vërtetë, aty takova.*
*Qerim Haxhiu, djalë lushnjar,*
*kish vajtë në Ez'her, dituri me marrë.*
*Në kohën e Zogut, rrugën e morën,*
*për të marrë dituri, zgjatën dorën.*
*Ashtu, Qerimi dhe shokët e tij,*
*i ra të jetonte në Miserli.*
*Në atë vend të shquar që ishte në atë botë,*
*jo i mjeruar siç asht sot.*
*Por Qerimi në djalërinë e tij,*
*mendje dhe zemër i kishte në Shqipëri.*
*I erdhi fati, familje formoi,*
*me nji zonjë shqiptare, Zoti e nderoi.*
*Vajzë dhe djalë, Allahu i fali,*
*Dhuratë quhet vajza, Ilir quhet djali.*
*Me artin e kujdesit ata i mësuan,*
*si bilbila shqip ligjëruan.*
*Mikpritja e Qerimit derën hap gjithmonë,*
*i dha mirëseardhjen djemve tonë.*
*Nga trevat shqiptare, kur erdhën për të studiu,*
*bibliotekën e pasur, para ua ka vu.*
*Në atë sofër bujare, secili mori,*
*nga dera e Qerimit, i kënaqur doli.*
*Edhe unë që këta rreshta i shkrova,*
*djem të mrekullueshëm, aty takova.*
*Për studentët shqiptarë e ndonji jabanxhi,*
*ambasadë e vërtetë ishte shtëpia e tij.*
*Vite, dekada pa pushu kurrë,*
*na priti me nderim, gjithmonë ai burrë.*
*Mbi gjashtëdhjetë vjet në Kajro i kaloi,*
*aty ishte shkru që jetë të ndërroi.*
*Asht detyra jonë Qerimin ta kujtojmë,*
*me nji qasje të tillë, nderim gjithmonë.*

# Kaloi në ahiret veterani i periodikut të Bashkësisë Islame të Kosovës Hajrullah ef. Hoxha (1939-2020)

Më 1 dhjetor 2020, në Prishtinë, në moshën 81 vjeçare, ndërroi jetë Hajrullah ef. Hoxha – autori i "Takvimit" të parë në gjuhën shqipe për besimtarët myslimanë shqiptarë në ish-Jugosllavi, veterani i literaturës islame, imami shumëvjeçar dhe udhëheqësi e drejtuesi i periodikut të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Hajrullah efendiu i përket gjeneratës së ulemave, të cilët pas Luftës së Dytë Botërore hodhën themelet e literaturës islame në gjuhën shqipe në ish-Jugosllavi.

Hajrullah efendiun, në këtë rrafsh e gjejmë të angazhuar në fund të viteve '60 të shekullit të shkuar, kur në "Buletinin Informativ", që asokohe botohej nga Shoqata e Ylemave, filloi me kontributet e tij të para nga fusha e historisë islame, përkatësisht me shkrimin kushtuar Pejgamberit Muhamed a.s.. Po në këtë fund vit, Hajrullah efendiu hartoi dhe përgatiti "Takvimin" e parë për territorin e Kosovës në gjuhën shqipe dhe, të njëjtin, për vitin 1970 e botoi Shoqata e Ylemave të BI-së së Kosovës.

Botimi i "Takvimit" në gjuhën shqipe qe një sukses i madh, sepse me këtë edhe vihen themelet për nxjerrjen e një publikimi vjetor, i cili, përpos pjesës kalendarike dhe takvimit për kohët e namazit, festave fetare dhe evidentimit të netëve të mëdha, aty u botuan edhe tema për njohuritë themelore islame, gjë që shpejt u bë një botim i rëndësishëm në gjuhën shqipe për besimtarët myslimanë. Kjo ndodhi edhe për




**Konstatojmë me gojën plotë se Hajrullah efendiu është kontribuuesi më jetëgjatë, plot 50 vjet në periodikun e Bashkësisë Islame të Kosovës**

faktin "Takvimi" shtypej në shumë ekzemplarë dhe ishte pjesë e shumicës së familjeve shqiptare të besimit islam.

Literatura islame në gjuhën shqipe në Kosovë, zë fill në vitet e '60 të shekullit XX, ndërsa merr formë e trajtë në vitet '70, në të cilën një kontribut të madh e ka dhënë edhe Hajrullah efendi Hoxha, fillimisht në "Takvim", e më pastaj edhe në revistën "Edukata Islame", e cila nisi së botuari në vitin 1971.

Periodiku i Bashkësisë Islame të Kosovës ("Takvimi", "Edukata Islame" dhe "Dituria Islame"), që nga zanafilla e deri më sot bartin në vete edhe kontributin e Hajrullah efendi Hoxhës, qoftë si autor a përkthyes, e qoftë edhe si drejtues e redaktor. Përderisa për "Takvimin" është nismëtar dhe për një kohë të gjatë edhe e udhëhoqi dhe arriti ta bënte një nga botimet më të kërkuara dhe më serioze, Hajrullah efendiu po aq kontribut ka dhënë edhe në rritën

dhe zhvillimin e revistës "Edukata Islame", ku së bashku më Haxhi Sherif ef. Ahmetin janë bartësit kryesorë të rrugëtimit të saj. Madje, Hajrullah efendiu, për një kohë qe edhe kryeredaktor i revistës "Edukata Islame" (nr. 49-53/54).

Po ashtu, kontribut të çmuar që nga vitet '90 të shekullit të kaluar e këndej, Hajrullah efendiu ka dhënë edhe në revistën e përmuajshme "Dituria Islame", ku ka botuar një sërë temash e trajtesash nga disiplina të ndryshme të islamologjisë.

Nëse e vështrojmë me vëmendje zhvillimin e periodikut të Bashkësisë Islame të Kosovës, do të shohim se bashkëpunëtori më jetëgjatë me kontribute të prekshme në disiplinat islame, në disa prej tyre edhe nismëtar, është pikërisht Hajrullah efendi Hoxha.

Që nga numri i parë i vitit viti 1970 e deri tek botimi i "Takvimit" që e kemi në duar Hajrullah efendiu ka përgatitur pjesën kalendarike të tij. Për këtë numër të fundit, ai ishte duke e përgatitur edhe një temë, por të cilën nuk arriti ta përfundonte duke e lënë në gjysmë të dorëshkruar në tavolinën e punës së tij. Përveç kësaj, Hajrullah efendiu ka qenë bashkëpunëtor që nga numri i parë i revistës "Edukata Islame" e deri tek numri i fundit kur edhe e ka botuar shkrimin e fundit të tij.

Gjithashtu, edhe në revistën "Dituria Islame", Hajrullah efendiu ka një sërë kontributesh, qoftë autoriale, qoftë të përkthyera. Natyrisht, në një rast përkujtimor si ky, nuk mund t'i numërojmë të gjitha kontributet e tij dhe as të japim bibliografinë e tij, por konstatojmë me gojën plotë se Hajrullah efendiu është kontribuuesi më jetëgjatë, plot 50 vjet në periodikun e Bashkësisë Islame të Kosovës, pra që nga nisma e këtij periodiku e deri në ditët e sotme.

Kontributet e Hajrullah efendiut në Periodikun e Bashkësisë Islame janë të fushave e disiplinave të ndryshme, duke nisur nga historia islame, ku është shquar për shkrimet e tij kushtuar Pejgamberit Muhamed a.s., të botuara në disa vazhdime në revistën "Edukata Islame", më pastaj nga fusha e etikë islame, besimit islam etj..

Për vlerën, rëndësinë, sasinë dhe disiplinat me të cilat është marrë Hajrullah efendiu, sigurisht që kërkohet një studim më i thellë, i cili do të vinte në pah gjithë kontributin e tij në fjalën e shkruar islame shqiptare, e që shpresojmë se në një kohë të afërme studiues të fushave të ndryshme do t'i qasen jetëshkrimit dhe kontributit të Hajrullah efendi Hoxhës, i cili jetoi e veproi me shumë zell e përkushtim në kohë jo shumë të favorshme për fenë islame në hapësirat tona.

Përveç kontributit të tij aktiv në periodikun e Bashkësisë Islame, Hajrullah efendiu ka qenë një përkrahës dhe mbështetës i të rinjve për t'u marrë me shkrime; me dëshirë e entuziazëm i lexonte shkrimet e bashkëpunëtorëve të rinj, bisedonte me ta, i këshillonte e debatonte me modesti gjithnjë duke argumentuar e duke marrë për referencë mësimet e ulemave të mëhershëm dhe përvojën e tij të begatshme. Por, ajo që e veçonte Hajrullah efendiun, ishte qasja kritike më qëllim të ngjitjes së nivelit profesional.

U gëzohej arritjeve të bashkëpunëtorëve të rinj, por këmbëngulte që të botoheshin sa më shumë shkrime që janë në përputhje me doktrinën tonë hanefite e maturidite dhe me traditën e kultivuar ndër shekuj te ne.

Hajrullah efendiu jetoi me periodikun e Bashkësisë Islame, kontribuoi për të pa kursyer asgjë, qe udhëheqës e drejtues i tij, njohu e përjetoi rritën dhe sukseset e tij, e për këtë të fundit shpeshherë edhe thoshte "E kemi pasur ëndërr një gjë të tillë. Shyqyr që Zoti na e bëri nasip që ta jetësojmë në realitet".

Hajrullah efendiu më caktimin e Zotit të tij, më 1 dhjetor 2020, kaloi në Ahiret, por kontributi i tij në periodikun e BI të Kosovës, do të mbetet një trashëgimi e begatë për gjeneratat dhe brezat që vijnë, një trashëgimi që ka për t'u studiuar e për t'u vlerësuar.

Me kalimin në Ahiret të Hajrullah efendi Hoxhës, "Takvimi" mbeti pa hartuesin e nismëtarin e tij, periodiku islam mbeti pa një ndër themeluesit e tij, ndërsa lexuesi mysliman shqiptar mbeti pa veteranin e literaturës islame në gjuhën shqipe.

Zoti e mëshiroftë Hajrullah efendi Hoxhën dhe e gradoftë në Xhenetin Firdevs!

## Jetëshkrim i shkurtër i Hajrullah efendi Hoxhës

Hajrullah Hoxha lindi në vitin 1939 në fshatin Korroticë e Epërme, komuna e Drenasit. Shkollën fillore katërvjeçare e kreu në Korroticë të Ulët, ndërsa gjimnazin e ulët në Komoran. Medresenë e ulët e kreu në Prishtinë, kurse të mesmen dhe kualifikimin e lartë profesional në Sarajevë. Në vitin 1964 u punësua imam në Deçan, kurse në vitin 1969 u transferua për imam dhe referent fetaro-arsimor në Mitrovicë. Në vitin 1979 u emërua administrator në Kryesinë e Shoqatës së Ylemave në Prishtinë, ku punoi deri në vitin 1998, pastaj ai kaloi në Kryesinë e Bashkësisë Islame dhe u emërua sekretar i redaksisë për botime islame. Këtë detyrë e kreu deri në vitin 2005, kur edhe u pensionua. Hajrullah ef. Hoxha është autor i "Takvimit" dhe bashkëpunëtor i rregullt i revistës "Edukata Islame" dhe i "Diturisë Islame". Për disa numra ka qenë korrektues i "Edukatës Islame", një mandat katërvjeçar kryeredaktor i saj, ndërsa nga numri 55/1992 e deri 100/2012 sekretar i redaksisë. Përveç kësaj, ka qenë edhe anëtarë i redaksisë së këtyre revistave. Ka marrë pjesë në tryeza, konferenca, simpoziume e sesione shkencore të organizuara nga Bashkësia Islame e Kosovës, si dhe ka qenë redaktor i monografive të bashkëpunëtorëve dhe kolegëve të tij.

*Ramadan Shkodra*

# Myftiu Tërnava priti në takim lamtumirës shefin e misionit të OSBE-së në Kosovë, ambasadorin Jan Braathu



*Prishtinë, 29 dhjetor 2020*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim lamtumirës shefin e misionit të OSBE-së në Kosovë, Ambasadorin z. Jan Braathu. Myftiu Tërnava njohu ambasadorin Braathu me punën dhe angazhimin permanent që po tregon BIRK-u në përballje me pandeminë globale të COVID-19 si dhe bashkëpunimin që kanë pasur me institucionet shtetërore në luftimin e kësaj sëmundje ngjitëse në mënyrë që të tejkalohet sa më lehtë dhe më me pak pasoja. Myftiu Tërnava po ashtu çmoi dhe vlerësoi raportet shumë të mira që kanë me OSBE-në, sidomos në fushën e dialogut ndër-fetar në Kosovë. “Për ne si Bashkësi Islame ka qenë nder i madh që të bashkëpunojmë me Ju. Andaj në emër të gjithë nëpunësve të BIRK-ut, dëshiroj t’ju falënderojë dhe lus Zotin që t’ju falë shëndet kudo që të gjendeni dhe të keni sukses në jetë. Dëshirojmë që pavarësisht se ku do të gjendeni, të kemi një lidhje të vazhdueshme dhe të mbajmë komunikimin. Fjala më e madhe që mund t’ju themi është, faleminderit”- tha Myftiu Tërnava. Nga ana e tij, ambasadori Jan Braathu, falënderoi Myftiun për pritjen dhe potencoi edhe njëherë rolin efikas që ka luajtur Myftiu Tërnava si dhe BIK-u në të gjitha proceset që ka kaluar Kosova.

Shefi i Misionit të OSBE-së në Kosovë, ambasadorin z. Jan Braathu u shpreh tejet i kënaqur me bashkëpunimin që ka pasur me BIK-un duke potencuar edhe njëherë se një bashkëpunim i tillë duhet të vazhdojë edhe në të ardhmen, si dhe uroi Myftiun Tërnava dhe të gjithë imamët për suksese në të ardhmen. “Jam këtu për një vizitë te miku im Naim Tërnava dhe te miku tjetër Vedat Sahiti për t’iu thënë mirupafshim dhe faleminderit. Është fundi i misionit tim në Kosovë. Ne deri më tani kemi pasur një bashkëpunim të shkëlqyer me BIK-un në katër vitet e fundit dhe dua t’i falënderojë për bashkëpunimin e mirëqenë dhe bëj me dije se misioni i OSBE-së do të vazhdoj të bashkëpunoj me BIK-un. Ka qenë një privilegj për mua, ta njoh Myftiun Tërnava dhe të punojë me të dhe me të gjithë imamët e Kosovës, ata punojnë për Kosovën dhe unë iu uroj atyre shumë suksese”-shtoi ambasadori Braathu.

Në fund të takimit, në shenjë falënderimi, Myftiu Tërnava ndau një mirënjohje për ambasadorin Braathu. *(R.S.)*



# Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti mbledhjen e radhës

Më 9 dhjetor, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, mbajti mbledhjen e radhës, të cilën e hapi dhe e kryesoi kryetari, Myftiu Naim ef. Tërnava. Në hapje të kësaj mbledhje, Myftiu Tërnava luti Zotin për shëndet e mirëqenie për të gjithë, si dhe për vullnet e kurajë për kapërcimin sa më të lehtë të kësaj pandemie, me të cilën jemi duke u ballafaquar. Ai luti Zotin që t'i mëshirojë imamët, hoxhallarët dhe të gjithë të vdekurit nga kjo sëmundje.

Me këtë rast, Myftiu Tërnava edhe njëherë apeloi te të gjithë qytetarët që të tregohen të kujdesshëm dhe të jenë vigjilentë në përballje me pandeminë.

Në këtë mbledhje të Kryesisë, pika të rendit të ditës ishin parapërgatitja për mbajtjen e mbledhjes së Kuvendit të BI-së së Kosovës, diskutimi dhe analizimi i gjendjes aktuale në Këshillat e BI-së së Kosovës, si dhe aprovimi i projektbuxhetit të Këshillave të BI-së dhe të Kryesisë së BIK-ut për vitin 2021.

Më pas, Kryesia shqyrtoi lëndët e parashturara dhe mori vendime nga kompetencat e kësaj Kryesie. *(R.S.)*



# Myftiu Tërnava priti në takim komandantin e KFOR-it, Franco Federici

Më 14 dhjetor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim komandantin e ri të KFOR-it, gjeneralmajorin Franco Federici.

Në këtë takim njohës, Myftiu Tërnava i uroi mirëseardhje në Kosovë gjeneralmajorit Federici, duke i dëshiruar punë të mbarë dhe të suksesshme në misionin e tij. Ai më pas e njohu me punët dhe aktivitetet që zhvillon institucioni i Bashkësisë Islame të Kosovës për mirëqenien e të gjithë qytetarëve pa dallim. Myftiu Tërnava edhe njëherë shprehu mirënjohjen e tij për misionin e KFORI-it, duke shprehur kështu vlerësimin dhe respektin e lartë që kanë qytetarët e Kosovës për ta.

Nga ana e tij, gjeneralmajori Federici falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe nëpërmes tij vlerësoi lart punën dhe angazhimin që ka Bashkësia Islame e Kosovës për mirëqenien e të gjithë qytetarëve, duke vlerësuar kështu harmoninë ndërfetare, tolerancën dhe bashkëjetesën ndërmjet gjithë qytetarëve pa dallim. Ai shprehu gatishmërinë e tij dhe të KFOR-it për krijimin e sigurisë për të gjithë qytetarët.

Në fund të takimit, të dyja palët shkëmbyen mes vete stemat e institucioneve që ata drejtojnë. *(B.Z.)*



# Myftiu Tërnava priti në takim kryetarin e Këshillit të BI-së së Dragashit, Driton ef. Qengajn

Më 16 dhjetor, kryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim kryetarin e Këshillit të Bashkësisë Islame të Dragashit Driton ef. Qengaj, i cili shoqërohej nga sekretari i këtij Këshilli, Nail ef. Halimi.

Myftiu Tërnava falënderoi kryetarin e Këshillit të BI-së së Dragashit, e nëpërmes tij i falënderoi imamët për aktivitetet e realizuara gjatë periudhës së pandemisë, për të mirën e përgjithshme të qytetarëve të kësaj ane.

Nga ana e tij, kryetari Qengaj e njohu Myftiun me punën e Këshillit në Dragash, me organizimin e jetës fetare, si dhe me vështirësitë e planet e Këshillit për një të ardhme sa më të mirë të të gjithë besimtarëve myslimanë të kësaj komune. *(R.S.)*



# Myftiu Tërnava vizitoi ekspozitën "Tirana 100 vjet kryeqytet"

Më 16 dhjetor, kryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët e tij, vizituan ekspozitën "Tirana 100 vjet kryeqytet", e cila u organizua nga Fondacioni "ALSAR".

Kryetari i Fondacionit, z. Mehdi Gurra u shpreh tejet i kënaqur me vizitën e Myftiut, duke thënë se njëqind vjetori i Tiranës si kryeqytet nuk i përket vetëm Shqipërisë, por të gjithë shqiptarëve kudo që janë.

Nën shoqërimin e zyrtarit të Fondacionit, z. Saimir Ryshekut, Myftiu Tërnava me bashkëpunëtorët e tij shikuan të gjitha fotografitë, si dhe u njoftuan me historikun e tyre. *(B.Z.)*





# Vihet gurthemeli për ndërtimin e xhamisë së re në Prizren








Më 23 dhjetor, nën këndimin e ajeteve kuranore dhe lutjeve të tjera, në mënyrë solemne është vënë gurthemeli për ndërtimin e xhamisë së re në zonën e njohur "Bajër", në lagjen Kurilla të Prizrenit. Në këtë eveniment morën pjesë kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, kryetari i Këshillit të BI-së së Prizrenit, Besim ef. Berisha me stafin e tij, hoxhallarë dhe xhematë të tjerë. Kryetari Berisha në fjalën e tij drejtuar të pranishmëve, falënderoi për pjesëmarrje Myftiun Tërnava, si dhe falënderoi familjen Rototo për faljen e këtij trualli për ndërtimin e xhamisë së re, duke potencuar se kjo do të jetë e veçantë në një vend po ashtu të veçantë. "Është bërë një punë e madhe që nga fillimi, që kur ky truall në sipërfaqe prej 6 ari është dhuruar për shpirt të rahmetliut, Abdulkadirit. Kjo xhami do të jetë simbol për qytetin e Prizrenit, ngase nga ky vend, shihet pjesa masive e qytetit. Andaj, me këtë rast falënderojmë të gjithë ata që deri më tani kanë kontribuuar për këtë xhami dhe që ende do të kontribuojnë, deri në gozhdën e fundit" – tha kryetari Berisha.

Në fjalën e tij, Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, tha se kjo ditë është një ditë e veçantë, në të cilën besimtarët e devotshëm po zbatojnë urdhrin e Krijuesit dhe të Muhamedit a.s., për ndërtimin e xhamisë së re, në mënyrë që besimtarët t'i kryejnë obligimet e tyre fetare. "Pasi që Muhamedi a.s., u shpërngul prej Mekës në Medine, një prej punëve të para që ai bëri ishte ndërtimi i xhamisë. Me këtë rast, dua ta përshëndes kryetarin e KBI-së së Prizrenit, dhuruesin e këtij vendi ku do të ngritët kjo shtëpi e Zotit, por edhe investitorin, si dhe të gjithë të pranishmit. Shtimi i ndërtimit të xhamive ia shton edhe më shumë bukurinë që ia ka falë Zoti Kosovës sonë, në të cilën ne frymojmë dhe jetojmë. Këtë punë ekskluzive, Zoti ua ka besuar besimtarëve të devotshëm, të cilëve, fuqia e imanit që e kanë në brendësinë e shpirtit, i fuqizon edhe më, dhe në emër të prindit, sot ata falin këtë vend për ngritjen e xhamisë, e kjo gjë meriton të vlerësohet. Nga ky vend, do të edukohen gjeneratat e reja në frymën kombëtare e fetare, ato do të rrezatojnë paqe, siguri, dashuri e respekt për gjithë vendin tonë" – tha Myftiu Tërnava.

Nga një fjalë rasti, para të pranishmëve, mbajti edhe njëri nga familjarët që falën truallin, Bedredin Rototo, si dhe njëri nga donatorët për ndërtimin e xhamisë, haxhi Faruk Haxhiu, të cilët u shprehën tejet të lumtur që më në fund nijeti i tyre po realizohet. Në fund, duanë e lexoi imami i pensionuar, Muha-rrem ef. Haxhiu. Truallin për ndërtimin e kësaj xhamie e kanë dhuruar vëllezërit Bedredin, Osman, Mahmut e Xhoshkun Rototo, në një sipërfaqe prej 600m2. *(R.S.)*

# Myftiu Tërnava vizitoi Reis Ulemanë, hfz. Shaqir ef. Fetain

Më 24 dhjetor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët e tij, vizitoi kryetarin e Bashkësisë Islame të Maqedonisë së Veriut, hfz. Shaqir ef. Fetain.

Myftiu Tërnava e uroi hfz. Fetain për zgjedhjen në krye të institucionit të Bashkësisë Fetare Islame të Maqedonisë së Veriut, duke i uruar shëndet e mbarësi në udhëheqjen e këtij institucioni.

Nga ana e tij, Reis Ulemaja, hfz. Shaqir ef. Fetai, falënderoi Myftiun e Kosovës, Naim ef. Tërnava për vizitën dhe për urimet, duke shprehur gatishmërinë e tij dhe të institucionit që ai drejton që edhe më tej të vazhdohet bashkëpunimi i mirë ndërmjet dy bashkësive fetare.

Në këtë takim u diskutuan po ashtu edhe çështje të tjera me rëndësi për të dyja palët, e që më e rëndësishmja ishte intensifikimi i marrëdhënieve të mira ndërmjet bashkësive simotra dhe zhvillimi i hovshëm dhe i mëtejshëm i bashkëpunimit, ndërmjet të gjitha bashkësive fetare, e në veçanti ndërmjet atyre të Kosovës, Shqipërisë dhe të Maqedonisë së Veriut. *(B.Z.)*



# Myftiu Tërnava priti në takim nënkryetarin e KMSHZ-së, Fehim ef. Abazin

Më 28 dhjetor, kryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga drejtori i Diasporës në Kryesinë e BIK-ut, pritën në takim imamin e Qendrës Shqiptare për Integrim, Kulturë dhe Religjion në Lozanë, njëherësh nënkryetarin e Komunitetit Mysliman Shqiptar në Zvicër, Fehim ef. Abazin.

Në këtë takim, Myftiu Tërnava e uroi imamin për zgjedhjen si nënkryetar i KMSHZ-së, duke i uruar punë të mbarë dhe të suksesshme. Ai edhe njëherë shprehu gatishmërinë e tij si Myfti, por edhe të institucionit të Bashkësisë Islame të Kosovës, që edhe më tutje të vazhdojë bashkëpunimi i shkëlqyer ndërmjet BIK-ut dhe diasporës.

Nga ana e tij, imami Abazi, falënderoi Myftiun për pritjen dhe për përkrahjen e vazhdueshme dhënë për diasporën në përgjithësi. *(B.Z.)*



# Kuvendi i BIK-ut miratoi projektbuxhetin e Kryesisë për vitin 2021



Më 26 dhjetor, Kuvendi i Bashkësisë Islame të Kosovës, mbajti mbledhjen e rregullt, të cilën e kryesoi kryetari i Kuvendit të BIK-ut, dr. Ajni Sinani. Në këtë mbledhje të pra-nishëm qenë edhe kryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, drejtorët e drejtorive, anëtarët e Kryesisë, dekani i FSI-së, dr. Fahrush Rexhepi, drejtori i Medresesë, prof. Fadil Hasani, si dhe anëtarët e Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës. Mbledhja filloi me leximin e një pjese nga Kurani, të cilën e lexoi Sulejman ef. Fejzullahu. Më pas, kryetar i Kuvendit, dr. Ajni Sinani, iu shprehu mirëseardhje anëtarëve të Kuvendit, duke i falënderuar ata për punën dhe angazhimin e tyre.

Më pas, një fjalë përshëndetëse mbajti edhe kryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i cili e luti Zotin për shëndet e mirëqenie për të gjithë, si dhe për vullnet e kurajë në kapërcimin sa më të lehtë të kësaj pandemie me të cilën jemi duke u ballafaquar. Ai e luti Zotin që t'i mëshirojë imamët, hoxhallarët dhe të gjithë të vdekurit nga kjo sëmundje. Më tutje, ai shtoi se situata me pandeminë Covid-19 ka bërë që të imponohen disa gjëra dhe të bëhet një riorganizim, në mënyrë që t'u përshtatemi rrethanave të reja, duke marrë kështu vendime jo fort të këndshme për jetën fetare, por që falë Zotit po e përballojmë këtë situatë të rëndë. Myftiu Tërnava e vlerësoi gjendjen e përgjithshme si të qetë dhe stabile, falë imamëve dhe administratës së këshillave anekënd Kosovës për kontributin që janë duke dhënë për organizimin e jetës edukativo-fetare në Kosovë. Po ashtu, ai vlerësoi lart edhe kontributin e kuvendarëve dhe njëherazi kërkoi nga ta që edhe më tutje të japin kontributin e tyre për avancimin dhe shtyrjen e proceseve përpara, kështu që amanetin që e kemi mbi supet tona ta çojmë në vend. Myftiu Tërnava njoftoi kuvendarët që kanë përfunduar shumë projekte infrastrukturore, e disa të tjera janë ende në fazën finale të realizimit, e me këto lehtësohet edhe më shumë jeta dhe aktivitetet fetare. "Falënderojmë Zotin që punët janë duke ecur mbarë



e mirë. Ne shprehim falënderime edhe për donatorët, të cilët vazhdimisht nuk ngurrojnë që të na ndihmojnë me projekte në të mirë të qytetarëve tanë. BIK-u do të vazhdojë në ngritjen infrastrukturore të këshillave të BI-së së Kosovës edhe në të ardhmen" – u shpreh Myftiu Tërnava. Ai njoftoi të pranishmin edhe me punët në ndërtimin e Xhamisë Qendrore në Prishtinë, e cila do të jetë xhami monumentale dhe identitare, duke njoftuar se punët janë duke vazhduar sipas dinamikës së paraparë, ani pse ka vonesa për shkak të pandemisë. Theks të veçantë në këtë fjalim, Myftiu Tërnava i kushtoi edhe aktivitetit të Shoqatës Humanitare "Bereqeti", e cila tanimë është numër një në Kosovë për aktivitetet e saj humanitare në vend, rajon, por edhe në kontinente tjera. Krejt në fund, Myftiu Tërnava kërkoi nga të pranishmit që për shpirt të mulla Hajrullah ef. Hoxhës, ish anëtarit të Kuvendit të BIK-ut, i cili vdiq para disa javësh, të këndohet nga një fatiha.

Mbledhja më pas vazhdoi me pikat e rendit të ditës, e që ndër to ishte edhe shqyrtimi dhe miratimi i projektbuxhetit të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës për vitin 2021.

Projektbuxhetin para anëtarëve të Kuvendit të BIK-ut e paraqiti zyrtari i financave në Kryesi, z. Tanseli Rogova, i cili arsyetoi dhe sqaroi këtë projektbuxhet për vitin e ardhshëm. Pas shqyrtimit, Kuvendi i Bashkësisë Islame, me unanimitet miratoi buxhetin e Kryesisë për vitin 2021. Në këtë mbledhje u shtruan edhe lëndë të tjera dhe u morën vendime nga kompetencat e Kuvendit.

Krejt në fund, edhe njëherë u përçua mesazhi që imamët dhe të gjithë nëpunësit fetar të kontribuojnë në respektimin e masave parandaluese të përhapjes së pandemisë Covid-19. *(R.S.)*

## Këshilltari i Myftiut priti në takim drejtorin e ASK-së, z. Avni Kastratin

Më 8 dhjetor, këshilltari i Myftiut Tërnava, Vedat ef. Sahiti, së bashku me zyrtarin për shërbime fetare pranë Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Abedin ef. Sadriun, pritën në takim pune drejtorin e Agjencisë së Statistikave të Kosovës, z. Avni Kastratin.

Në këtë takim u diskutua mundësia e bashkëpunimit mes dy institucioneve, si dhe shkëmbimi i përvojave më të mira për sa i përket regjistrimit të të vdekurve dhe informacioneve të tjera me interes për vendin dhe qytetarët. *(B.Z.)*



## Drejtori i Diasporës në BIK priti në takim imamin, Besnik ef. Kadriollin

Më 1 dhjetor, drejtori i Diasporës në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, Ekrem ef. Simnica, ka pritur në takim imamin e xhamisë shqiptare "Nurul-Islam" në Mönchengladbach të Gjermanisë, Besnik ef. Kadriollin.

Në këtë takim miqësor u diskutua për gjendjen e tanishme të xhamive shqiptare në diasporë në këtë kohë të pandemisë, si dhe për bashkëpunimin dhe mbarëvajtjen e aktiviteteve dhe të punëve në këtë kohë.

Drejtori Simnica falënderoi ima-min Kadriolli për punën dhe angazhimin e tij në diasporë dhënë për mirëqenien e shqip-tarëve atje. *(B.Z.)*



# Viti 2020 cilësohet si vit i suksesshëm për Shoqatën Humanitare "Bereqeti"




Më 22 dhjetor, Shoqata Humanitare Bamirëse "Bereqeti" ka mbajtur mbledhjen e radhës për të diskutuar për të arriturat e vitit kalendarik 2020, si dhe për aspektet ku kjo shoqatë duhet të fuqizohet në mënyrë që të jetë sa më pranë qytetarëve.

Ky vit kalendarik u konsiderua i suksesshëm e me më shumë sfida për Shoqatën Humanitare "Bereqeti", e cila edhe gjatë kohës së pandemisë ka qenë afër familjeve në nevojë në forma të ndryshme.

Fillimisht Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, u shpreh i kënaqur me punën e shoqatës duke e cilësuar si bereqet për të gjithë qytetarët e vendit.

"Mua më kujtohet kur këtë shoqatë e patëm emëruar si 'Bereqeti', vërtet me punën tuaj keni treguar se ne atëherë para 20 vjetëve nuk kemi gabuar kur këtë shoqatë e kemi emëruar të tillë. Kjo, ngase po sjellë bereqete të shumta, kjo po sjellë punë të shumta dhe tashmë kjo shoqatë mbulon tërë territorin e Kosovës, por edhe jashtë saj. Janë suksese të "Bereqetit" që mund të prekën dhe mund të shihen, mirëpo ka nganjëherë edhe neglizhencë, ka edhe lëshime, ka edhe nevojë për përmirësime nga gabimet eventuale tona", është shprehur Myftiu Naim ef. Tërnava.

Drejtori i Bereqetit, Behxhet Ajvazi, gjatë kësaj mbledhje përmendi disa nga aktivitetet e zhvilluara të "Bereqetit" gjatë këtij viti kalendarik, duke veçuar, ndërtimin e shtëpive, rinovimin e tyre dhe aktivitete të tjera që dëshmojnë tolerancën në vendin tonë, por duke bërë thirrje që këto aktivite të zgjerohen edhe më shumë në të ardhmen.

Po ashtu, Xheladin Fazliu në prezencë të koordinatorëve të "Bereqeti" bëri me dije se nëpër të gjitha xhamitë e Kosovës, një hytbe e veçantë do t'i kushtohet shoqatës "Bereqeti", ku do të falënderohen të gjithë donatorët që kanë qenë afër familjeve në nevojë, duke mbështetur kështu "Bereqetin" në çdo iniciativë të ndërmarrë.

Në fund të kësaj mbledhje, në shenjë mirënjohje për kontributin e dhënë Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava ndau mirënjohje falënderimi për të gjithë koordinatorët e "Bereqetit" për angazhimin e treguar gjatë gjithë vitit. *(A.C.)*



# Doli nga shtypi libri “Besimi islam shtyllat dhe veçoritë" i autorit Naim ef. Tërnava

Më 3 dhjetor doli nga shtypi libri “Besimi islam shtyllat dhe veçoritë” i Myftiut të Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava. Që në fillim të librit, autori thekson se për të shkruar në shkencën e Ilmul Kelamit apo apolegjetikës islame, duhet një përkushtim dhe vendosmëri të madhe, e veçanërisht kur kihet parasysh se gati i tërë brumi i kësaj shkence ka të bëjë me Kuranin dhe Sunetin. Ky libër fillon me kushtin e parë të besimit në Zotin, xh.sh., dhe hap shtegun e njohurive të tjera për fenë në përgjithësi. Pra, edhe ky libër shtjellon parimet kryesore të kushteve të imanit (besimit), dhe merret me problematikat thelbësore gjithëpërfshirëse të këtyre kushteve të besimit.




- I tërë materiali i këtij libri ka për trajtim: besimin dhe adhurimin e drejtë të Krijuesit të vetëm të këtij universi, me gjithë çfarë ka në të dhe përtej tij. Gjatë leximit të këtij libri lexuesi do të shohë se Allahu, xh.sh., në shumë vende në Kuran na urdhëron që ta besojmë Allahun Një, dhe të largohemi nga besimet e devijuara, besimet politeiste - në shumë zota. Pra, Allahu, xh.sh., vazhdimisht na e bën me dije se Ai është Një, dhe se nuk ka tjetër si Ai. Kurani na mëson edhe mënyrën e besimit në Allahun, xh.sh., adhurimin e Tij, përmes veçorive që ia ka dhuruar njeriut për dallim nga krijesat e tjera. I Lartmadhërishmi na bën me dije se çdo gjë në këtë gjithësi flet se Allahu, xh.sh., është Një dhe Krijuesi i çdo gjëje. Gjithë këto argumente në këtë gjithësi, si në qiej e Tokë, flasin për Madhërinë e Tij. Allahu, xh.sh., thotë: “Ne do t'ua bëjmë atyre të mundshme që t'i shohin argumentet Tona në horizonte dhe në veten e tyre, derisa t'u bëhet e qartë se ai (Kurani) është i vërtetë. A nuk mjafton që Zoti yt është Dëshmitar për çdo gjë?!” (Fussilet: 53).

- Autori më pas shtjellon kushtet e tjera të besimit si: besimi në engjëj, besimi në librat e shpallur prej Allahut, xh.sh, besimi në të dërguarit e Allahut, xh.sh, besimi në Ditën e Fundit, në Ditën e Kiametit, Besimi në Kadanë dhe Kaderin. Besimi në emrat dhe cilësitë e Zotit është çështje tjetër me të cilën merret ky libër. Është një kapitull i tërë ku janë shpjeguar kriteret që kanë të bëjnë me kuptimin dhe interpretimin fetar të emrave dhe cilësive të Allahut, bashkë me shpjegimin veç e veç për emrat. Ky libër është punuar i pandikuar nga mendimet e ndryshme të dijetarëve dhe fraksioneve të ndryshme. Ky libër është punuar në frymën e drejtimit të Ehli Sunetit vel Xhematit, më saktësisht të shkollës apo doktrinës akaidologjike, dhe është bazuar në mendimet e Imam Maturidiut dhe të dy bashkëkohësve të tij, Eshariut dhe Tahaviut. Maturidiu dhe Eshariu ndonëse jetuan pothuajse në të njëjtën kohë, kurrë nuk u takuan dhe as që ditën për mësimet e njëri-tjetrit.

- Libri ka dy vëllime me 14 kapituj. *(R.S.)*

# Familja Zhegrova dhuroi 45 ari tokë për Bashkësinë Islame në Vushtrri

Më 21 dhjetor, familja Zhegrova ka bërë një gjest të jashtëzakonshëm, duke dhuruar 45 ari tokë për Këshillin e Bashkësisë Islame në Vushtrri. Kjo familje shquhet edhe për pjesëmarrje në aktivitete të ndryshme humanitare, gjë që është dëshmuar shumë herë, ku falë veprave të tyre kanë marrë emrin e familjes më humane në qytetin e Vushtrrisë. Shembujt e vullnetarëve që po lënë tokë për vakëf po shtohen dita-ditës, për çka ne u jemi shumë mirënjohës dhe falënderues. E lusim Allahun që të tillëve t’ua shtojë pasurinë dhe t’i shpërblejë me mirësitë e Tij! *(R.S.)*



# U mbajt mbledhja e redaksisë së revistës "Dituria islame"

Më 15 dhjetor, Redaksia e revistës fetare, shkencore e kulturore "Dituria islame" mbajti mbledhjen e radhës, në të cilën u diskutuan dhe u analizuan dy numrat e fundit të revistës 359-360. Të pranishëm në këtë mbledhje ishin kryeredaktori i revistës, dr. Ajni Sinani, sekretari i redaksisë, dr. Rexhep Suma, anëtarët e redaksisë, prof. Sabri Bajgora, mr. Ramadan Shkodra, dr. Fahrush Rexhepi, dr. Orhan Bislimaj, dr. Faruk Sinani, mr. Muzaqete Kosumi, PHD (c) Besir Neziri si dhe mr. Driton Arifi. Në fjalën e hapjes, kryeredaktori Sinani, prezantoi rendin e ditës duke shfaqur kështu vlerësimin e përgjithshëm të artikujve të publikuar, me theks të veçantë, ai çmoi prurjet cilësore të këtyre dy numrave të fundit. Ai po ashtu gjatë fjalës së tij falënderoi për angazhimin dhe punën konstruktive të anëtarëve të redaksisë që kanë dhënë deri më tani. Më pas anëtarët e redaksisë paraqitën mendimet e tyre përkitazi mbi artikujt e publikuar në revistë, duke vënë në pah peshën dhe vlerat që përçojnë këto shkrime te lexuesi dhe opinioni i gjerë. Në këtë mbledhje po ashtu u bisedua edhe për pamjen vizuale e strukturore që kanë pasur numrat e kaluar. *(R.S.)*



# "Bereqeti" ndihmoi komunitetin rom me miell e veshmbathje për stinën e dimrit

Shoqata Humanitare "Bereqeti" po vazhdon me aktivitetet e saj për t'iu dalë në ndihmë të gjithë qytetarëve të vendit. Një aktivitet i tillë është mbajtur edhe në komunën e Prizrenit, ku i është dalë në ndihmë komunitetit rom me veshmbathje të ndryshme për stinën e dimrit dhe me nga 25 kilogram miell për 20 familje. Kurtish Hoxhaj, koordinator i "Bereqetit" në Prizren thotë se kjo shoqatë po bën përpjekje që t'iu dalë në ndihmë të gjithë personave në nevojë pa dallim etnie. Ai thotë se kërkesat për t'iu dalë në ndihmë janë të shumta, e në veçanti në stinën e dimrit. "Ky aksion është një ndihmë simbolike me miell, pako ushqimore, pako higjienike, veshmbathje, këpucë, jorgan, batanije për këtë komunitet i cili është më se i nevojshëm për qytetarët. Si Bashkësi Islame e Kosovës nuk bëjmë dallime të komuniteteve, por pa marrë parasysh nacionalitetit dhe gjuhës së tyre ne jemi vëllezër, jemi një dhe mundohemi që t'u ofrojmë ndihmë atje ku është më se e nevojshme", thotë Kurtish Hoxhaj. Në anën tjetër, deputeti i Kuvendit të Kosovës i cili përfaqëson komunitetin rom, Albert Kinolli, shprehet tejet falënderues ndaj Bashkësisë Islame të Kosovës e cila ka qenë gjithmonë e përkushtuar për t'iu dalë në ndihmë. Ai "Bereqetin" e quan mik të vërtetë dhe shpreson se shembullin e kësaj shoqatë humanitare do ta ndjekin edhe shoqatat e tjera. "Është një bashkëpunim në vazhdimësi për shkak se ne si komunitet rom dhe si përfaqësues të komuniteti rom vite me radhë kemi pas bashkëpunim të shkëlqyer me Bashkësinë Islame të Kosovës dhe me shoqatën 'Bereqeti' gjë që është dëshmuar edhe sot me anë të këtij aktiviteti. Unë sinqerisht falënderoj 'Bereqetin' e cila edhe kësaj radhe ka shtri dorën e ndihmës dhe është treguar humanitare duke ndihmuar në vazhdimësi komuni-tetin rom, i cili jashtëzakonisht ka nevojë për ndihmë", është shprehur Kinolli. *(A.C.)*



# “Bereqeti” në Gjakovë dhe Mitrovicë ndihmoi familjet nevojtare me dru dhe pako ushqimore

Në këtë muaj, “Bereqeti”, dega në Gjakovë ka ndihmuar 50 familje në nevojë me lëndë djegëse për ngrohje si dhe me pako ushqimore.

E veçanta e këtij projekti, përveç donatorëve të cilët kanë ndihmuar, është edhe gatishmëria e familjeve, që të dhurojnë mjete financiare për familjarët e tyre të cilët kanë ndërruar jetë në kohë pandemie, e që për ta nuk u organizua e pamja.

Abdurrahman Bejtullahu nga kjo shoqatë ndihet mirënjohës ndaj bamirësve dhe këtyre familjeve për iniciativën që t'u dalin ndihmë skamnorëve.

“Deri më sot i kemi furnizuar 50 familje me nga 2 metra dru falë bamirësve qe i kemi, po ashtu i kemi pakot ushqimore, dita-ditës donatorët tonë po na shtohen.

Kujtojmë që “Bereqeti”, në vazhdimësi ka treguar përkrahje të madhe për familjet nevojtare, duke dhuruar ndihma të ndryshme ushqimore e higjienike si dhe me ndërtimin e shtëpive.



Ndërkohë, ky projekt i cili po realizohet qe disa vite, ka për qëllim që t'iu dalë në ndihmë familjeve skamnore dhe jetimëve për stinën e dimrit, në kohën kur ata kanë më së shumti nevojë.

“Bereqeti”, dega në Mitrovicë, ka shpërndarë pako ushqimore dhe higjienike për 100 familje, të cilat po përballen me kushte të rënda ekonomike. Armend Haxhiu, aktivist i kësaj dege, vlerëson lart edhe kontributin e shoqërisë civile me të cilët kanë bashkëpunuar në disa aktivitete për t'iu dalë në ndihmë familjeve në nevojë. *(Sh.K. & A.C.)*

# “Bereqeti” shpërndau dru për ngrohje familjeve skamnore

Më 19 dhjetor, Shoqata Humanitare Bamirëse “Bereqeti”, dega në Prishtinë ka shpërndarë 50 metra dru për 25 familje skamnore, të cilat jetojnë në kushte të rënda socio-ekonomike në kryeqytet.

Përfaqësuesi i “Bereqetit” për Prishtinë, imami Nexhmi ef. Hoxha tha se ky aksion është mundësuar nga pronari i firmës “Elba Technology”, Fatmir Kçiku.

Në këtë aksion ishte i pranishëm edhe menaxheri i firmës “Elba Technology”, Enes Parduzi. Po ashtu, dega e shoqatës “Bereqeti” në Prishtinë, me datë 2 dhjetor, dhuroi 40 metra dru për 20 familje skamnore.

Këshilli i Bashkësisë Islame të Dragashit së bashku me degën e “Bereqetit” në bashkëpunim me z. Burim Pirajn, pronar i SH.P.K “Meka”, kanë ndërmarrë këtë iniciativë për t'iu dalë në ndihmë të gjitha familjeve në nevojë për ngrohje gjatë stinës së dimrit.

Ky aksion humanitar është në vlerë të 3 mijë e 560 eurove të cilat z. Piraj pas aplikimit për tërheqjen e kursimeve prej 10% nga Trusti ka vendosur t'i destinoj për bamirësi përmes Shoqatës Humanitare “Bereqeti” *(A.C.)*





## Ndihmat e Bereqetit arrijnë në shtetin e Beninit

Një mijë pako me veshmbathje për banorët e shtetit të Beninit të dërguar nga Shoqata Humanitare Bamirëse "Bereqeti" që funksionin në kuadër të Bashkësisë Islame të Kosovës (BIK), kanë arritur në këtë shtet që shtrihet në Afrikën Perëndimore.



Me këtë rast, përfaqësues të "Bereqetit" shprehen të kënaqur që ndihmat kanë arritur te familjet në nevojë të Beninit dhe njëherësh falënderojnë të gjithë donatorët e këtij aksioni për ndihmat e dhënë dhe se amaneti i tyre është përmbushur, duke lutur Zotin që t'i begatojë dhe t'i shpërblejë me të mirat e Tij. Mauna me këto ndihma është nisur para 45 ditëve.

Drejtori i Shoqatës "Bereqeti", Behxhet ef. Ajvazi shprehet i vendosur që Shoqata Humanitare Bamirëse "Bereqeti" edhe më tutje, do të ndihmojë dhe do të jetë afër familjeve skamnore brenda dhe jashtë Kosovë. *(R.S.)*

## KBI në Ferizaj dhuroi donacion në vlerë prej mbi 5 mijë euro me barna esenciale për të infektuarit me Covid-19

Më 19 dhjetor, KBI i Ferizajt, ka dhuruar një donacion në vlerë mbi 5 mijë euro me barna esenciale për pacientët e infektuar me Covid-19. Infektimi i një numri të lartë me Covid-19, ka bërë që shumë pacientë të kenë mungesë të barnave esenciale në trajtimin e këtij infektimi. Kryetari i Këshillit, Fehmi ef. Mehmeti, shpreson që sado pak t'iu dalë në ndihmë me anë të këtij donacioni të gjithë pacientëve që kanë nevojë për tejkalimin e këtij infektimi. "Fillimisht duhet të falënderohen donatorët të cilët na kanë mbështetur në këtë iniciativë, donacioni kalon shumën e 5 mijë eurove, ndoshta arrin vlerën e 6 mijë euro. Shpresojë që këto barna të shkojnë aty ku duhet dhe padyshim se do të shkojnë në vendin e duhur, sepse jemi duke kaluar në një periudhë të keqe, ndërse neve na mbetet që të punojmë në të mirën e qytetarëve në çfarëdo mënyre që kemi mundësi", ka deklaruar Fehmi ef. Mehmeti. Në anën tjetër drejtori i përgjithshëm i Spitalit të Ferizajt, Jeton Zeqiri, shprehet tejet i lumtur me bashkëpunimin që kanë me Këshillin. Ai thotë se në Spitalin e Ferizajt ka mungesa të barnave esenciale për çka shpreson se nga ky donacion do të përmirësohet situata me barnat esenciale. "Kemi mungesë të barnave të listës esenciale për shkak se furnizimi me 100% të kësaj liste nga Ministria e Shëndetësisë nuk ka qenë asnjëherë, kështu që ne furnizohemi diku me 80 apo 90% të listës, dhe për shkak të rritjes së numrit të pacientëve me terapi specifike për Covid-19, bashkërisht me kryetarin e Këshillit të Bashkësisë Islame të Ferizajt diskutuam për mundësitë e një donacioni dhe fatmirësisht kemi hasur në një gjuhë të përbashkët. E them me përgjegjësi të plotë se kjo ndihmesë u realizua shumë shpejt për shkak se sot pranuam një sasi të konsiderueshme të produkteve farmaceutike dhe materialit shpenzues".




Bashkësia Islame e Kosovës edhe në këtë drejtim po bën përpjekjet maksimale që të kontribuoj në të mirën e gjithë qytetarëve të vendit. *(A.C.)*

# Mualimja Mihana Goga-Bekteshi zgjidhet njëra ndër vullnetarët e vitit 2020

Më 8 dhjetor, në Ditën Ndërkombëtare të Vullnetarëve "Let's Do It Kosova", njëra ndër organizatat që realizon aktivitete të ndryshme mjedisore vullnetare, ka shpallur vullnetarët e vitit 2020. Në mesin e këtyre vullnetarëve është edhe Mihana Goga Bekteshi nga Departamenti i Gruas në Këshillin e Bashkësisë Islame në Obiliq.

Mihana u vlerësua lart për punën dhe angazhimet e saj vullnetare gjatë kohës së pandemisë.

"Një aktiviste shembull nga komuna e Obiliqit në fushën e ruajtjes dhe mbrojtjes së mjedisit. Mihanën e kemi prezent pothuajse në çdo aktivitet tonin mjedisor, e ajo nuk ndalon së kontribuuari edhe duke vetë-organizuar aksione vetëdijesuese të pastrimit e duke i bërë pjesë të këtyre organizimeve edhe akterët relevantë të komunës prej nga vjen", u tha në ceremoninë e ndarjes së mirënjohjeve.

Dita Ndërkombëtare e Vullnetarizmit është ditë e caktuar nga Asambleja e Përgjithshme OKB-së në vitin 1985 dhe u dedikohet të gjithë atyre vullnetarëve të shumtë anembanë botës, të cilët sakrifikojnë interesat e tyre personale, në interes të shoqërisë dhe komunitetit.

Kujtojmë që Goga-Bekteshi gjatë këtij viti ka zhvilluar një numër të madh të aktiviteteve, ndër të tjerash: projekti "Vetëdijesimi i të rinjve për shëndetin dhe ambientin"; sesioni informues, me temën e "Të parandalosh dhe të jetosh", i cili u mbajt me rastin e muajit të ndërgjegjësimit për kancerin e gjirit, i organizuar nga Bashkësia Islame në Obiliq në bashkëpunim me komunën; aktivitetet për pastrimin e ambientit, nga Departamenti i Gruas pranë Bashkësisë Islame në Obiliq në bashkëpunim me komunën e Obiliqit etj. *(Sh.K.)*




# Ka përfunduar me sukses kursi tremujor i mësim-besimit për djem dhe vajza në xhamitë e Gjakovës

Më 27 dhjetor, përfundoi kursi fillestar, i cili u zhvillua në 20 xhami të qytetit dhe të fshatrave të komunës së Gjakovës. Në këtë kurs ndoqën mësimet mbi 200 nxënës, të cilët edhe u pajisen në fund me certifikatë për pjesëmarrje. Gjatë kësaj kohe, imamët janë përpjekur t'i përmbahen plan-programit, i cili i është përshtatur nivelit dhe moshës së nxënësve. Në muajin e parë është mësuar për besimin dhe moralin, ndërsa në muajin e dytë dhe të tretë për adhurimet, historinë islame dhe mësimin e Kuranit. Falënderojmë përzemërsisht prindërit për mirëbesimin, nxënësit për pjesëmarrjen, si dhe imamët të cilët gjatë këtyre muajve janë munduar të japin nektarin themelor të mësimeve dhe kulturës islame. *(R.Sh.)*



# Mesazh urimi për ipeshkvin Dodë Gjergji




*I nderuari ipeshkëv,*
*Dodë Gjergji,*

Me rastin e festës së Kërshëndellave, më lejoni që me respekt t'ju drejtohem me mesazh urimi e përgëzimi Juve, meshtarëve tuaj, si dhe të gjithë vëllezërve të krishterë, duke ju dëshiruar shëndet, mbarësi e lumturi.

Megjithëqë, vit e kohë pandemie, festat fetare te ne si gjithherë, e edhe në këtë rast paraqesin momentin e ndërgjegjësimit për bashkim, unitet, respekt, dashuri e solidaritet.

Kërshëndella është moment i veçantë që simbolizon lindjen, jetën e mbarësinë. Po ashtu, kjo festë përçon në mënyrën më të mirë mesazhin e tolerancës, mbarësisë e humanizmit, vlera këto që na duhen për një të ardhme më të mirë për njerëzimin.

Zotni Ipeshkëv, nëpërmjet jush, uroj e përgëzoj edhe të gjithë praninë ndërkombëtare katolike në Kosovë.

Duke ju përshëndetur, ju dëshiroj shëndet, mbarësi e lumturi.

*Prishtinë, 24 dhjetor 2020*
*Me respekt,*
*Myftiu i Kosovës*
*Naim ef. Tërnava*

# U mbajt konferenca rajonale ndërfetare për mbrojtjen e të drejtave të fëmijëve të prekur nga migrimi




Më 10 dhe 11 dhjetor 2020, Zyra Rajonale e UNICEF-it për Evropën dhe Azinë Qendrore (ECARO), së bashku me Këshillin Botëror të Kishave (WCC), Iniciativën e Përbashkët të Mësimit mbi Besimin & Komunitetet Lokale (JLI), Këshillin Evropian të Feve për Paqen, Islamic Relief Worldwide, World Vision, organizuan konferencën virtuale ndërfetare për mbrojtjen e të drejtave të fëmijëve të prekur nga migrimi.

Konferenca dy ditore synoi që të forconte partneritetin me organizatat të bazuara në besim dhe komunitetet fetare në Evropë, për të avokuar për integrimin e fëmijëve refugjatë dhe emigrantë në jetën kombëtare, si dhe për mbrojtjen e tyre kundër të gjitha formave të diskriminimit dhe ksenofobisë në nivelet e vendit dhe të rajonit.

Përfaqësuese e kësaj konference virtuale ishte koordinatorja për marrëdhënie me jashtë në FSI, mr. Muzaqete Kosumi.

Konferenca "Nga besimi në veprim" kishte për qëllim pesë objektiva: 1. Të diskutojë situatën e fëmijëve në lëvizje në Evropë; 2. Të vlerësojë veprimin e besimit për fëmijët në lëvizje dhe iniciativa të tjera ndërfetare në Evropë; 3. Të ndajë dhe të mësojë nga praktikat premtuese për angazhimin ndërfetar nga komunitetet dhe qeveritë lokale dhe kombëtare për të mbrojtur përfshirjen sociale afatgjate të fëmijëve të prekur nga migrimi; 4. Të identifikojë jo vetëm sfidat, por edhe zgjidhjet për avancimin e përfshirjes për fëmijët në lëvizje; 5. Të diskutohet drafti i veprimit dhe planit të angazhimit me komunitetet ndërfetare dhe pjesëmarrës të tjerë të interesuar për të mbrojtur të drejtat e fëmijëve të prekur nga migrimi.

Znj. Kosumi në këtë konferencë kishte mundësinë të ndiqte paraqitjen e figurave të njohura botërisht, e po ashtu të ishte pjesë e punëtorive të ndryshme lidhur me rolin e udhëheqësve fetarë në ndihmën ndaj fëmijëve refugjatë.

Znj. Kosumi dha propozim që duhet të bëjmë më shumë për këtë kategori, duke ndihmuar kështu në edukimin dhe integrimin e tyre në shoqëri. Kjo sipas saj, duhet të bëhet më së miri duke bashkëpunuar me organizatën UNICEF në Kosovë dhe me Ministrinë e Integrimit, ku për ta mund të organizojmë kurse dhe shkolla verore, duke i kombinuar edhe me fëmijët dhe të rinjtë kosovarë, në mënyrë që ata të kenë mundësi të bashkëveprojnë dhe të ndajnë përvoja e mendime ndërmjet tyre. *(R.S.)*




Doli nga shtypi libri “Besimi islam shtyllat dhe veçoritë” i Myftiut të Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava.

Materiali i këtij libri ka për trajtim: besimin dhe adhurimin e drejtë të Krijuesit të vetëm të këtij universi, me gjithë çfarë ka në të dhe përtej tij.

Autori shtjellon edhe kushtet tjera të besimit si: besimi në engjëj, besimi në librat e shpallur prej Allahut, xh.sh, besimi në të dërguarit e Allahut, xh.sh, besimi në Ditën e Fundit, në Ditën e Kiametit, Besimi në Kadanë dhe Kaderin, si dhe besimi në emrat dhe cilësitë e Zotit.

Ky libër është punuar në frymën e drejtimit të Ehli Sunetit vel Xhematit, bazuar në doktrinën akaideologjike të Imam Maturidiut dhe të dy bashkëkohësve të tij, Eshariut dhe Tahaviut.

Libri ka dy vëllime me 14 kapituj. Librin mund ta gjeni në të gjitha zyrat e këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës gjithandej komunave si dhe në Librarinë “Dituria Islame” në ndërtesën e Kryesisë së BIRK-ut. (https://www.facebook.com/librariadituriaislame)